# DITURIA ISLAME

NUMËR 317 | VITI 30 | MARS 2017 | XHUMADEL-UHRA 1438 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## SEKRETARI I PËRGJITHSHËM I LIGËS SË BOTËS ISLAME, MUHAMED BIN ABDULKERIM AL ISA VIZITOI KOSOVËN



www.bislame.net

# Letra drejtuar Farvahut, guvernatorit të Maanit

***Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit***
***Prej Muhamedit, Pejgamberit të Allahut, drejtuar Farvah bin Amar-it***

***I****dërguari juaj erdhi tek unë dhe m'i dorëzoi dhuratat që më dërguat, më dha vlerësimin tuaj dhe më transmetoi lajmin e mirë mbi pranimin e Islamit nga ana juaj.*

***Allahu ju ka nderuar me udhëzimin e Tij. Nëse vazhdoni t'i përmbaheni bindjes ndaj Allahut dhe Pejgamberit të Tij dhe mbeteni me besim të plotë tek ata, kryeni lutjet dhe paguani zekatin, kjo është mirësi e madhe e Allahut; dhe dije se Allahu të ka bekuar me udhëzimin e Tij.***

***Pejgamberi i Allahut***
***Muhamed***

---

*Shënim: Farvahu ishte emëruar si guvernator i Maanit nga qeveria bizantine. Maani, që tani është pjesë e Jordanisë, ndodhet në veriperëndim të Arabisë. Kur Çezari mësoi për pranimin e Islamit nga Farvahu, ai i tërhoqi vërejtjen atij dhe e urdhëroi të hiqte dorë prej besimit të tij të ri, përndryshe e paralajmëroi se do ta hiqte prej detyrës së tij. Por Farvahu kundërshtoi me vendosmëri. Si pasojë Çezari e burgosi, por duke parë se madje edhe vuajtjet e burgut nuk e shmangën prej vendosmërisë, ai urdhëroi që Farvahu të ekzekutohej me vdekje. Fjalët e tij të fundit ishin: "Njoftoni Pejgamberin (paqja qoftë mbi të) se edhe eshtrat e mia do të mbeten të përulura ndaj Allahut."*



PËRMBAJTJA





## Myftiu Tërnava mori pjesë në konferencën ndërkombëtare: "Trendet ideologjike mes lirisë së shprehjes dhe parimeve bazë të Sheriatit", që u mbajt në Mekë

*Prishtinë, 20 mars 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava me ftesë të Ligës së Botës Islame, mori pjesë në konferencën ndërkombëtare me titull "Rrymat ideologjike ndërmjet lirisë së shprehjes dhe bazamenteve të sheriatit (ligjit islam)", që u mbajt në Mekë, e cila u organizua nga Liga e Botës Islame nën patronazhin e shërbyesit të dy haremeve mbretit Selman bin Abdulaziz al Saud.

Myftiu Tërnava i shoqëruar nga sekretari gjeneral i Ligës së Botës Islame, dr. Muhamed bin Abdulkerim al Isa, pati një takim me shkëlqesinë e tij, princin e Mekës, Halid el Fejsal bin Abdulaziz al Saud, të cilin e falënderoi për kontributin e madh të Mbretërisë së Arabisë Saudite dhënë Kosovës në rrugën e saj të zhvillimit dhe prosperitetit ekonomik. (R.S)

DITURIA ISLAME | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor | Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu | Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma | Lektor & Korrektor: Bajram Zeqiri | Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. | Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë Tel & Fax: 038 224 024 | email: dituriaislame@hotmail.com | dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com
Parapagimi: Evropë 25 € | Amerikë 40 USA $ | Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë | *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Islami, fe e mirësisë dhe e tolerancës




*Myslimanët e quajnë periudhën para-islame si periudhë të xhahilijetit, që zakonisht përkthehet si "kohë e injorancës". Por kuptimi origjinal i rrënjës XH-H-L është "vrull, nervozizëm, ndjeshmëri e mprehtë për nderin dhe prestigjin, arrogancë e tepruar dhe, mbi të gjitha, prirje kronike për dhunë dhe hakmarrje."*

*Porosia fondamentale e Kuranit është një "kujtesë" për atë që e bën një shoqëri të drejtë. Ajo e sfidoi dhunën strukturore që ishte ndërtuar në Mekë apo në çfarëdo shoqëri tjetër.*

*Umeti mysliman i dha alternativë padrejtësisë së sistemit shfrytëzues mekas. Islami e ndalon grumbullimin e pasurisë në mënyrë të pandershme dhe porosit që ajo të ndahet me të varfrit dhe skamnorët, si edhe që ata të trajtohen në mënyrë të drejtë dhe me respekt.*

*Islami e ka zëvendësuar vrullin e injorancës me virtyt, zemërgjerësi, durim dhe mirësi. Në fillim feja u quajt tezekka, një fjalë që mund të përkthehet përafërsisht si pastrim. Në vend që të akumulojnë pasuri dhe të lënë pas dore gjendjen e vështirë të të varfërve, myslimanët inkurajohen që aktiviteti i tyre të jetë bamirës, ashtu siç ka urdhëruar Allahu në ajetin: "Dhe i ushqejnë të varfrit, bonjakët dhe të zënët rob (në luftë), madje edhe pse janë vetë nevojtarë për të (ushqim)." (El Insan, 8)*

*Shoqëria duhet t'i konsolidojë dhe t'i ruajë vlerat e larta islame, të cilat thërrasin në dashuri, mirësi, tolerancë, bashkëjetesë, bashkëpunim dhe duhet t'i pengojë shkaqet që nxisin urrejtje, ndarje dhe konflikte. Nuk duhet të lejohet që besimi ynë te Zoti të shkëputet nga dashuria dhe respekti për njeriun apo të keqpërdoret për qëllime johumane, për nxitje të urrejtjes e të padurimit mes njerëzve që kanë përkatësi të ndryshme fetare.*

*Sot një pjesë e umetit jeton në varfëri dhe padije për faktin se myslimanët e kanë lënë pas dore arsimimin, etjen për dijen dhe shkencën dhe kjo reflektohet në të gjithë parametrat e zhvillimit social të shoqërisë së tyre. Tek disa myslimanë ka triumfuar fryma tribale e injorancës që Islami e luftoi dhe kërkoi që të largohen prej saj. Akoma ka një asabijje negative për të cilën ka shkruar Ibën Halduni në Mukadimen e tij.*

*Është një asabijje kundër solidaritetit, unitetit dhe ndjenjës së përkatësisë së përbashkët si bazë e jetës shoqërore, që transformohet në një besnikëri të verbër ndaj grupeve më të vogla dhe identiteteve të veçanta dhe çdo gjë jashtë këtyre grupeve konsiderohet e huaj dhe përbuzëse. Madje me lehtësi akuzohen ata që nuk janë brenda rrethit të tyre për kufër/mosbesim, bidat dhe iu vishen epitete denigruese ulemave dhe besimtarëve.*

*Ngjallet urrejtje, përbuzje, nxitje konflikti mes myslimanëve, apo edhe mes myslimanëve dhe të tjerëve. Kjo është vetëdije tribalizuese e triumfit, e dominimit, e reagimit emocional kundër veprimit me arsye, logjikë dhe urtësi.*

*Islami është kodeks vlerash. Nuk lejohet në asnjë mënyrë kundërshtimi i autoriteteve legjitime dhe që të gjithë obligohen t'i pasojnë dhe t'i dëgjojnë ato, në vështirësi dhe në lehtësi dhe nuk duhet të manipulohet me autoritetet e dyshimta alternative duke braktisur autoritetet legjitime.*

*Iluzioni i dijes është më i keq dhe më i rrezikshëm se injoranca. Sikur xhehli të ishte vetëm mosdije, injoranti do ta dinte se nuk di dhe do ta kërkonte dijen dhe herët a vonë ai do ta përmirësonte gjendjen e tij. Dija e supozuar bën që të veprohet brenda një realiteti imagjinar në një kornizë sociale fisnore. Në Islam nuk ka klerokraci në kuptimin e një kleri të supozuar që i sundon të tjerët dhe është i bindur se vepron në emër të Zotit.*

*Kultura fetare qëndron e normuar në kulturën dhe mentalitetin e popullit tonë. Roli i ulemasë së frymëzuar në mësimet e pastra islame dhe në traditën pozitive të popullit tonë shprehet në fisnikërimin e popullatës, si edhe në ngritjen dhe edukimin shpirtëror të saj.*

*Dr. Ajni Sinani*

# Vizita e Sekretarit të Përgjithshëm të Ligës së Botës Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa



**Myftiu Tërnava priti në takim Sekretarin e Përgjithshëm të Ligës së Botës Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa**

*Prishtinë, 11 mars 2017*

Një delegacion i nivelit më të lartë të Ligës së Botës Islame, i kryesuar nga sekretari i përgjithshëm, Muhamed bin Abdulkerim al Isa, të premten arriti në Kosovë, ku në aeroportin "Adem Jashari" u prit nga myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij. Kurse sot, në selinë e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës (BIRK), Myftiu Tërnava bëri një pritje solemne për delegacionin e kryesuar nga Muhamed bin Abdulkerim al Isa. Myftiu Tërnava pasi u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, i informoi përkitazi me organizimin e BIRK-ut, punën dhe angazhimin që po e bënë në të mirë të qytetarëve të Kosovës. Myftiu Tërnava falënderoi sekretarin e Ligës së Botës Islame për ndihmën që i ka dhënë Kosovës drejt forcimit të shtetit dhe njohjes së pavarësisë nga shtetet islame dhe më gjerë. Ai kërkoi nga Muhamed bin Abdulkerim al Isa që të vazhdojnë ta ndihmojnë Kosovën në aspektin e njohjes nga shtetet tjera islame, të cilat ende nuk e kanë njohur, si dhe ta ndihmojnë Kosovën që ta ketë ulësen e saj në OKB.

"Shfrytëzoj rastin që ta falënderoj sekretarin e përgjithshëm për punën që ka bërë Liga Botërore Islame (LBI) karshi Kosovës në të gjitha fushat, e cila ka qëndruar pranë dhe ka dhënë kontributin e saj edhe për çlirimin e Kosovës, por edhe për njohjet që kanë ardhur për Kosovën, dhe për punën që është duke vazhduar në këtë drejtim. Ne kërkojmë me ngulm që kontributi të vazhdojë edhe më, që edhe shtetet islame të cilat deri më tani nuk e kanë njohur Kosovën ta bëjnë sa më shpejt, ngase Kosova ka nevojë për njohje të reja, dhe




*Myftiu Tërnava në takim me Sekretarin e Përgjithshëm të Ligës së Botës Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa*

që sa më shpejt të jetë pjesë e të gjithë mekanizmave ndërkombëtarë, si dhe ta ketë ulësen e vet brenda OKB-së", tha mes tjerash Myftiu Tërnava, për të shtuar se një falënderim i veçantë i shkon edhe ndihmës së popullit saudite dhe shtetit saudit dhënë Kosovës dhe popullit të saj, gjatë dhe pas luftës.

Ndërsa, nga ana e tij Muhamed bin Abdulkerim al Isa, u shpreh se Kosova për të është një vend që jep shembullin e një populli të civilizuar, si dhe tolerantë në zbatimin e fesë së pastër. "Kemi ardhur dhe po bëjmë këtë vizitë për rritjen e bashkëpunimit mes vëllezërve tanë, si dhe për ta intensifikuar bashkëpunimin tonë në fusha të ndryshme. Sikurse e dini, jemi të kënaqur që po e vizitojmë një popull myslimanë, të cilët janë modern dhe shembull për tolerancë në këtë pjesë të botës, e që ka treguar një kulturë dhe civilizim të lartë në zbatimin e fesë së pastër. Se populli shqiptarë myslimanë është model se si duhet praktikuar dhe jetuar Islami si fe tolerante, nuk është dëshmi vetëm e Ligës Botërore Islame, por është dëshmi e gjithë botës islame, madje edhe e mbarë botës. Populli shqiptarë myslimanë vërtet ka dëshmuar se është një popull i matur, dhe se ka dhënë një shembull të mirë të bashkëjetesës dhe tolerancës mes popujve dhe besimeve", tha Muhamed bin Abdulkerim al Isa.

Al Isa vizitën e tij në Kosovë e vlerësoi si një vizitë familjare dhe shumë miqësore, e ky vlerësim erdhi pas ngrohtësisë së treguar në mikpritjen e Myftiut Tërnava dhe stafit të tij. "Gjithë bota islame ka respekt për popullin shqiptarë, pavarësisht problemeve që kanë përjetuar, sepse edhe historia ka dëshmuar se vërtet populli myslimanë në Kosovë është një popull i civilizuar, si dhe ka dëshmuar se kanë praktikuar fenë në mënyrën më tolerante e mesatare, ashtu siç duhet. Të gjithë kanë mësuar nga populli kosovarë se çfarë është rezistenca, patriotizmi dhe atdhedashuria, sikurse kanë mësuar edhe zbatimin e vërtetë të fesë islame", tha mes tjerash Muhamed bin Abdulkerim al Isa. Në fund të dy liderët u pajtuan se është tejet e nevojshme të intensifikohet bashkëpunimi mes Kosovës dhe Ligës së Botës Islame.

Më pas delegacioni zhvilloi një vizitë në xhaminë "Sinan Pasha" në Prizren, ku edhe falën namazin e drekës, për të vazhduar më pas me vizita nëpër xhami dhe vende tjera, siç ishin xhamia "Bajrakli" dhe ajo e Lidhjes së Prizrenit. Pas kësaj delegacioni bëri një shëtitje përgjatë qytetit. Sekretari i Ligës së Botës Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa dhe delegacioni që ai kryeson janë mysafirë të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, nën agjendën e së cilës do të qëndrojnë për disa ditë në vendin tonë. *(R.S)*



***Sekretari I Përgjithshëm I Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa gjatë vizitës në Kryesinë e BIRK-ut***

**Presidenti Thaçi priti në takim Sekretarin e Përgjithshëm të Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa dhe Myftiun Tërnava**

*Prishtinë, 14 mars 2017*

Presidenti i Republikës së Kosovës, Hashim Thaçi priti në takim sekretarin e përgjithshëm të Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa, i cili po shoqërohej nga myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava dhe ambasadori i Republikës së Kosovës në Arabinë Saudite, dr. Rexhep Boja. Fillimisht Presidenti Thaçi falënderoi sekretarin Muhamed bin Abdulkerim al Isa për vizitën dhe për mbështetjen që Arabia Saudite i ka dhënë Kosovës dhe popullit të saj para, gjatë dhe pas luftës, si në ndërtimin ashtu edhe në zhvillimin e vendit tonë. "Duke marrë parasysh ndikimin e veçantë që shteti saudit ka te shtetet tjera anëtare të Organizatës së Bashkëpunimit Islamik (OBI), organizatë kjo që në radhët e saj ka 57 anëtare, Republika e Kosovës u është shumë mirënjohëse për përpjekjet e vazhdueshme të lobimit tuaj për njohjen e pavarësisë së Kosovës nga shtetet anëtare të OBI-së, që ende nuk e kanë bërë këtë", tha mes tjerash Presidenti Thaçi. Nga ana e tij sekretari i përgjithshëm i Ligës së Botës Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa u shpreh se kauza e Kosovës për pavarësi ka qenë e drejtë, dhe se ai personalisht do të angazhohet që disa shtete islamike, të cilat nuk e kanë njohur Kosovën ta bëjnë një gjë të tillë, gjë që sipas tij do të ndikoj edhe te shtetet tjera në gjithë botën. "Kosova është model për tolerancën, bashkëjetesën dhe mirëkuptimin në mbarë botën, vlera këto të kultivuara nga OBI, dhe të cilat gjithsesi se do të ndikojnë në njohjen e Kosovës nga shtetet anëtare të mbetura të kësaj organizate", ka thënë mes tjerash sekretari Al Isa. Presidenti Thaçi u shpreh mirënjohës për zotimin e sekretarit të përgjithshëm të Ligës së Botës Islame për angazhime të intensifikuara në përkrahje të konsolidimit të pozitës ndërkombëtare të Kosovës. Në këtë takim, po ashtu u bisedua edhe për fuqizimin e vazhdueshëm të shtetësisë dhe të subjektivitetit ndërkombëtar të Kosovës, dhe nevojën e njohjes nga të gjitha shtetet anëtare të Kombeve të Bashkuara, përfshirë edhe ato me shumicë myslimane. Al Isa tha po ashtu, se do të angazhohet që të sjellë investitorë në Kosovë, me theks të veçantë në fushën e turizmit, pasi që ai tha se gjatë vizitës në Kosovë ka parë potencial të madh për këtë sferë. *(R.S)*



***Presidenti Thaçi në takim me Sekretarin e Përgjithshëm të Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa dhe Myftiun Tërnava***

**Kryetari i Kuvendit të Kosovës, z. Kadri Veseli në takim me Sekretarin e Ligës Botërore Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa dhe Myftiun Tërnava**

*Prishtinë, 12 mars 2017*

Kryetari i Kuvendit të Kosovës, z. Kadri Vesesli, ka theksuar se Kosova është shembull i tolerancës ndërfetare, dhe nuk do ta lejojmë që kjo të humbet. Ai tha se kjo begati vlerash sot qëndron e normuar, jo vetëm në parimet e kushtetutës së Kosovës, por edhe në kulturën dhe mentalitetin e për njeriun, e të keqpërdoret për qëllime johumane për nxitje të urrejtjes e të padurimit mes njerëzve që kanë përkatësi të ndryshme fetare. Feja islame është shumë e rëndësishme, prandaj të gjithë ne, nuk do ta lëmë atë në duart e injorantëve, fanatikëve dhe abuzuesve, kushdo qofshin ata. Ne nuk do të lejojmë që ndjenjat e sinqerta të besimtarëve tanë të abuzohen dhe ëndrrat e të rinjve tanë të manipulohen", theksoi kryetari, duke shtuar se Republika e Kosovës garanton standardet më të larta të mbrojtjes së lirive fetare.



*Kryetari i Kuvendit të Kosovës z. Kadri Veseli në takim me Sekretarin e Përgjithshëm të Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa dhe Myftiun Tërnava*

qytetarëve të të gjitha besimeve. "Ne kemi qenë, jemi dhe do të mbesim përgjithmonë vend i rrënjosur në vlerat e identitetit evropian. Ky është vizioni i palëkundur i shtetit tonë, i popullit dhe komuniteteve tona fetare. Ne jemi komb shqiptar me vlera historike dhe rrënjë evropiane, por që jetojmë në disa shtete dhe kemi disa besime religjioze, për çka jemi krenarë pasi jemi shembull i tolerancës ndërfetare", theksoi kryetari Veseli. Ai shtoi se myslimanët e Kosovës, së bashku me të gjithë besimtarët e feve tjera janë njësoj meritorë për ndërtimin dhe jetësimin e këtij vizioni evropian të Republikës së Kosovës. "Jam thellësisht i bindur se institucionet e Kosovës, bashkë me Bashkësinë Islame të Kosovës, nuk do të lejojnë që të deformohet dhe të devijohet ky fakt dhe ky përcaktim shpirtëror dhe gjeostrategjik i Republikës së Kosovës. Ashtu sikurse baballarët tanë dje, sot ne nuk do të lejojmë që besimi ynë në Zotin të shkëputet nga dashuria dhe respekti

**Kryeministri Mustafa priti në takim Sekretarin e Ligës Botërore Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa dhe Myftiun Tërnava**

*Prishtinë, 13 mars 2017*

Kryeministri i Republikës së Kosovës, z. Isa Mustafa priti në takim sekretarin e përgjithshëm të Ligës së Botës Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa, së bashku me delegacionin që po e shoqëron atë, të shoqëruar nga myftiu Naim ef. Tërnava. Në këtë takim i pranishëm ishte edhe ambasadori i Kosovës në Arabinë Saudite, dr. Rexhep Boja. Në këtë takim u bisedua për fuqizimin e vazhdueshëm të shtetësisë dhe të subjektivitetit ndërkombëtar të Kosovës, duke theksuar nevojën e njohjes nga të gjitha shtetet anëtare të Kombeve të Bashkuara, përfshirë edhe ato me shumicë myslimane. Kryeministri Mustafa e njoftoi mysafirin për progresin e Kosovës në të



*Kryeministri i Kosovës z. Isa Mustafa në takim me Sekretarin e Përgjithshëm të Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa dhe Myftiun Tërnava*

gjitha fushat dhe përkushtimin e plotë për avancimin e mëtejshëm të zhvillimit ekonomik dhe proceseve integruese euroatlantike. Duke folur për procesin e fuqizimit të shtetësisë, Kryeministri Mustafa theksoi nevojën e njohjes së Kosovës nga të gjitha vendet e botës. Nga ana e tij sekretari i Ligës së Botës Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa vlerësoi lart të arriturat e Kosovës, duke theksuar përkrahjen e kësaj lige për njohjen e mëtejshme të Kosovës. "Pavarësia e Kosovës është kauzë e drejtë, andaj të gjitha shtetet e botës duhet ta njohin atë", tha ai, duke premtuar përkrahje në këtë drejtim. Gjatë takimit u bisedua edhe për vlerat tradicionale të tolerancës, mirëbesimit dhe mirëkuptimit ndërmjet komuniteteve fetare dhe etnike që mbizotërojnë në Republikën e Kosovës dhe aspekte tjera të zhvillimeve pozitive në vend. *(R.S)*

### Mbahet konferenca shkencore "Myslimanët shqiptarë në Ballkan"

*Prishtinë, 12 mars 2017*

Organizuar nga kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës (BIRK) dhe Liga e Botës Islame (LBI), në Prishtinë u mbajt konferenca shkencore "Myslimanët shqiptarë të Ballkanit". Në këtë konferencë morën pjesë myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava, sekretari i përgjithshëm i Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa, kryetari i Kuvendit të Kosovës Kadri Veseli, kryetari i Kuvendit të BIRK-ut Ajni Sinani, anëtarë të kryesisë, anëtarë të kuvendit, studiues, pedagogë të fakultetit e të medresesë, udhëheqës të këshillave të BIRK, studiues e punonjës shkencorë, efendilerë e shumë hoxhallarë.

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, në fjalën e tij theksoi se Bashkësia Islame është e angazhuar fuqishëm, që në Kosovë të krijohen kushte dhe ambient i sigurt për të gjithë. Më duhet të them se Bashkësia Islame e Kosovës dhe Liga e Botës Islame kanë pasur një bashkëpunim të hershëm, mirëpo është hera e parë, që një sekretar i përgjithshëm i kësaj organizate të rëndësishme për botën islame është për vizitë te ne. Bashkësia Islame është e angazhuar që në vendin tonë, në shtetin tonë të ri të krijohen kushte, rrethana e ambient i sigurt për të gjithë ne, gjithnjë pa harruar të kaluarën, mirëpo pa mbetur peng i saj. Në këtë mision tonin, në bashkëpunim edhe me institucionet e vendit tonë, përkrahjen dhe mbështetjen e miqve tanë ndërkombëtar kemi arritur rezultate të prekshme e konkrete, gjë që ka ndikuar në uljen e tensioneve ndëretnike.

Këto angazhime Bashkësia Islame i ka të përditshme në mesin e besimtarëve tanë, duke i udhëzuar ata me mësimet e Zotit, e Ai na ka mësuar që të falim, ngase ai është Falës, të duam, të respektojmë, të punojmë punë e vepra të mira, sepse Ai e do të mirën, dhe ta ngremë e ta edukojmë një shoqëri të shëndosh, sepse




*z. Muhamed bin Abdulkerim al Isa gjatë fjalimit të tij në konferencën "Myslimanët shqiptarë në Ballkan*

Ai nuk do trazira e konflikte në tokë. Një angazhim i veçantë i Bashkësisë Islame të Kosovës është edukimi i drejtë i rinisë sonë, e theksoj i rinisë, për faktin se jemi dëshmitarë, se në vitet e fundit feja është keqpërdorë për interesa të ndryshme, dhe kjo ka bërë që të kemi interpretim të fesë për qëllime e agjenda nga më të ndryshmet, dhe kështu në emër të fesë janë shkaktuar konflikte, shkatërrime, gjakderdhje, janë bërë krime të tmerrshme e dëbime të popullatës së pafajshme.

Po ashtu jemi dëshmitarë të interpretimit të fesë nga njerëz jokompetent, njerëz që fenë e kanë shndërruar në ideologji të errët për të arritur qëllimet e tyre. Jemi dëshmitarë, që tashmë edhe pse në rënie e sipër, në Siri e Irak, duke keqpërdorur fenë një grup ekstremistësh shpallën të ashtuquajturin shtet islamik, i njohur si ISIS. Të gjithë i kemi parë pasojat që i solli ky i ashtuquajtur shtet, por për fatin tonë të keq edhe vendi ynë nuk qe imun ndaj kësaj ideologjie, një grup kryesisht të rinj iu bashkuan ISIS-it, sigurisht se të manipuluar, të vënë në lajthitje, të painformuar sa duhet dhe pa një formim adekuat fetar.

Myftiu Tërnava ka theksuar se është detyrë e jona, dhe është në përgjegjësinë tonë që të kujdesemi maksimalisht për ruajtjen e vendit dhe popullit tonë nga rrymat që fenë e përdorin si mjet mobilizues për ideologji ekstreme që shpien në dhunë e terrorizëm. Që nga paraqitja e ISIS-it, Bashkësia Islame e Kosovës është distancuar qartë nga veprimet e saj, ka argumentuar që nuk flitet për mësime e parime islame, ka sqaruar dhe është angazhuar që të rinjtë tanë të mos bien pre e kësaj ideologjie. Ekstremizmi i dhunshëm është e keqja dhe rreziku më i madh me të cilin sot përballet shoqëria njerëzore.

Myftiu po ashtu potencoi faktin, se tashmë kjo çështje është problem ndërkombëtarë, mirëpo kjo nuk na liron aspak nga përgjegjësia që të bëjmë më të mirën për ta ruajtur popullin tonë nga ideologjitë e mësimet ekstreme. Mes tjerash Myftiu Tërnava theksoi se Bashkësia Islame e Kosovës është angazhuar me tërë potencialin e saj, duke bashkëpunuar ngushtë me institucionet e vendit dhe ato të pranisë ndërkombëtare, si në përgatitjen e strategjisë kombëtare për parandalimin e ekstremizmit të dhunshëm, ashtu edhe në zbatimin dhe implementimin e saj. Mbesim të angazhuar që këtë bashkëpunim dhe bashkërendim ta thellojmë edhe më shumë, me qëllim të ruajtjes së besimtarëve tanë, që të



mos bien pre e ideologjive që shpijnë në ekstremizëm të dhunshëm. Ky mendim islam, tashmë i kultivuar te ne është vlerë dalluese dhe trashëgimi pozitive e popullit tonë.

Nga ana e tij, sekretari i përgjithshëm i Ligës së Botës Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa potencoi se populli myslimanë shqiptarë nga Kosova është një popull i civilizuar, i cili ka dëshmuar se e ka praktikuar fenë në mënyrën e matur dhe tolerante. "Populli myslimanë shqiptarë nga Kosova është një popull i civilizuar, i cili ka dëshmuar se e ka praktikuar fenë në mënyrën mesatare dhe tolerante. Shqiptarët e Kosovës kanë dëshmuar se si përjetohet islami bashkëkohës në qendër të Evropës. Ky popull ka dhënë një shembull të mirë të bashkëjetesës dhe të tolerancës ndërmjet popujve dhe feve", ka theksuar Muhamed bin Abdulkerim al Isa.

Kryetari i Kuvendit të Kosovës, z. Kadri Veseli, ka theksuar se Kosova është shembull i tolerancës ndërfetare, dhe nuk do ta lejojmë që kjo të humbet. Ai tha se kjo begati vlerash sot qëndron e normuar, jo vetëm në parimet e kushtetutës së Kosovës, por edhe në kulturën dhe mentalitetin e qytetarëve të të gjitha besimeve. "Ne kemi qenë, jemi dhe do të mbesim përgjithmonë vend i rrënjosur në vlerat e identitetit evropian. Ky është vizioni i palëkundur i shtetit tonë, i popullit dhe komuniteteve tona fetare. Ne jemi komb shqiptar me vlera historike dhe rrënjë evropiane, por që jetojmë në disa shtete dhe kemi disa besime religjioze, për çka jemi krenarë pasi jemi shembull i tolerancës ndërfetare", theksoi kryetari Veseli. Ai shtoi se myslimanët e Kosovës, së bashku me të gjithë besimtarët e feve tjera janë njësoj meritorë për ndërtimin dhe jetësimin e këtij vizioni evropian të Republikës së Kosovës. "Jam thellësisht i bindur se institucionet e Kosovës, bashkë me Bashkësinë Islame të Kosovës, nuk do të lejojnë që të deformohet dhe të devijohet ky fakt dhe ky përcaktim shpirtëror dhe gjeostrategjik i Republikës së Kosovës. Ashtu sikurse baballarët tanë dje, sot ne nuk do të lejojmë që besimi ynë në Zotin të shkëputet nga dashuria dhe respekti për njeriun, e të keqpërdoret për qëllime johumane për nxitje të urrejtjes e të padurimit mes njerëzve që kanë përkatësi të ndryshme fetare. Feja islame është shumë e rëndësishme, prandaj të gjithë ne, nuk do ta lëmë atë në duart e injorantëve, fanatikëve dhe abuzuesve, kushdo qofshin ata. Ne nuk do të lejojmë që ndjenjat e sinqerta të besimtarëve tanë të abuzohen dhe ëndrrat e të rinjve tanë të manipulohen", theksoi kryetari, duke shtuar se Republika e Kosovës garanton standardet më të larta të mbrojtjes së lirive fetare.

Më pas Rahmetullah al Qari, drejtor i RABITA-së për Ballkanin në fjalën e tij përshëndetëse vlerësoi punën e institucioneve të Kosovës dhe vlerësoi së populli shqiptarë ka kontribuar me të madhe në kulturën dhe civilizimin islam dhe botërorë. Ai premtoi se Liga e Botës Islame edhe më do të forcojë marrëdhëniet dhe do të shtojë përpjekjet për kontributin ndaj Kosovës për përmirësimin e jetës së qytetarëve të Kosovës. Dr. Islam Hasani ishte drejtues i seancës së parë, kurse me kumtesa u paraqitën akad. Feti Mehdiu, me temën "Zhvillimi i kulturës e fesë islame në Ballkan"; dr. Mundhir al Sakkar, me temën "Roli i RABITA-së në shërbim të Islamit"; Resul Rexhepi, me temën "Zhvillimi historik i Bashkësisë Islame në Kosovë"; Ramadan Shkodra, me temën "Monumentet më të rëndësishme të trashëgimisë islame"; dr. Sadik Mehmedit, me temën "Medresetë gjatë periudhës osmane në Kosovë"; dr. Ajni Sinani, me temën "Funksionimi i gjykatave të sheriatit në fund të shek. XIX dhe në fillim të shek. XX në Kosovë"; Mahmud Arnauti, me temën "Kontributi i ulemave shqiptarë në shkencat fetare në nivel botërorë gjatë shekullit XX". Seanca e dytë u drejtuar nga mr. Ekrem Simnica, dhe me kumtesa u paraqitën Ahmet Sadriu, me temën "Rrita dhe zhvillimi i literaturës islame në gjuhën shqipe në kuadër të BI të Kosovës"; Fatmir Iljazi, me temën "Aspektet më të rëndësishme të zhvillimit të jetës fetare në Kosovë"; dr. Fahrush Rexhepi, me temën "Historiku i zhvillimit të FSI-së"; mr. Jakup Çunaku, me temën "Medreseja "Alaudin", vatër e arsimit islam"; Fitim Flugaj, me temën "Kontributi i ShBH "Bereqeti" për kategoritë sociale"; dhe Sabri Bajgora, me temën "Angazhimi dhe kontributi i BI të Kosovës kundër ekstremizmit dhe radikalizmit". *(R.S)*

**Sekretari i Përgjithshëm i Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa dhe Myftiu Tërnava u takuan me kryetarin e Pejës**

*Prishtinë, 13 mars 2017*

Sekretari i Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa, së bashku me delegacionin përcjellës, në shoqërimin e Myftiut Tërnava vizituan komunën e Pejës, ku u pritën nga kreu komunal z. Gazmend Muhaxheri. Pasi iu dëshiroi mirëseardhje, kryetari falënderoi mysafirët për vizitën dhe tha se ndjehet i lumtur për këtë vizitë, duke shprehur konsideratën që Arabia Saudite dhe Liga e Botës Islame kanë për Kosovën dhe popullin e saj. Sekretari Al Isa falënderoi kryetarin Muhaxheri për pritjen dhe kontributin që po e jep në të mirë të qytetarëve. Ai u shpreh se ndjehet i lumtur që po e viziton komunën e Pejës, e cila vërtet qenka e bukur, duke shprehur mirënjohje për shoqërimin e Myftiut Tërnava dhe ambasadorit Boja. Edhe Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin Muhaxheri për mikpritjen dhe kontributin që po e jep në të mirë të zhvillimit të vendit dhe bashkëpunimit shumë të ngushtë me institucionin e Bashkësisë Islame. Myftiu Tërnava, po ashtu njoftoi kryetarin Muhaxheri për vizitat e delegacionit të udhëhequr nga sekretari i Ligës së Botës Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa, dhe me takimin që kanë pasur me kryeministrin Isa Mustafa, dhe me kryetarin e kuvendit Kadri Veselin, si dhe për takimin që do ta ketë me presidentin e vendit. Sekretari i Ligës së Botës Islame së bashku me kryetarin Muhaxheri, në shenjë mirënjohje shkëmbyen mes vete dhurata në ndërsjella. *(R.S)*




*Sekretari i Përgjithshëm i Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa në takim me kryetarin e Pejës*

**Sekretari i Përgjithshëm i Ligës së Botës Islame, dr. Muhamed bin Abdulkerim al Isa mbajti ligjëratë para studentëve të FSI-së në Prishtinë**

*Prishtinë, 14 mars 2017*

Sekretari i përgjithshëm i Ligës së Botës Islame, dr. Muhamed bin Abdulkerim al Isa në ditën e katërt të vizitës së tij në Kosovë, si mysafir i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës mbajti një ligjëratë para studentëve të Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë. Dekani i këtij fakulteti prof. dr. Fahrush Rexhepi duke i dëshiruar mirëseardhje Muhamed bin Abdulkerim al Isës, myftiut Naim ef. Tërnava, si dhe delegacionit përcjellës, paraqiti një historik të shkurtër të fakultetit, dhe ndër tjera veçoi se, dr. Al Isa vazhdimisht predikon vlerat e larta të thirrjes islame, si respekti, toleranca e bashkëjetesa mes njerëzve në gjithë botën, dhe është një lobues i fuqishëm për njohjen e shtetit tonë, si dhe integrimin e Kosovës në mekanizmat rajonal dhe ndërkombëtar.

Dr. Muhamed bin Abdulkerim al Isa në ligjëratën e tij para studentëve të Fakultetit të Studimeve Islame, i inkurajoi që të vazhdojnë të studiojnë shkencat islame, që nesër si kuadro ti shërbejnë me përgjegjësi popullit dhe komunitetit ku jetojnë. Ai më pas u ndal te rëndësia e diturisë dhe vlera e saj që ka në Islam, duke veçuar se feja islame e lartëson vlerën e lapsit, e çmon vlerën e diturisë dhe i shpall luftë analfabetizmit. Për këtë Zoti në Kuran ngriti aq lart gradat e dijetarëve, saqë i bashkëngjiti me Veten e Tij dhe melaqet në dëshmimin e Njëshmërisë së Tij dhe konfirmimit të drejtësisë së Tij: "Allahu vërtetoi se nuk ka Zot tjetër përveç Tij, e dëshmuan edhe engjëjt e dijetarët, dhe se Ai është zbat-




*Sekretari i Përgjithshëm i Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa gjatë ligjëratës së tij në FSI*



ues i drejtësisë. Nuk ka Zot tjetër përveç Tij, Fuqiplotit e të Urtit." (Ali Imran, 18). Ai më tutje tha se studenti nuk duhet t'i mësoj tekstet vetëm përmendsh, por duhet të thellohet edhe më tutje, duke kuptuar edhe qëllimin e teksteve të sheriatit islam (mekasidush sheria).

Ai kujtoi po ashtu, se ekstremizmi nuk ka të bëjë aspak me fenë islame, dhe shohim se ka një moskuptim të islamit nga disa shtete, por me komunikim dhe me dialog gjithsesi se gjejmë rrugën e tolerancës, respektit të ndërsjellë, sepse bota si asnjëherë më parë ka nevojë për paqe dhe jetë të dinjitetshme. Ai këshilloi gjithashtu që, myslimanët nuk kanë pasur kurrë nevojë për mendime, fanatizëm dhe interpretime ekstreme të teksteve fetare. Islami na porositë neve që gjithmonë të kemi respekt ndaj mendimit ndryshe, sepse Allahu na ka krijuar neve të ndryshëm. Ai vlerësoi kontributin e BIRK-së, dhe myftiut Naim ef. Tërnavës që po bën në të mirë të qytetarëve të vendit dhe zhvillimin e jetësimit të jetës fetare në Kosovë, dhe porositi studentët që institucionit të BIRK-ut t'i japin një rëndësi të veçantë, dhe Fakulteti e BIRK të jenë referenca juaj. "Islami gjithnjë na porositë të jemi të butë, të sinqertë, të moralshëm, të urtë e modest me të gjithë. Mos të nxitojmë e të nxjerrim gjykime dhe të bëjmë paragjykime. Mos akuzoni mendimin e tjetrit. Kini mendim të mirë edhe ndaj të tjerëve, sepse të gjithë dëshirojmë të arrijmë tek e vërteta", tha Al Isa. Ai vlerësoi dhe çmoi edhe kontributin e shqiptarëve në rrafshin e shkencës, qoftë në Lindje apo Perëndim, duke cilësuar popullin shqiptarë si popull i madh, model i tolerancës e mirëkuptimit të bashkëjetesës. "Populli myslimanë shqiptarë nga Kosova është një popull i civilizuar, i cili ka dëshmuar se e ka praktikuar fenë në mënyrë të matur dhe tolerante. Shqiptarët e Kosovës kanë dëshmuar se si përjetohet islami bashkëkohor në qendër të Evropës. Populli shqiptarë myslimanë ka dhënë një shembull të mirë të bashkëjetesës dhe shembull të mirë të tolerancës ndërmjet popujve dhe feve", theksoi Muhamed bin Abduklerim al Isa. Në fund sekretari i përgjithshëm, dr. Al Isa iu përgjigj disa pyetjeve të drejtuara nga studentët rreth ligjëratës në fjalë.

### Muhamed bin Abdulkerim al Isa vizitoi Medresenë "Alauddin" në Prishtinë

Muhamed bin Abdulkerim al Isa vizitoi edhe Medrsenë "Alauddin" në Prishtinë dhe mbajti një ligjeratë para nxënësve, ku foli për rolin e diturisë dhe jetën e nxënësve në shërbim të fesë dhe vendit. *(R.S)*




*Sekretari i Përgjithshëm i Ligës së Botës Islame Muhamed bin Abdulkerim al Isa gjatë vizitës në Medresenë "Alauddin"*

**Fjala përshëndetëse e myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava në hapjen e konferencës shkencore "Myslimanët shqiptarë në Ballkan"**

# Bashkësia Islame është e angazhuar fuqishëm që në shtetin tonë të krijohet ambient i sigurt për të gjithë

*I nderuari Kryetar i Kuvendit të Kosovës, z. Kadri Veseli*
*I nderuari sekretar i përgjithshëm i Ligës Botërore Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa*
*I nderuari Kryetar i Kuvendit të Bashkësisë Islame, Ajni Sinani*
*Të nderuar anëtarë të kryesisë, anëtarë të Kuvendit*
*Studiues, pedagogë të Fakultetit e të Medresesë*
*Ju të çmuar udhëheqës të këshillave të BI*
*Efendilerë të respektuar*
*Zonja dhe zotërinj*

Më lejoni që në emër të Bashkësisë Islame, institucioneve të saj dhe në emrin tim personal, t'ju falënderoj sinqerisht që keni ndarë nga koha juaj e shtrenjtë për të qenë sot me ne në këtë aktivitet kulturor, që organizohet në bashkëpunim me Ligën Botërore Islame me seli në Mekë.

Të nderuar të pranishëm! Në fillim më lejoni që ta falënderoj e ta përshëndes sekretarin e përgjithshëm të Ligës Botërore Islame, zotëri Muhamed bin Abdulkerim al Isa, i cili ndër vizitat e para pas marrjes së postit, zgjodhi të vijë në vendin tonë, ndaj ndihemi të nderuar dhe njëkohësisht shpreh bindjen time që tani e tutje do të ketë rritje të bashkëpunimit mes Ligës Botërore Islame dhe Bashkësisë Islame të Kosovës.

Më duhet të them se Bashkësia Islame e Kosovës dhe Liga Botërore Islame kanë pasur një bashkëpunim të hershëm, mirëpo është hera e parë, që një sekretar i përgjithshëm i kësaj organizate të rëndësishme për botën islame është për vizitë te ne. Me këtë rast e gjej të rrugës që edhe njëherë ta falënderojmë Ligën Botërore Islame për mbështetjen, përkrahjen dhe ndihmën që i ka dhënë Kosovës dhe popullit të saj në të gjitha fazat nëpër të cilat ka kaluar populli e vendi ynë. Po ashtu falënderojmë dhe i jemi mirënjohës Ligës për përkrahjen dhe mbështetjen që ka dhënë në anëtarësimin dhe integrimin e Kosovës në organizatat ndërkombëtare, ku duhet veçuar mbështetjen dhe përkrahjen për Kosovën te vendet e konferencës islamike dhe te vendet e Ligës Arabe.




*Të nderuar të pranishëm!*

Kosova tani e nëntë vjet është shtet i pavarur, e i njohur nga 114 vende të botës. Gjatë kësaj kohe Kosova ka organizuar e ngritur institucione e administratë demokratike, e cila është në shërbim të qytetarëve të saj. Pavarësia e Kosovës ka stabilizuar rajonin, dhe si e tillë përveç që është një rrëfim e një ngjarje suksesi, për më tepër është vënie në vend e drejtësisë së mohuar për një kohë të gjatë, dhe njohje e së drejtës së popullit të Kosovës për mëvetësi e sovranitet si të gjithë popujt e lirë e të përparuar.

Tanimë fal mbështetjes dhe përkrahjes nga miqtë

tanë ndërkombëtarë, Kosova është bërë pjesë e shumë mekanizmave dhe institucioneve ndërkombëtare, por kemi ende rrugë për të bërë deri në anëtarësimin e vendit tonë në OKB dhe në mekanizmat tjerë të rëndësishëm, andaj i nderuari sekretar, presim nga ju personalisht dhe nga Liga Botërore Islame që edhe më tutje ta mbështetni e përkrahni Kosovën në rrugën e saj për integrimin e plotë në institucionet ndërkombëtare.

Po ashtu, presim nga ju që ta përdorni autoritetin tuaj te shtetet me shumicë myslimanë të cilat ende se kanë njohur pavarësinë e vendit tonë, që këtë ta bëjnë sa më parë, dhe besoj se kjo është më e pakta që ato mund ta bëjnë për vendin tonë.

*Të nderuar të pranishëm!*

Në gjithë rrugëtimin historik të popullit të Kosovës drejt shtetësisë, s'ka dyshim se Bashkësia Islame e Kosovës ka qenë një aktor i rëndësishme në të gjitha fazat nëpër të cilat ka kaluar populli e vendi ynë, e cila gjithherë qe pranë popullit, me popullin, dhe në ballë të stuhive me të cilat është përballur vendi e populli ynë. Meqenëse tema e konferencës së sotme është "Myslimanët shqiptarë të Ballkanit" më lejoni që t'i them disa fjalë për këtë.

Siç dihet nga historia, feja islame te ne është e pranishme qe më shumë se 6 shekuj, pra këtu e 6 shekuj në vendin tonë kemi edhe organizimin e jetës fetare islame. Gjatë këtyre shekujve feja islame ka luajtur rol të rëndësishëm në edukimin, arsimimin e fisnikërimin e popullatës sonë, por mbi të gjitha ka kontribuar në ngritjen dhe edukimin shpirtëror, pastaj atë kulturor, qytetërues e socio-ekonomik. Personalitete të shquara nga radhët e ulemave tanë kontribuuan fuqishëm në formonim e identitetit tonë kombëtar, kulturor, fetar e shtetëror. Me këtë duhet kujtuar të gjithë prijësit e ulematë tanë, të cilët lanë gjurmë të mëdha në historinë e popullit tonë. Ishin ulematë shqiptarë myslimanë që ndikuan në formimin e mendimit islam shqiptar, duke pasur parasysh kërkesat, nevojat, pritjet dhe objektivat e popullit tonë, krejt këto të bazuara e të frymëzuara në mësimet e pastra islame dhe në traditën pozitive të popullit tonë. Kontributi i veçantë i ulemasë dhe i prijësve myslimanë shqiptarë është edhe mëvetësimi i Komunitetit Mysliman Shqiptar më 1923, që është edhe kontribut i drejtpërdrejtë i ndërtimit të shtetit dhe kombit shqiptar. Po ashtu paria myslimane qe bartëse e promovuese e vlerave humane, siç janë toleranca, mirëkuptimi e harmonia ndërfetare e ndëretnike.

*Të nderuar të pranishëm!*

I vetëdijshëm se për kontributin e myslimanëve shqiptarë në Ballkan do të flasin më tepër studiuesit në pjesën tematike të konferencës, nuk do të zgjatem më tepër, por më lejoni që të them edhe disa fjalë për angazhimet e Bashkësisë Islame në Kosovën e re, në Kosovën e lirë, në Kosovën e pavarur. Përveç misionit të saj primar, organizimit dhe promovimit të jetës fetare islame, me gjithë vështirësitë me të cilat jemi përballur, ngase siç dihet BI, nga lufta doli e dëmtuar dhe e shkatërruar rënd, por megjithatë Bashkësia Islame e Kosovës është angazhuar me tërë kapacitetet e saj, me seriozitetin dhe përgjegjësinë më të madhe që të jemi pranë popullit, pranë bijve e bijave tonë, dhe t'i ngremë e t'i edukojmë shpirtërisht e moralisht, në ditë, kohë e çaste të vështira. Po ashtu, jemi angazhuar në rivendosjen e dialogut dhe të afrimit të komuniteteve e etnive që jetojnë në Kosovë. Me seriozitetin më të madh jemi angazhuar në ruajtjen e kultivimin e tolerancës, mirëkuptimit ndërfetar, si brenda kombit tonë ashtu edhe në relacion me etnitë tjera.

Bashkësia Islame është e angazhuar fuqishëm që në vendin tonë, në shtetin tonë të ri të krijohen kushte, rrethana e ambient i sigurt për të gjithë, gjithnjë pa harruar të kaluarën, mirëpo pa mbetur peng i saj. Në këtë mision tonin, në bashkëpunim edhe me institucionet e vendit tonë dhe përkrahjen, mbështetjen dhe lehtësimin e miqve tanë ndërkombëtarë, kemi arritur rezultate të prekshme e konkrete, gjë që ka ndikuar në uljen e tensioneve ndëretnike. Këto angazhime Bashkësia Islame i ka të përditshme në mesin e besimtarëve tanë, duke i udhëzuar ata me mësimet e Zotit, e Zoti na ka mësuar që të falim, sepse Ai është Falës, të duam, të respektojmë, e të punojmë vepra të mira, ngase Ai e do të mirën, dhe ta ngremë një shoqëri të ngritur e të shëndoshë, sepse Ai nuk i do trazirat e konfliktet në tokë.

*Të nderuar të pranishëm!*

Një angazhim i veçantë i Bashkësisë Islame të Kosovës është edukimi i drejtë i rinisë sonë, e theksoj i rinisë, për faktin se jemi dëshmitarë, se në vitet e fundit feja është keqpërdorur për interesa të ndryshme, dhe kjo ka bërë që të kemi interpretime të fesë për qëllime e agjenda nga më të ndryshmet, dhe kështu në emër të fesë janë shkaktuar konflikte, shkatërrime, gjakderdhje, krime të tmerrshme, e dëbime të popullatës së pafajshme. Jemi dëshmitar të interpretimit të fesë nga njerëz jokompetent, njerëz që fenë e kanë shndërruar në ideologji të errëta për t'i arritur qëllimet e tyre. Jemi dëshmitarë, që tashmë edhe pse në rënie e sipër, në Siri e Irak, duke keqpërdorur fenë, një grup ekstremistësh

shpallën të ashtuquajturin shtet islami, i njohur si ISIS. Të gjithë i kemi parë pasojat që i solli ky i ashtuquajtur shtet, por për fatin tonë të keq edhe vendi ynë nuk qe imun ndaj kësaj ideologjie, një grup kryesisht të rinj iu bashkuan ISIS-it, sigurisht se të manipuluar, të vënë në lajthitje, të painformuar dhe pa një formim adekuat fetar. Është detyrë dhe përgjegjësi e jona, që të kujdesemi maksimalisht për ruajtjen e vendit dhe popullit tonë nga rrymat që fenë e përdorin si mjet mobilizues për ideologji ekstreme, që shpijnë në dhunë e terrorizëm. Që nga paraqitja e ISIS-it, Bashkësia Islame e Kosovës është distancuar qartë nga veprimet e saj, ka argumentuar që nuk flitet për mësime e parime islame, ka sqaruar dhe është angazhuar që të rinjtë tanë të mos bien pre e kësaj ideologjie. Ekstremizmi i dhunshëm është e keqja dhe rreziku më i madh me të cilin sot përballet shoqëria njerëzore.

Kjo çështje tanimë është një problem ndërkombëtarë, mirëpo kjo nuk na liron aspak nga përgjegjësia, që ne të bëjmë më të mirën për ta ruajtur popullin tonë nga ideologjitë e mësimet ekstreme. Në këtë rrafsh Bashkësia Islame e Kosovës është angazhuar me tërë potencialin e saj, duke bashkëpunuar ngushtë me institucionet e vendit dhe ato të pranisë ndërkombëtare, si në përgatitjen e strategjisë kombëtare për parandalimin e ekstremizmit të dhunshëm, ashtu edhe në zbatimin dhe implementimin e saj. Mbesim të angazhuar që këtë bashkëpunim e bashkërendim ta thellojmë edhe më tutje, me qëllim të ruajtjes së besimtarëve tanë, që të mos bien pre e ideologjive që shpijnë në ekstremizëm të dhunshëm. Bashkësia Islame e Kosovës me të gjitha institucionet e saj mbetet thellësisht e përkushtuar për ngritjen shpirtërore, fetare, edukative e arsimore të popullit tonë, larg çdo ekstremizmi, larg çdo ideologjie, larg çdo politizimi të fesë. Ne kemi një të kaluar të ndritshme të interpretimit të islamit në këtë vend, dhe themi me krenari që tani kemi të shtresuar mendimin islam në këtë nën qiell. Këtë trashëgimi e kemi amanet nga të parët tanë, ndërsa për ne është detyrë që ta kultivojmë e trasojmë me dinjitet. Ky mendim islam i kultivuar te ne, tanimë është vlerë dalluese dhe trashëgimi pozitive e popullit tonë.

Ju faleminderit për vëmendjen tuaj dhe suksese konferencës.

*Prishtinë, 12 mars 2017*
*Naim ef. Tërnava*
*Myfti i Kosovës*



**Mbahet konferenca e organizuar nga Liga e Botës Islame me titullin:**

# "Trendet ideologjike mes lirisë së shprehjes dhe parimeve bazë të Sheriatit"



*Falënderimi i takon vetëm Allahut, paqja dhe salavatet qofshin mbi të dërguarin e fundit, pejgamberin Muhamed a.s., mbi familjen dhe shokët e tij.*

Nën kujdesin e shërbyesit të dy vendeve të shenjta, mbretit të Arabisë Saudite, Selman bin Abdulaziz al Saud, Liga e Botës Islame "RABITA", përmes këshillit suprem të jurisprudencës islame, organizoi konferencën globale me titullin "Trendet ideologjike mes lirisë së shprehjes dhe parimeve të sheriatit", në selinë e sekretariatit të përgjithshëm në Mekën e nderuar, e cila u mbajt nga datat 12-21 mars 2017, në të cilën pjesëmarrës ishin shumë ministra, dijetarë, ulema, intelektualë dhe thirrës islam të botës islame.

Në emrin e shërbyesit të ty xhamive të shenjta, konferencën e hapi shkëlqesia e tij Halid al Fejsal bin Abdulaziz al Saud, princi i rajonit të Mekës. Ai në emër të shërbyesit të dy xhamive të shenjta, iu dëshiroi mirëseardhje mysafirëve të konferencës, duke shprehur segmentet më ndriçuese të tematikës boshte të konferencës. Të gjithë të pranishmit e vlerësuan lart fjalimin, duke e konsideruar si një deklaratë zyrtare nga mbreti, dhe dokument nga dokumentet e konferencës.

Në hapje të konferencës foli edhe myftiu i Arabisë Saudite, Abdulaziz bin Abdullah esh Shejh, njëherësh kryetar i autoriteti më të lartë të ulemave në Arabinë Saudite, kryetar i këshillit të lartë të RABITA-së, dhe kryetar i këshillit të jurisprudencës islame.

Gjithashtu një fjalim mbajtën edhe sekretari i përgjithshëm i RABITA-së, njëherësh edhe kryetar i bordit të drejtorëve të autoritetit të dijetarëve të botës islame, nënkryetari i këshillit të jurisprudencës islame, dr. Muhamed bin Abdulkerim al Isa, pastaj sekretari i përgjithshëm i këshillit të jurisprudencës islame, dr. Saleh bin Zabin el Marzuki. Në emër të delegacioneve të shteteve islame foli kryetari i çështjeve fetare (Dijanetit) të Turqisë, dr. Mehmet Gyrmez, si dhe dr. Abdullah bin Shejh el Mahfuz bin Bejah, kryetar i forumit të promovimit të paqes në shoqëritë myslimane, i cili foli në emrin e organizatave dhe shoqatave të shoqërisë civile në botën islame.

Nga Kosova prezent ishte delegacioni i kryesuar nga myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, drejtori për shtyp dhe medie Ahmet ef. Sadriu dhe zv/shefi i kabinetit mr. Besim Mehmeti. Në margjinat e konferencës, Myftiu Tërnava pati takime të ngjeshura me ministra, dijetarë, intelektualë dhe personalitete të ndryshme të botës islame, nga të cilët kërkoi bashkëpunim dhe njohje të shtetit të Kosovës, nga ana e atyre shteteve arabe dhe islame që deri më tash nuk e kanë njohur pavarësinë e Kosovës.

Myftiu Tërnava i shoqëruar nga sekretari gjeneral i Ligës së Botës Islame, dr. Muhamed bin Abdulkerim al Isa, pati një takim edhe me shkëlqesinë e tij, princin e Mekës, Halid el Fejsal bin Abdulaziz al Saud, të cilin e falënderoi për kontributin e madh të Mbretërisë së Arabisë Saudite dhënë Kosovës në rrugën e saj të zhvillimit dhe prosperitetit ekonomik.

### Deklarata e konferencës së RABITA-së

Pjesëmarrësit gjatë ditëve të konferencës debatuan në seanca të ndryshme rreth punimeve dhe kumtesave të paraqitura në tematikën e saj. Pjesëmarrësit nxorën konkluzione dhe morën vendimet si në vijim:

1. Sekretari i përgjithshëm i këshillit të jurisprudencës islame në RABITA do të përgatisë një draft-projekt: "Bazat, rregullat sheriatike dhe kontrollet e legjitimitetit në tendencat intelektuale bashkëkohore", për ta paraqitur në seancën e radhës së këshillit për miratim, në mënyrë që pastaj të ftohen institucionet e ndryshme islame që t'u përmbahen këtyre bazave, rregullave dhe kontrolleve.

2. Ftohen organet dhe institucionet qeveritare dhe civile në botën myslimane që të konsolidojnë dhe thellojnë vlerat e larta islame, të cilat thërrasin në dashuri, mirësi, tolerancë, bashkëjetesë, bashkëpunim, dhe të pengohen shkaqet që nxisin urrejtje, ndarje dhe konf-



*Myftiu Tërnava duke përcjellur punimet e konferencës së RABIT-as në Mekë*

likte. Nga këto vlera është vetëdijesimi dhe kuptimi i drejtë i natyrës dhe ligjeve të Krijuesit në dallime, diferenca dhe pluralizëm. Këtu hyn edhe zemërgjerësia dhe pranimi i shkollave islame me dallimet e tyre, në suazat e produkteve shkencore dhe intelektuale, dhe të konsiderohen si kapacitete gjithëpërfshirëse dhe universale të sheriatit islam, dhe mëshirë për njeriun.

3. Ftohen myslimanët të respektojnë lidhjen fetare dhe të bashkëjetojnë nën udhëzimet e saj dhe t'i përmbahen etikës islame dhe udhëzimeve të tij të larta në dialog dhe argumente shkencore dhe intelektuale, duke pasur kujdes nga përbuzja e pasuesve të shkollave juridike islame dhe largimi nga shkaqet që nxisin konflikte sektare. Duke kërkuar penalizmin e kësaj vepre nën përgjegjësin juridike penale.

4. Kërkohet nga zyrtarët përgjegjës të pengojnë dhe të ballafaqojnë të gjitha kanalet dhe mjetet e informimit, të cilat ngjallin urrejtje, përbuzje, nxitje konflikti mes myslimanëve, apo edhe mes myslimanëve dhe të tjerëve. Duke pasur parasysh dëmet që shkaktohen nga to dhe të cilat janë në kundërshtim edhe me udhën e drejtë, e cila obligon bashkimin rreth litarit të Allahut dhe kujdesi nga përçarja dhe konflikti, duke vepruar sipas urdhrit të Allahut: "Dhe kapuni që të gjithë ju për litarin (fenë dhe Kuranin) e Allahut, e mos u përçani! Rikujtoni begatinë e Allahut ndaj jush, kur ju (para se ta pranonit fenë islame) ishit të armiqësuar, e Ai i bashkoi zemrat tuaja dhe ashtu me dhuntinë e Tij agut të jeni vëllezër. Madje ishit në buzë të greminës së xhehenemit, e Ai ju shpëtoi prej tij. Po kështu Allahu ua sqaron juve argumentet e veta që ju ta gjeni të vërtetën e lumtur." * Gjithashtu t'u tregohet udhëzimi në metodën e Islamit në mirësjellje, bamirësi dhe bashkëjetesë mes myslimanëve dhe të tjerëve, duke vepruar sipas ajetit: "Allahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë, e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja, Allahu i do ata që mbajnë drejtësi." *

5. Kujdesi nga lejimi dhe lehtësimi i klasifikimeve fetare dhe intelektuale, qoftë te organet apo institucionet qeveritare, civile dhe private, dhe konsiderimi i këtij veprimi si karburant i përçarjes mes myslimanëve dhe fitil i shpërndarjes së ekstremizmit, konfliktit dhe rivalitetit.

6. Bashkimi rreth lidhjes së myslimanëve dhe identiteti të tyre, të cilin e zgjodhi Allahu dhe ia vuri emrin "Islam", dhe kujdesi nga llagapet, emërtimet dhe cilësitë e tjera, të cilat kanë për synim abuzimin e këtij emri gjithëpërfshirës. Kërkimi që sqarimi i së vërtetës të jetë brenda kornizave të bazamenteve dhe degëve

të këtij përshkrimi gjithëpërfshirës, sipas mësimeve të urta islame në këshillim dhe sqarim.

7. Konsiderimi i cilësive të ndërlidhura me orientimet sektare në bazamentet dhe me shkollat juridike në degëzimet e tyre, konsiderimi i tyre si cilësi e shfaqur haptazi, të cilat i miratuan dijetarët myslimanë më herët, dhe se këto cilësi nuk janë zëvendësim as konkurrencë e emrit gjithëpërfshirës "Islam", si dhe mos zgjerimi në këto cilësime të shfaqura më shumë se që është në librat e myslimanëve për asnjë tendencë ose arsye qoftë politike apo organizative etj. Dhe nuk lejohet në asnjë mënyrë kundërshtimi i autoriteteve legjitime dhe që të gjithë obligohen të pasojnë dhe dëgjojnë në mirësi, në vështirësi dhe lehtësi, dhe mos ta konkurrojnë çështjen e autoriteteve legjitime duke iu përmbajtur rrugës së udhëzimit të Pejgamberit të nderuar a.s.

8. Kujdesi nga lejimi dhe lehtësimi i cilësimeve me kufër (mosbesim), bidat dhe me cilësime të këqija ndaj ulemave dhe besimtarëve. Arsyetimi i besimtarëve dhe mendimi i mirë ndaj tyre, duke synuar sqarimin dhe këshillimin me urtësi, dhe kujdesi nga ndikimi negativ i përjashtimit dhe mbi pozicionimit mbi të tjerët, duke pasur kujdes se të vërtetën (hakun) nuk e zotëron vetëm një palë, dhe nuk e ka monopolin askush mbi të vërtetën. Dhe të gjithë nga institucionet dhe individët, së pari duhet të akuzojnë (gjykojnë) mendimet e tyre para se t'i akuzojnë (gjykojnë) mendimet e të tjerëve, dhe të vetëdijesohet se bindjet nuk mund të detyrohen, por të sillen me argumente në kuadër të etikës së dialogut dhe mirëkuptimit të përfshirjes sipas mënyrës së pejgamberit tonë Muhamedit a.s., në sjelljen e tij, siç e cilësoi Allahu në ajetin: "Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemëroftë, ata do shkapërderdheshin prej teje, andaj ti fali ata dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten." *

9. Kërkohet nga diaspora myslimane, që jetojnë në vendet joislame, respektimi i kushtetutave dhe i ligjeve, si dhe i kulturave të vendeve ku jetojnë dhe veprojnë, duke iu përmbajtur specifikave të tyre në bazë të hapësirave kushtetuese dhe ligjore që u garantohen, si dhe veprimi në pajtueshmëri të plotë sipas vendimeve ligjore përfundimtare të miratuara, dhe ai i cili nuk i përballon këto rrethana, duhet të largohet pa cenuar rendin apo pa dëmtuar ndjenjat e përgjithshme.

10. Ftohen të gjitha organet, institucionet dhe qendrat islame në vendet jo islame për të rritur ndërgjegjësimin e komuniteteve myslimane, të respektojnë kushtetutat dhe ligjet e kulturën në vendet në të cilat ata jetojnë, dhe se çdo shpërdorim, abuzim i tyre, do të nxisë të tjerët që të fyejnë Islamin dhe të largohen prej tij për ta vënë atë në rrethin e akuzimeve, ndërsa Islami është i pafajshëm nga të gjitha këto, dhe ajo (diaspora myslimane) duhet të jetë në punën dhe aktivitetin e saj, si një mbështetës i qartë, transparent dhe përkrahëse e paqes dhe bashkëjetesës, dhe të jetë një shenjë e mirë dhe shtojcë e dobishme vendeve në të cilat ata jetojnë, të jetë kontribuuese në paqen dhe sigurinë e saj. Aktiviteti i tyre bamirës të jetë humanitar, ashtu siç ka urdhëruar Allahu në ajetin: "Dhe i ushqejnë të varfëritë, bonjakët dhe të zënët rob (në luftë), madje edhe pse janë vetë nevojtarë për të (ushqim)." * Këtu erdhi edhe shënimi dhe nxitja në ushqimin e të zënëve rob gjatë luftërave të cilët luftojnë, pra si ushqehen të tjerët në rend të parë. Gjithashtu është përmendur më parë ajeti i mirësjelljes ndaj jomyslimanëve nga myslimanët në suren El Mumtehine, dhe porosia e pejgamberit Muhamed a.s.: "Në çdo mëlçi të lagësht ka shpërblim (sevap)" * ata duhet të kenë kujdes në këtë, nga efektet negative të klasifikimit, qoftë të fesë, sektit, apo racës etj. Dhe të vetëdijesohen se Islami gjatë historisë së tij të gjatë nuk është përhapur dhe nuk është pranuar nga zemrat vetëm se nga zemërgjerësia dhe mëshira e tij me të cilën e dërgoi Allahu xh. sh. të dërguarin Muhamed a.s: "Dhe, Ne të kemi dërguar ty (o Muhamed) vetëm si mëshirë për botët, njerëzit." *

11. Ftohen të gjitha organet, institucionet dhe qendrat islame qofshin qeveritare ose civile për të rritur ndërgjegjësimin e rinisë myslimanë nga ideologjitë ekstremiste, dhe pengimi i të gjitha mesazheve të cilat transmetohen përmes medieve terroriste, e sidomos përmes rrjeteve sociale, gjithashtu ftohen të detajohen dhe të shkatërrohen ato rrjete.

12. Konfirmimi se në shkollat juridike, qoftë në bazamente apo degëzime, nuk ka thirrës të ekstremizmit apo terrorizmit. Kjo dëshmohet se këto shkolla të gjitha e kanë luftuar së bashku, pa përjashtime, ekstremizmin apo terrorizmin dhe gjithashtu edhe ato u atakuan nga këto fatkeqësi. Andaj bartësit e kësaj ideologjie të humbur janë të dalë nga rruga e Islamit dhe myslimanëve, dhe ata janë një përqindje e vogël në çdo fe. Dhe nuk ka fe ekstremiste në origjinën e saj, si dhe nuk ka fe pa ekstremistë, historia e njerëzimit na ka rrëfyer shumë shembuj në këtë çështje, nga të cilat nuk shpëtoi asnjë fe, kohë apo vend, mirëpo kohë pas kohe ato ikin dhe rikthehen si batica dhe zbatica, mirëpo ideologjia ekstremiste bashkëkohore përfaqëson një lëvizje të pavarur dhe të dalluar në masivitetin e gjenocidit të krimeve nga më të mëparshmet.

**Shkaqet e ekstremizmit dhe terrorizmit burojnë nga shumë çështje, prej tyre janë:**

1. Mungesa e shembullit (modelit) ideal dhe dobësia e rolit të tij.

2. Rritja e të ashtuquajturës "rizgjim i rinisë myslimane" në mungesë të njohurive fetare dhe vetëdijësuese, dhe largimi nga burimet shkencore të verifikuara.

3. Ndezja e ndjenjave fetare në mesin e të rinjve nga disa predikues jashtë dimensioneve të sheriatit, politikës, dhe leximit real të aktualiteteve dhe ngjarjeve, dhe përveç mungesës së analogjisë së rezultateve dhe pasojave, dhe më shumë se kjo, gabimet të mëdha në argumentimin, kondicionimin dhe gjykimin mbi disa baza të fakteve dhe aktualitetit.

4. Ndezja e pasioneve fetare në qarqet e të rinjve nga disa predikues jashtë dimensioneve politike të sakta dhe legjitime, dhe jashtë leximit real të ngjarjeve. Përveç mungesës së matjes së vërtetë të rezultateve dhe pasojave, si dhe paaftësisë serioze në arsyetimin dhe koherencën logjike të fakteve.

5. Provokimi negativ i ndjenjave fetare kundër të tjerëve me fe, doktrinë apo mendim ndryshe.

6. Mungesa e mirëkuptimit të tolerancës dhe bashkëjetesës.

7. Mungesa e mirëkuptimit të absorbimit dhe përmbajtjes.

8. Deklaratat negative në trajtimin e shkelësve dhe të tjerëve me mendime ndryshe.

9. Injorimi i disa platformave familjare, edukative dhe platformave këshilluese dhe të ndikimit ndaj rreziqeve të formulimit kolektiv të gabuar të mendimit dhe ndjenjave, si dhe dobësia e lëndëve mësimore e edukative, që mund të motivojnë të menduarit e lirë dhe të pavarur, larg nga mënyra e indoktrimimit të verbër, gjë që është arsyeja kryesore e mungesës së vetëdijesimit ndaj rreziqeve.

10. Injoranca ndaj rregullave të ligjit islam në renditjen midis dobive dhe dëmeve, midis interesit të përgjithshëm dhe dëmeve të përgjithshme.

11. Përhapja e fenomenit të islamofobisë në disa vende jomyslimane, si dhe përdorimi i saj në pazare politike dhe mediale, si një nga arsyet më serioze për të nxitur emocionet fetare dhe në anën tjetër ekstremizmin e dhunshëm, dhe në disa raste kjo në vete bartte sinjale të terrorizmit intelektual paralel.

12. Injorimi i specifikave islame që janë në përputhje me rregullat e përgjithshme të kushtetutave, ligjeve dhe vlerave të qytetëruara që promovojnë tolerancën, bashkëjetesën dhe respektimin e të drejtave dhe lirive të njeriut në disa vende jo islame. Kjo për shkak të rritjes së rolit të tendencave të partive ekstremiste, të cilat bëjnë thirrje për tejkalimin e integrimit pozitiv kombëtar dhe bashkëjetesës paqësore me të cilat u harmonizuan pakicat në përgjithësi, qofshin ato islame apo të tjera, gjatë viteve të tëra, dhe kërkesa ekstreme që ato pakica të asimilohen dhe shkrihen tërësisht në identitet, duke mohuar specifikat e tyre dhe duke përhapur urrejtje ndaj tyre.

13. Shkrimet, fjalimet, thirrjet dhe deklaratat e lëshuara kohë pas kohe, nga të ashtuquajturit mbrojtës të dijes dhe shkencës, për ta mobilizuar ndjenjën islame ndaj një vendimi, apo ngjarjeve globale dhe incidenteve, të cilat janë larg nga etika e islamit, urtësia e tij dhe paqja e tij, si dhe ndjeshmëria për të racionalizuar dhe për të shpjeguar këndvështrime të ndryshme. Këto gabime konsiderohen si një nga mjetet më të rrezikshme për prodhimin dhe nxitjen e ekstremizmit, i cili çon në rrethet e vazhdueshme të dhunës dhe terrorizmit.

14. Kërkimi për vetveten, duke rënë në kotësinë e arrogancës, krenarisë dhe vetëmashtrimit.

15. Kushtet psikologjike dhe sociale që sjellin efekte të rrezikshme mbi fenë.

16. Dykuptimësia e koncepteve islame dhe mos trajtimi i tyre me një deklaratë të qartë dhe koherente islame. Kjo veçanërisht e rrezikshme në botëkuptimin e xhihadit, qeverisjes, injorancës, konceptit të shtetit "Darul Islam", shtet ku funksionin sheriati islam, dhe "Darul harb", vendet ku nuk është në fuqi sheriati, dhe të tjera. Ftohet këshilli i jurisprudencës islame pranë RABITA-së të marr iniciativën për të adresuar këto çështje.

17. Konsiderimi i konfrontimit dhe luftimit ideologjik, intelektual të terrorizmit si një bazament kryesor në çrrënjosjen e tij nga rrënjët, dhe konsiderimi i luftës ushtarake kundër terrorizmit, me gjithë rëndësinë e saj në largimin e rreziqeve të terrorizmit, nuk e përfundon betejën ndaj tij, si dhe subjekti i terrorizmit është një botë e gjerë virtuale pa shtrirje gjeografike të kufizuar. Shumë prej operacioneve të saj kriminale financohen nga fondet e lira dhe lehtësisht të arritshme. Megjithatë gjërat që ndihmojnë për të kontrolluar burimet e financimit janë monitorimi i transferove, duke reduktuar shkëmbimin tradicional financiar në alternativa të shkëmbimit bankar modern.

Nga Allahu kërkojmë sukses, paqja dhe salavatet qofshin mbi të dërguarin tonë Muhamedin a.s., familjen dhe shokët e tij.

*E lëshuar në Mekë, më 22 Xhumade eth Thani, më 1438h., 21 mars 2017.*

***Përgatiti: Mr. Besim Mehmeti***

Sabri Bajgora



# Komentimi i kaptinës "Et Tur" (5)

**Thirrja në rrugën e Allahut nuk duhet të ndalet edhe përkundër kurtheve e intrigave**

فَذَكِّرْ فَمَا أَنتَ بِنِعْمَتِ رَبِّكَ بِكَاهِنٍ وَلَا مَجْنُونٍ ﴿٩٢﴾ أَمْ يَقُولُونَ
شَاعِرٌ نَّتَرَبَّصُ بِهِ رَيْبَ الْمَنُونِ ﴿٠٣﴾قُلْ تَرَبَّصُوا فَإِنِّي مَعَكُم مِّنَ
الْمُتَرَبِّصِينَ ﴿١٣﴾ أَمْ تَأْمُرُهُمْ أَحْلَامُهُم بِهَـٰذَا أَمْ هُمْ قَوْمٌ طَاغُونَ
﴿٢٣﴾ أَمْ يَقُولُونَ تَقَوَّلَهُ بَل لَّا يُؤْمِنُونَ ﴿٣٣﴾ فَلْيَأْتُوا بِحَدِيثٍ مِّثْلِهِ
إِن كَانُوا صَادِقِينَ ﴿٤٣﴾

*"Pra, paralajmëro (o Muhamed), sepse ti, me dhuntinë e Zotit tënd, nuk je as fallxhi, as i çmendur! A vërtet thonë ata: "Ai është vjershëtar, të presim derisa ta zhdukë vdekja?!" Thuaju: "Prisni, se edhe unë po pres bashkë me ju!" A mos u vjen kjo nga mendja e tyre apo ata janë popull tejkalues (në inat e urrejtje)? Vërtet thonë ata: "Ai e ka trilluar atë?!" Nuk është kështu, por ata nuk besojnë. Atëherë le të sjellin një libër të ngjashëm me të, nëse ajo që thonë është e vërtetë!" (Et Tur, 29-34)*

## Shkaku i zbritjes së ajetit të 30-të

Transmetojnë Ibën Xheriri dhe Ibën Is'haku nga Ibën Abasi të ketë thënë: "Kurejshët u tubuan në "Darun Nedveh" lidhur me çështjen e Muhamedit a.s.. Njëri prej tyre kishte thënë: "Burgoseni dhe lidheni fort, e pastaj përcilleni derisa të vdesë e të shkatërrohet ashtu siç u shkatërruan poetët para tij, Zuhejri dhe Nabigu, sepse edhe ky është sikurse ata." Për shkak të këtyre fjalëve, Allahu xh.sh. zbriti: "A vërtet ata thonë: Ai është poet, të presim derisa ta zhdukë vdekja?!"[1]

## Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Meqë në ajetet paraprake, Allahu xh.sh. u betua se ndëshkimi i jobesimtarëve do të ndodhte gjithsesi, duke na rikujtuar se në çfarë gjendjesh do të kalojnë të ndëshkuarit me zjarr dhe të shpërblyerit me Xhenet, tash në këto ajete, Ai e urdhëron të Dërguarin e Vet, që t'ua tërhiqte vërejtjen idhujtarëve në formën më të ashpër, që të mos shpifnin e trillonin gjëra të paqena kundër tij. Disa prej parisë kurejshite shpifnin kundër tij pandërprerë se ishte fallxhi dhe i çmendur. Këto shpifje dhe akuza në adresë të Resulullahut s.a.v.s., bëheshin me qëllim që të zhvlerësonin dhe përqeshnin



shpalljen e Muhamedit a.s., se gjoja atij po i pëshpëritnin xhinët dhe djajtë. Pikërisht për këtë arsye, Allahu i Madhërishëm e porosit të Dërguarin a.s. që t'i paralajmëronte haptazi idhujtarët për këto shpifje, duke i sfiduar që të sillnin diçka të ngjashme me Kuranin, apo edhe të ngjashme me suren më të shkurtër, meqë në mesin e tyre kishte poetë dhe njohës të shkencave gjuhësore si retorika, etj, përndryshe, le të heshtnin.

## Koment:

***29. Pra, paralajmëro (o Muhamed), sepse ti, me dhuntinë e Zotit tënd, nuk je as fallxhi, as i çmendur!***

Në kohën kur i Dërguari i Allahut u urdhërua të dilte haptazi me shpalljen, thirrja e tij i tronditi elitat e idhujtarëve. Ata frikësoheshin nga përhapja e Islamit, i cili thërriste në barazi mes njerëzve, sepse mund të humbnin privilegjet dhe pozitat e tyre në atë shoqëri të mykur nga injoranca dhe padrejtësia. Disa prej tyre

ishin më të zëshmit në këto shpifje e përqeshje, ndër ta Shejbete ibën Rrebiai, i cili shpifte ndaj të Dërguarit të Allahut se ishte falltar (fallxhi), kurse Ukbe ibën ebi Muajti, shpifte ndaj tij se ishte i çmendur. Por, Allahu xh.sh. e urdhëron Muhamedin a.s. që t'i paralajmëronte haptazi idhujtarët që të heshtnin dhe të ndalonin nga të tilla shpifje, duke e qetësuar zemrën e tij që të mos ua vinte veshin shpifjeve të tilla, sepse ai me dhuntitë e Zotit të tij as nuk ishte fallxhi e as i çmendur.

Në aspektin terminologjik, fjala 'kahin" nënkupton falltarin, i cili pretendon se e di të fshehtën pa i ardhur frymëzim apo inspirim hyjnor, dhe shtiret se gjoja e di të kaluarën, ndërsa "mexhnun" nënkupton të çmendurin, i cili bën veprime të çoroditura e të pakontrolluara, apo nënkupton atë të cilin e ka prekur djalli.[2] Megjithatë, përqeshjet dhe sarkazmat e kurejshëve nuk kishin të ndalur. Ata filluan ta akuzonin se ishte poet që po sillte disa vargje, kot së koti.

*30. A vërtet ata thonë: "Ai është poet, të presim derisa ta zhdukë vdekja?!"*

Prej këtij ajeti, e deri në atë të 43-të, të kësaj sureje, janë gjithsej 15 pyetje, të cilat u janë parashtruar idhujtarëve kurejshë. Këto pyetje hyjnore janë parashtruar në atë formë, që në fund do të shtrëngonin kurejshët që patjetër të pranonin argumentet e shpalljes që po i zbriste Muhamedit a.s.[3]

Ajeti në fjalë paraqet sarkazmin dhe ironinë përqeshëse të idhujtarëve ndaj Pejgamberit a.s., duke thënë: ky është poet, siç ishin Zuhejri, Nabigu e poetë të tjerë para tij. Ata të tubuar për të diskutuar rreth çështjes së Muhamedit a.s., kishin thënë: lëreni kështu, derisa të vdesë, sepse së bashku me të do të vdes edhe feja e tij e re.

Por, Allahu xh.sh. nuk dëshiron që të Dërguarin e Tij ta lë në pozitë inferiore dhe të vetmuar, por i thotë pikërisht siç na e përshkruan edhe ajeti vijues:

*31. Thuaju: "Prisni, se edhe unë po pres bashkë me ju!"*

Kjo porosi hyjnore i la të nemitur dhe pa fjalë parinë kurejshite. Ata e dinin se i Dërguari i Allahut rridhte nga familja më autoritare në mesin e tyre. E dinin po ashtu, se deri atëherë kishte qenë më i respektuari dhe më besniku në mesin e tyre. E dinin se fjala e tij kishte peshë, andaj kur u erdhi me këtë paralajmërim, ata u heshtën në një mënyrë. Ndonëse e dinin se kjo shpallje e tij ishte mbi poezitë e tyre, frika e humbjes së pozitave udhëheqëse, bëri që ata ta tallnin,ta ironizonin e në fund edhe ta akuzonin. Mirëpo, i Dërguari a.s. i urdhëruar nga i Lartmadhërishmi ua ktheu me pothuajse të njëjtën masë të ironisë, duke i vënë në siklet e pozitë të palakmueshme. Mesazhi drejtuar atyre ishte shumë i qartë: Ani, priteni ju vdekjen dhe shkatërrimin tim, sepse edhe unë do të pres së bashku me ju, derisa kjo çështje të përfundojë. Do ta pres caktimin e Allahut për ju, sepse jam i bindur e këtë do ta shihni edhe vetë ju, se kë do ta ngadhënjejë në fund Allahu Fuqiplotë.

*32. A mos u vjen kjo nga mendja (iluzionet) e tyre apo ata janë popull tejkalues (në inat e urrejtje)?*

Pyetja e dytë që u drejtohet kurejshëve, është thënë në formë sarkastike nga ana e të Plotfuqishmit për ta, se a thua mendjet e tyre të sëmura dhe iluzionet e shkapërderdhura po i urdhëronin që të thoshin diçka të tillë. Kontradiktat e fjalëve të tyre ishin aq të mëdha, saqë nuk mund të përputheshin në asnjë mënyrë. Njëherë e akuzuan se ishte falltar, herën tjetër se ishte i çmendur, kurse më pas e akuzuan se ishte poet. Ata e dinin mirë se poetët megjithatë flasin fjalë të urta e me porosi, kurse falltarët dhe të çmendurit flasin vetëm fjalë të përçarta e të palidhura logjikisht. Që ironia të ishte edhe më e madhe, krerët e parisë kurejshite e përshkruanin veten si njerëz të mençur e largpamës, prandaj i Lartmadhërishmi i përqesh mendjet e tyre, që nuk po arrinin dot të dallonin të vërtetën nga e shtrembëta.

Pjesa e dytë e ajetit nënkupton edhe një mendim tjetër pse ata po e refuzonin shpalljen. Ata po insistonin në këtë refuzim të shpalljes hyjnore, të shtyrë nga inati, xhelozia dhe urrejtja, dhe në këtë drejtim kishin tejkaluar çdo arsye. Ata thjesht ishin verbuar dhe nuk shihnin asgjë tjetër, përveç interesave të tyre të ngushta e meskine.

*33. A vërtet ata thonë: Ai e ka trilluar atë?! Nuk është kështu, por ata nuk besojnë.*

Idhujtarët kurejshë, po edhe arabët e tjerë përreth Mekës, të pafuqishëm për të shpjeguar domethëniet e larta dhe kuptimplota të Kuranit famëlartë, në çdo mënyrë përpiqeshin ta zhvlerësonin Kuranin që po i zbriste atij. Ata njëherë e akuzuan si falltar, pastaj si poet, e në fund shpifën se Muhamedi a.s., këtë Kuran e kishte trilluar nga vetvetja. Ata thoshin se atij nuk ka mundësi t'i vinte ndonjë engjëll me shpallje, por thjesht po dëshiron të na hutojë me këto fjalë, që u ngjajnë poezive. Por Allahu xh.sh., ua shfaqi haptazi hipokrizinë e tyre, duke u thënë: "Jo, nuk është ashtu siç ju po pretendoni e shpifni. Këto fjalë janë Kuran, janë fjalë të Allahut, të cilat ia zbret engjëlli fisnik Xhibrili a.s., por ju gjithsesi nuk e besoni. Juve sikur u janë mbyllur zemrat me mjegullën e kufrit dhe nuk e shihni dritën që po tenton të depërtojë në zemrat e juaja, për të grisur perden e mohimit e të mosbesimit." Prandaj në ajetin vijues vjen provokimi dhe sfida hyjnore për të gjithë ata mohues.

*34. Atëherë le të sjellin një libër të ngjashëm me të, nëse ajo që thonë është e vërtetë!*



Ky ajet, sikur i ironizon idhujtarët për mjerimin e tyre shpirtëror, pse ende nuk po besonin se ky Kuran është fjalë e Allahut, e zbritur te Muhamedi a.s., por insistonin djallëzisht në konstatimin se ai është duke e trilluar nga vetja. Pikërisht për këtë arsye Allahu xh.sh. i sfidoi haptazi që të sillnin diçka të ngjashme me Kuranin famëlartë, nëse ishin të drejtë e të sinqertë në fjalët e tyre. Kjo sfidë hyjnore ndaj idhujtarëve ishte shumëdimensionale dhe mjaft domethënëse, meqë arabët e asaj kohe, ishin pothuajse në apogjeun e arritshmërisë në poezi dhe retorikë. Ata kishin mbetur të shtangur nga ky sfidim, sepse ishte mision i pamundur të imitohej qoftë edhe një ajet kuranor, ndonëse ishin mjaft të zotë në poezi. Ata nuk e dinin se po të tuboheshin të gjitha krijesat, njerëzit dhe xhinët për të sjellë diçka të ngjashme sikur Kurani, nuk do të arrinin. Allahu xh.sh. në vazhdimësi, gjatë tërë kohës së zbritjes së Kuranit famëlartë, i ka sfiduar idhujtarët që të sillnin diçka të ngjashme me Kuranin. Në fillim sfida ishte ta sillnin një Kuran të ngjashëm, nëpërmjet ajetit 88, të sures Hud: "Thuaj: Edhe sikur të tuboheshin të gjithë njerëzit dhe xhinët për të sjellë një Kuran të tillë, ata nuk do të mund të bënin një të ngjashëm me të, madje, edhe sikur ta ndihmonin njëri-tjetrin";

Pastaj i sfidoi të sillnin 10 kaptina të ngjashme me Kuranin: "Nëse ata thonë: Ai (Muhamedi) e trilloi atë (Kuranin)". Thuaju: "Sillni pra, dhjetë kaptina si ai (Kurani) ashtu të trilluara (siç thoni ju)dhe thirrni në ndihmë kë të mundni, përveç Allahut, nëse e thoni të vërtetën!"(Hud, 13);

Dhe fare në fund, për t'ua bërë me dije se ishin të paaftë dhe të pamundur të sillnin diçka të ngjashme, i sfidoi që ta sillnin të paktën një sure të ngjashme me ato të Kuranit, qoftë edhe prej më të shkurtrave, sfidë kjo e shprehur nëpërmjet ajeteve 23-24 të kaptinës"El Bekare": "E nëse jeni në dyshim në atë që ia kemi zbritur (shpallur) robit tonë, atëherë sillni një kaptinë të ngjashme me të (Kuranit) dhe thirrni (për ndihmë) dëshmitarët tuaj (zotat që i adhuroni) pos Allahut, nëse jeni të sinqertë(në thëniet tuaja se Kurani nuk është prej Zotit). E mos e paçi bërë (deri më tash), e as që do ta bëni kurrë (në të ardhmen), atëherë ruajuni zjarrit, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët, që është përgatitur për (të ndëshkuar) jobesimtarët."

Të gjitha përpjekjet e idhujtarëve për të sjellë diçka të ngjashme me Kuranin famëlartë dështuan, e do të dështojnë edhe në të ardhmen, sepse asgjë nuk mund ta rivalizojë fjalën hyjnore, meqë ky libër është zbritje e të Urtit, i Cili hollësisht është i njoftuar për çdo proces që ndodh në këtë ekzistencë, e është në dijeni edhe për fjalët dhe shpifjet e idhujtarëve mekas.

### Porosia e ajeteve (29-34)

- Allahu fuqiplotë e urdhëron të Dërguarin e Vet, që të qëndronte stoik e i pathyeshëm në thirrjen dhe udhëzimin e popullit të tij me këshillat e Kuranit famëlartë. E porosit gjithashtu që të mos ua vinte veshin ofendimeve dhe fyerjeve që kurejshët po ia bënin atij duke e quajtur falltar, poet dhe i çmendur. Përkundrazi, ai ishte i përzgjedhuri i Allahut në mesin e krejt njerëzimit, që ta thërriste botën në mirësitë e kësaj feje të pastër islame.

- Të ballafaquar me shpalljen hyjnore, dhe në pamundësi që t'i dilnin përballë Kuranit famëlartë, ata shpresonin që Muhamedi a.s. të vdiste i ri, ashtu siç i kishte vdekur babai, dhe të harrohej çështja e tij. Ata ëndërronin shkatërrimin e tij, sikur që kishte ndodhur edhe me kujtimin për disa nga poetët e mëhershëm arabë, të cilët kishin përfunduar në koshin e harresës historike.

Mirëpo, këto ëndrra të tyre, ua kishte zhdavaritur Allahu xh.sh., duke u thënë atyre nëpërmes gjuhës së Pejgamberit a.s. që të "prisnin" vdekjen dhe shkatërrimin e tij, sepse së bashku me ta, do të priste edhe vetë Muhamedi a.s.. Kjo ishte përgjigja hyjnore ndaj ironive përqeshjeve dhe sarkazmave të idhujtarëve.

- Idhujtarët kurejshë kishin tejkaluar të gjitha normat njerëzore në këtë urrejtje ndaj udhëzimit hyjnor, duke shpifur së këtë Kuran, Muhamedi a.s. e kishte shpikur nga vetvetja. Pikërisht, për këtë arsye, pason sfidimi hyjnor ndaj idhujtarëve, që nëse dyshonin se ai po e sillte Kuranin nga mendja e tij, atëherë le ta sillnin një Kuran të ngjashëm sikurse ky që po i zbriste Muhamedit a.s. Natyrisht, ky sfidim mbetet aktual deri në Ditën e Gjykimit, dhe sigurisht që çdo përpjekje e tillë, do të jetë e dështuar, sepse askush nuk mund ta rivalizojë fjalën e Allahut, Krijuesit të kësaj ekzistence. *(vijon)*

(1) Es Sujuti, Lubabun nukulifiesbabin nuzuli, f. 246. (2) Et Tefsirul Munir, vëll. 27, f. 80-81. (3) Abdulmelik ibën Ahmed Ramadani,Min kuli suretinfaide, Inabe Algjer, 2006. fq. 278-284.



Mr. Ejup Haziri

# Ngritja nga rukuja (1)

## Hyrje

Pasi namazfalësi ta ketë bërë rukunë, duke shprehur madhërimin e kërkuar dhe duke aplikuar qetësinë që kërkohet në të, ngritët përsëri derisa të drejtohet plotësisht trupi, në atë mënyrë që pjesët e trupit të pushojnë në vendin e vet, dhe thotë: "Semi Allahu limen hamideh", ndërsa pas saj thotë: "Rabbena lekel hamd." A duhet t'i bashkojë këto dy lutje ai që falet i vetëm apo ta thotë vetëm njërën prej tyre? A nevojitet që imami t'i thotë të dyja, apo vetëm njërën prej tyre, gjithashtu edhe ai që falet pas imamit? Këto tematika të kësaj natyre do t'i trajtoj brenda këtij punimi.

## Tesmi dhe tahmidi

Kur ta kryejmë rukunë dhe të ngrihemi prej saj, derisa trupi të drejtohet plotësisht, atëherë duhet thënë këto fjalë: "Semi Allahu limen hamideh" – "Allahu e dëgjon atë që e falënderon Atë (Zotin)". Kjo në terminologjinë e fikhut njihet me emrin "tesmi ", ndërsa pas saj thuhet: "Rabbena lekel hamd" - "Falënderimi të takon ty o Zoti ynë." Kjo në terminologjinë e fikhut njihet me emrin "tahmid ".Në vazhdim të punimit do t'i referohemi me emrat "tesmi" dhe "tahmid".

Vlen të përmendet se gjatë ngritjes prej rukusë, duart nuk ngritën lart, ashtu siç e kam përmendur gjerë e gjatë në shkrimet paraprake, se duart ngritën vetëm gjatë tekbirit fillestar, e jo gjatë shkuarjes në ruku, ngritjes prej saj, e as gjatë shkuarjes në sexhde, apo ngritjes prej saj.

## Format e tesmiut dhe tahmidit

Në bazë të haditheve që na transmetohen nga shokët e të Dërguarit të Allahut, tesmiu na vjen vetëm në këtë formë: "Semi Allahu limen hamideh", ndërsa tahmidi në bazë të transmetimeve na vjen së paku në katër forma, të përafërta mes vete, me nuanca të vogla ndryshimesh.

**E para** është teksti që veç e kam cituar më parë, njëherësh është teksti më i pranuar te të gjithë ulematë, brenda gjitha shkollave juridike: "Rabbena lekel hamd". Ka shumë hadithe që transmetohen nga sahabë të ndryshëm për tahmidin në këtë formë, mjafton ky hadith sa për ilustrim:

"Na ka treguar Jahja ibën Bukejri, i cili ka thënë: "Na ka treguar Lejthi nga Ukajli, ky nga Ibën Shihabi i cili ka thënë: "Më ka informuar Ebu Bekër ibën Abdurrahman ibën el Harithi, i cili e kishte dëgjuar Ebu Hurejren duke thënë: "I Dërguari i Allahut kur ngrihej për të falur namaz, shqiptonte fjalën "Allahu Ekber", gjithashtu kur shkonte në ruku thoshte "Allahu Ekber", e më pas thoshte: "Semi Allahu limen hamideh", kur ngrihej prej saj, e pastaj përderisa ishte i drejtuar plotësisht thoshte: "Rabbena lekel hamd."[1]

**E dyta:** "Rabbena ve lekel hamd".

Në koleksionin e Muslimit dhe të tjerëve, në lidhje me këtë transmetohet nga Ebu Hurejre:

"Na ka treguar Muhamed ibën Rafi nga Abdurrezaku, i cili thotë: "Na ka informuar Ibën Xhurejxhi nga Ibën Shihabi, e ky nga Ebu Bekr ibën Abdurrahmani, i cili e ka dëgjuar Ebu Hurejren duke thënë: "I Dërguari i Allahut kur ngrihej për t'u falur shqiptonte fjalën "Allahu Ekber", pastaj kur shkonte në ruku shqiptonte gjithashtu tekbirin (Allahu Ekber), më pas ngrihej nga rukuja dhe thoshte: "Semi Allahu limen hamideh". Ai po ashtu thoshte përderisa ishte në këmbë: "Rabbena ve lekel hamd."[2]

**E treta:** "Allahumme Rabbena lekel hamd."

"Na ka treguar Abdullah ibën Jusufi, i cili ka thënë: "Më ka informuar Maliku nga Sumeji, ky nga Ebu Salihi, e ky nga Ebu Hurejre, i cili thotë se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Kur imami thotë: "Semi Allahu limen hamideh", ju thoni: "Allahumme Rabbena lekel hamd, ngase atij që i përputhet fjala e tij me fjalën e melaqeve, atij i falen mëkatet e kaluara."[3]

*E katërta:* "Allahume Rabbena ve lekel hamd." Na ka treguar Ademi dhe ka thënë: "Na ka treguar Ibën

ebi Dhibi nga Seid el Makburij, e ky nga Ebu Hurejre, i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut kur thoshte: "Semi Allahu limen hamideh", më pas thoshte: "Allahumme Rabbena ve lekel hamd."[4]

### Kur fillon të bëhet tesmiu dhe tahmidi?

Pasi të bëhet madhërimi i kërkuar në ruku dhe të plotësohet qetësia trupore, falësi i namazit fillon të ngritët nga rukuja. Aty kur fillon të ngritët prej rukusë, fillon edhe shqiptimin e tesmiut, ndërsa tahmidi bëhet atëherë kur ai të jetë krejtësisht në pozitën në këmbë dhe trupi të jetë plotësisht i drejtë.

Autori i "Durrul muhtar-it"[5] thotë se tesmiu duhet të thuhet gjatë kohës së ngritjes prej rukusë, ndërsa tahmidi kur bëhet plotësisht ngritja prej rukusë.

### A duhet t'i bashkoj këto të dyja ai që falet i vetëm

Nëse personi falet i vetëm, pa imam, a duhet ta thotë tesmiun apo tahmidin, apo eventualisht t'i bashkoj të dyja? Ajo që është e njohur brenda shkollës juridike hanefite dhe që konsiderohet si mendim i zgjedhur brenda vetë shkollës është mendimi, se ai që falet i vetëm duhet t'i bashkoj tesmiun dhe tahmidin, gjegjësisht të thotë kur ngritët prej rukusë "Semi Allahu limen hamideh", ndërsa pas një pauzë të shkurtër, thotë: "Rabbena lekel hamd". Të këtij mendimi janë Ebu Hanife, nxënësit e tij të mirënjohur Ebu Jusufi dhe Muhamedi, dhe njëherësh ky mendim është ai që përfaqëson shkollën hanefite në këtë çështje.[6] Të këtij mendimi janë edhe malikitë,[7] shafitë[8] dhe hanbelitë sipas versionit më të saktë.[9]

Shejbani thotë: "E kur të qetësohet plotësisht nga rukuja, atëherë e ngrit kokën dhe thotë: "Semi Allahu limen hamideh - Allahu e dëgjon atë që e falënderon Atë (Zotin)", e më pas e thotë në vete: "Rabbena lekel hamd - Falënderimi të takon Ty, o Zoti ynë."[10]

Ndonëse brenda shkollës hanefite ka edhe mendime tjera, por ato nuk përfaqësojnë mendimin zyrtar të shkollës në fjalë. Megjithatë një numër jo i vogël i juristëve të njohur të shkollës hanefite mendojnë se, ai që falet i vetëm, pa imam, e thotë vetëm tahmidin, si autori i "Kenz-it"dhe të tjerët. Madje, autori i "Ihtijar-it"[11] dhe ai i"Bahru rrraik-it"[12] e pohojnë se shumica e dijetarëve hanefitë janë të këtij mendimi. Tesmiu është shkaktari dhe nxitësi i tahmidit, e ai që falet i vetëm, pa imam, nuk ka diçka që mund ta nxitë atë, prandaj ai mjafton vetëm me tahmid.[13] Përkundër këtij mendimi që e cekëm, kemi edhe një mendim tjetër, që transmetohet nga Ebu Jusufi, i cili përcjell fjalët e Ebu Hanifes, e që sipas këtij mendimi (jo popullarizues) ai që falet i vetëm, pa imam, e thotë vetëm tesmiun.[14] Argument për këtë është fakti se imami e thotë vetëm tesmiun, e ai që falet i vetëm llogaritet si imam i vetes, prandaj i obligohet atij ashtu siç i obligohet imamit.[15] Sidoqoftë, mendimi i parë, që falësi i namazit pa imam, e thotë tesmiun dhe tahmidin, është mendimi i përzgjedhur në shkollën hanefite, kurse mendimet tjera mbesin vetëm në suaza të opinioneve. Në vijim sjellim disa nga argumentet që bazohet medhhebi hanefij në lidhje me këtë çështje:

**E para:** Nga hadithet e transmetuara rreth mënyrës së faljes së Pejgamberit a.s., është edhe ajo që ai i bashkonte tesmiun dhe tahmidin, e prej atyre haditheve veçojmë: "Na ka treguar Jahja ibën Bukejri, i cili ka thënë:



"Na ka treguar Lejthi nga Ukajli, ky nga Ibën Shihabi, i cili ka thënë: "Më ka informuar Ebu Bekër ibën Abdurrahman ibën el Harithi i cili e kishte dëgjuar Ebu Hurejren duke thënë: "I Dërguari i Allahut kur ngrihej për të falur namaz, shqiptonte fjalën "Allahu Ekber", gjithashtu kur shkonte në ruku thoshte "Allahu Ekber", e më pas thoshte: "Semi Allahu limen hamideh", kur ngrihej prej saj, e pastaj përderisa ishte i drejtuar plotësisht thoshte: "Rabbena lekel hamd."[16]

Në koleksionin e Muslimit dhe të tjerëve, nga i njëjti transmetues, ka ardhur: "Na ka treguar Muhamed ibën Rafi nga Abdurrezaku i cili thotë: "Na ka informuar Ibën Xhurejxhi nga Ibën Shihabi e ky nga Ebu Bekr ibën Abdurrahmani, i cili e ka dëgjuar Ebu Hurejren duke thënë: "I Dërguari i Allahut kur ngrihej për t'u falur shqiptonte fjalën "Allahu Ekber", pastaj kur shkonte në ruku shqiptonte gjithashtu tekbirin (Allahu Ekber), më pas ngrihej nga rukuja dhe thoshte: "Semi Allahu limen hamideh". Ai po ashtu thoshte përderisa ishte në këmbë: "Rabbena ve lekel hamd", e pastaj shqiptonte tekbirin dhe shkonte në sexhde. Ai po ashtu shqiptonte tekbirin kur e ngrinte kokën nga sexhdeja, e po kështu vepronte në tërë namazin derisa përfundonte. Gjithashtu shqiptonte tekbirin edhe kur ngrihej nga rekati i dytë, pas uljes." Më pas Ebu Hurejre tha: "Unë po ua shëmbëllejë juve namazin e të Dërguarit të Allahut."[17]

Hadithi tjetër është në koleksionin e Muslimit dhe transmetohet nga Ibën ebi Evfa: "Na ka treguar Ebu Bekër ibën ebi Shejbe, nga Ebu Muavijeh, ky nga Vekiu, ky nga Ameshi, ky nga Ubejd ibën el Haseni, e ky nga Ibën ebi Evfa, i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut kur e ngrinte shpinën e tij nga rukuja, thoshte: "Semi Allahu limen hamideh, Allahumme Rabbena lekel hamdu, mil'us semavati, ve mil'ul erdi, ve mil'u ma shi'te min shej'in ba'du."[18]

**E dyta:** Mesazhi i Pejgamberit a.s. kushtuar Burejdes, i cili është në koleksionin e Darekutniut: "Na ka treguar Ahmed ibën Muhamed ibën Seidi, nga Ali ibën Seidi, ky nga Ali ibën el Husejn ibën Ubejd ibën Kabi, ky nga Seid ibën Othman el Hazzazi, ky nga Ahmed ibën Muhamed ibën Seidi, ky nga Ahmed ibën el Husejn ibën Seidi, ky nga babai i tij, ky nga Seid ibën Othman el Hazzazi, ky nga Amër ibën Shimri, ky nga Xhabiri, ky nga Abdullah ibën Burejdeh, e ky nga babai i tij, i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut tha: "O Burejdeh, kur ta ngritësh kokën tënde nga rukuja, thuaj: "Semi Allahu limen hamidehu, Allahumme Rabbena lekel hamdu, mil'es semai, ve mil'el erdi, ve mil'e ma shi'te ba'du."[19]



**E treta:** "Tesmiu është në pozitën e duasë, gjersa tahmidi është në pozitën e vërtetimit (te'min), e bashkimi i tyre bëhet për t'i arritur te dyja."[20]

(1) Buhariu në Sahih, nr.789. (2) Muslimi në Sahih, nr. i hadithit 28 (392); Ibën Huzejme në Sahih, nr. 578; Nesaiu në Sunen, nr. 1150. Hadithi është autentik. Albani dhe të tjerët e vlerësojnë hadithin në gradën më të lartë të besueshmërisë. (3) Buhariu në Sahih, nr.796; Muslimi në Sahih, nr. 71 (409); Ebu Davudi në Sunen, nr.848. Albani thotë se hadithi është autentik. (4) Buhariu në Sahih, nr.795. (5) Ibën Abidin, Reddul Muhtar aled Durril Muhtar, v.I, f.497. (6) Serhasij, el Mebsut, v.I, f.24; Merginani, El Hidajeh Sherh Bidajetul Mubtedi', v.I, f.84; Zejlei, Nasburr Rrajeh Liehadithil Hidajeh, v.I, f.502; Leknevij, Umdeturr Rriajeh ala sherhil vikajeh, v.II, f.95; Ebul Mealij, El Muhitul Burhanij fil Fikhin Nu'manij, v.I, f.414. (7) Ibni Rushdi, Bidajetul muxhtehid, v.I, f. 283. (8) Shafi, El Umm, v.I, f.220; Nevevi, El Mexhmu', v.III, f.417. (9) Ibni Kudameh, El Mugni, v.II, f.186. (10) Muhamed ibën el Hasen esh Shejbani, El Asl (i njohur si El Mebsut), v.I, f.4. (11) El Mevsilij, El Ihtijar lita'lil Muhtar, v.I, f.175. (12) Ibën Nuxhejm, El Bahrurr Rraik sherh Kenzud Dekaik, v.I, f.334. (13) Kasani, Bedaius Sanaiu, v.II, f.59. (14) Ebul Mealij, El Muhitul Burhanij fil Fikhin Nu'manij, v.I, f.414. (15) El Babertij, El Inajeh Sherhul Hidajeh, v.I, f.299. (16) Buhariu në Sahih, nr.789. (17) Muslimi në Sahih, nr. i hadithit 28 (392); Ibën Huzejme në Sahih, nr. 578; Nesaiu në Sunen, nr. 1150. Hadithi është autentik. Albani dhe të tjerët e vlerësojnë hadithin në gradën më të lartë të besueshmërisë. (18) Muslimi në Sahih, nr. 202 (476). (19) Darekutni në Sunen, nr. 1284. (20) Kasani, Bedaius Sanaiu, v.II, f.59; Nakravi, El Fevaik ed Devanij, Darul Fikr, Bejrut, 1415-1995,v.I, f.181.

Nexhat Ibrahimi

# Paqja është përgjigjja islame ndaj terrorizmit



## Hyrje

Terrorizmi nuk është dukuri apo fenomen që prodhohet me shkop magjik, as nuk është lodër fëmijësh që blihet në dyqan. Ai ka historinë e vet, lëndën e vet, synimin e vet final dhe instrumentet për realizmin e këtij synimi. Por terrorizmi ka dhe shkakun dhe pastaj pasojat. Përpjekja për të prodhuar terrorizëm në mënyrë artificiale, terrorizëm të paqenë mund të tërheq simpatinë e çastit të medieve, të qarqeve të caktuara por jo në mënyrë afatgjate. Gjithashtu, përpjekja për të gjykuar pasojat e terrorizimit pa analizuar shkaqet që sollën terrorizmin, nuk do të çoj në zbutjen apo eliminimin e terrorizmit.

Disa shtete të fuqishme kanë inskenuar raste, kanë etiketuar kundërshtarë për të pasur justifikim para opinionit të gjerë për dhunën e pranishme. Pra, terrorizmi ka histori dhe vetëm pas analizimit të historisë së terrorizmit në mënyrë të gjithanshme mund të hulumtohen edhe shkaqet e pasojat, e jo vetëm pasojat.

Përpjekja jonë nuk synon t'i analizojë në tërësi këto dukuri, sepse kjo është temë për një studim të veçantë, por synon të ofrojë ca elemente që mund të çojnë në paqe. Këto elemente janë dashuria, altruizmi, dhembshuria, mëshira kundrejt dhunës, torturës, padrejtësisë, individuale apo kolektive.[1]

## Islami si paqe dhe kundër terrorizmit

Islam si shprehje do të thotë paqe dhe është fe e paqes. Islami e rrethon personin me mësime të larta, synimi i së cilave është ta vendos dhe bazojë paqen ndërmjet njeriut dhe Krijuesit të tij, Allahut. Po ashtu, këto mësime synojnë të ndërtojnë paqe edhe ndërmjet njeriut dhe njeriut, dhe ndërmjet njeriut dhe pjesës tjetër në gjithësi,[2] të gjenerojë një sistem etik dhe të drejtë.[3]

Nëse e pranojmë se terrorizmi është dhunë, frikësim, zhvatje, torturë sistematike që të arrihet një synim apo më shumë synime politike ose nëse e pranojmë se terrorizmi është mbikëqyrje apo detyrim që të tjerët të detyrojnë diç me dhunë, frikë apo kërcënim atëherë si është e mundur që kjo fe, ky besim të preokupohet me terrorizmin si lëndë, temë, objekt. Pa hyrë më thellë do të themi se Kurani përdorë shprehjen fitne, që në një mënyrë është sinonim i ngatërresave, torturave, shpifjeve, vrasjeve, përndjekjeve, të ndjerit e tjetrit i frikësuar, i përbuzur, i kërcënuar. Kurani thotë: "Fitneja është më e rëndë se vrasja." (El Bekare, 191). Gjithashtu Kurani thotë: "Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e shtrembëta." (El Bekare, 256).

Allahu i madhërishëm gjithnjë udhëzon drejt dhe qorton besimtarët që të ruajnë rrugën e drejtë karshi të keqes. Terrorizimi i tjetrit, dhuna sistematike ndaj tjetrit, nënshtrimi i tjerëve ndaj vetes na jep titullin e dhunuesit, terroristit dhe terrorizuesit. Këmbëngulja në dhunë shkakton largimin e dashurisë së Zotit, bekimin e Tij, mëshirën e Tij.

Por, Islami nëpërmjet Kuranit dhe hadithit shkon një hap më tutje, duke ndaluar të terrorizohen të tjerët, si antipod për terrorizimin ofron vlerat morale, paqen, mirësjelljen, dhembshurinë, mbëltimin e sjelljeve të mira ndaj të gjithëve, pa marrë parasysh ngjyrat, gjuhët, racat, vendin, mentalitetin: "O njerëz! Ne, me të vërtetë, ju krijuam prej një mashkulli dhe një femre dhe ju bëmë popuj dhe fise, për t'u njohur (në mes vete). Më i lavdërueshëm tek Allahu është ai që i druan më së shumti Atij. Me të vërtetë, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe asgjë për Të nuk është e fshehtë." (El Huxhurat, 13)

Natyra primordiale e njeriut është në thelb substancë etike dhe shpirtërore që anon drejt të mirës dhe vetëdijes për Allahun, kurse mangësitë dhe skajshmëritë e tij (fuxhur) janë veti aksidentale, të cilat do të ketë mundësi t'i tejkalojë nëpërmjet vepër mirësisë (el-birr) dhe vullnetit intelektual dhe etik.[4] Kjo natyrë primordiale e njeriut buron nga vetë emrat e bukur të Allahut sikurse xhemal (bukuri), e për të cilën veti përcillet nga Abdullah ibën Mes'udi se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Allahu është i bukur dhe e do të bukurën." (Muslimi në Sahihun e tij, etj.)

Domethënë, Allahu sa është imanent (në krijesat), i ngjashëm dhe afër me to, aq është edhe transcendent, i ndryshëm dhe përtej tyre. Allahu, si burim final i paqes, i tejkalon të gjitha kundërshtimet dhe tensionet, dhe është gjendje e përhershme e qetësisë dhe rehatisë, kurse paqja e vërtetë arrihet "Me kujtimin e Allahut." (Er Rrad, 28).[5]

Nga një kënd tjetër çështjen e paqes e të dashurisë e kuptojmë qartë. Muhamedi a.s. e përshkruan përmbledhtazi mungesën e altruizmit te njerëzit. Një ditë erdhën tek ai disa beduinë arabë dhe njëri nga ata e pyeti Pejgamberin a.s.: "A i puthë ti fëmijët tuaj"? Ai u përgjigj: "Po". Ata thanë: "Ne kurrë nuk i puthim." Pejgamberi a.s. u përgjigj: "Ç'mund të bëj unë nëse zemrat tuaja janë të privuara nga mëshira."

Po ashtu, me një rast tjetër Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush nuk i mëshiron njerëzit, atë nuk e mëshiron Allahu." (Muslimi)

Edhe pse shoqëria ku lindi dhe jetoi Muhamedi a.s. ishte e vrazhdë dhe jofalëse, mëshira dhe dhembshuria që ai tregoi gjatë jetës ishte mahnitëse. Madje edhe jobesimtarët mahniteshin me sjelljen e tij. Me një rast ai tregon se si kishte filluar të falë namaz, me qëllim ta zgjasë namazin. Por, kur dëgjoi të qarën e fëmijës, ai e shkurtoi namazin nga frika që mos të nxis shqetësim te nëna e fëmijës. Në vend të agresivitetit dhe urrejtjes Islami urdhëron humanitet dhe solidaritet për të gjithë. Sipas Pejgamberit a.s. pajtimi i njerëzve të hidhëruar është sadaka, ndihma pronarit në ngarkimin e një kafshe është sadaka, fjala e mirë është sadaka etj.[6]

Myslimani duhet të kujdeset edhe për fqinjët e tij, çfarëdo qofshin ata. Muhamedi a.s. thotë: "Nuk do të hyjë në xhenet ai, fqinjët e të cilit nuk janë të qetë nga ai."

"Për Zotin, në duar të të Cilit është jeta ime, ju nuk do të hyni në xhenet në qoftë se nuk besoni, kurse nuk do të besoni nëse nuk e doni njëri-tjetrin. A dëshironi t'u them diç me çka do ta doni njëri-tjetrin? Shtrijeni selamin mes veti."

"Për Zotin në duart e të Cilit është jeta ime, ju nuk do të hyni në xhenet nëse nuk besoni, ndërsa nuk do të besoni në qoftë se nuk e doni njëri-tjetrin. A dëshironi t'u them diç me çka do ta doni njëri-tjetrin? Shpërndajeni selamin (përshëndetjen) mes veti."

Një ditë Muhamedi a.s. pa një shpend se si godit me krahët e tij për toke si shenjë fatkeqësie. Pas kësaj i pyeti shokët: "Kush e bëri këtë?" Ata thanë: "Ne kemi marrë nga foleja të vegjlit e shpendit." Pejgamberi a.s. u tha atyre: "Kthejani ata atij. Asnjë nënë nuk bën të torturohet në llogari të fëmijës së saj."

Në një rast tjetër Muhamedi a.s. e takoi një shok të tij duke ndezur një zjarr mbi një fole milingonash. Po këtë çast urdhëroi që zjarri të fiket, duke qortuar: "Askush nuk ka të drejtë që të tjerët t'i torturojë me zjarr."

Allahu në Kuran thotë: "Ata të cilët e largojnë hidhërimin e tyre dhe i falin njerëzit." (Ali Imran, 135)

Muhamedi a.s. thotë: "Allahu është i butë dhe e do butësinë në çdo gjë. Lehtësoni gjërat dhe mos vështirësoni ato. Kthjelloni njerëzit dhe mos i refuzoni."

Kur në shoqëri të paraqitet dhuna, tortura dhe shqetësimet të shkaktuara nga një grup i caktuar, institucional apo jo, besimtari mysliman e ka për obligim t'i kundërvihet kësaj gjendjeje me dialog. Kurani thotë: "Thirr në rrugë të Krijuesit tënd me urtësi dhe këshillë të mirë, dhe diskutoni me ata në mënyrën më të mirë." (En Nahl, 125).



Por, nëse diskutimi me ata nuk ecë rrugës së duhur, atëherë pason ajeti vijues: "E nëse ndëshkoni, ndëshkoni ashtu siç keni qenë të ndëshkuar ju, e nëse përmbaheni, kjo është më së miri për të durueshmit." (El Nahl, 126).

Kur delegacioni i Taifit po bëhej gati të kthehej, Muhamedi a.s. i dha guvernatorit të ri udhëzimet që vijojnë: "Të jesh zemërgjerë në ceremonitë fetare publike dhe merre parasysh si kriter nevojën e më të dobëtit në mesin e të pranishmëve, siç janë pleqtë, fëmijët, të dobëtit (të sëmurët) dhe ata të cilët janë për ngut për shkak të punëve që i kanë."[7]

Me rastin e përkeqësimit të gjendjes mes myslimanëve apo dhe të tjerëve, është detyrim fetar të bashkohen forcat e arsyeshme, dhe në vend të dhunës të përdoret mirëkuptimi, pranimi i tjetrit ashtu çfarë është. Kushtetuta e Medinës, dokumenti i parë i tillë, i praktikuar institucionalisht, qartë tregon si duhet rregulluar parimisht raportet njeri-Zot, mysliman-mysliman dhe mysliman-të tjerë.

Myslimanët duhet të sillen në nivel të lartë gjithnjë, sepse ai kryen një detyrim ndaj Krijuesit. Muhamedi a.s. tha: "Ju do të takoni besimtarë të feve tjera duke adhuruar Zotin në faltoret e tyre. Mos u konfliktuoni me ata, dhe mos iu jepni vështirësi. Në vendin armiqësor mos vrisni kurrfarë gra ose fëmijë, të verbër apo pleq. Mos pritni drunjtë as mos rrënoni kurrfarë ndërtesash."

I vetmi angazhim luftarak i lejuar është angazhimi kundër shtypësve, lufta për të mbrojtur paqen e të gjithë njerëzve pa marrë parasysh fenë apo bindjet e tyre. Prandaj, aksionet e dhunshme, vetëvrasësit, bombahedhësit në njerëz të pafajshëm nuk kanë kurrfarë rrugëdalje as arsyetim fetar.

Allahu thotë: „... dhe mos vritni vetveten! Allahu, me të vërtetë, është mëshirues për ju...". (En Nisa, 30)

„... dhe mos e sillni veten tuaj në shkatërrim, por bëni mirë..." (El Bekare, 195)

Këto porosi janë argument i mjaftueshëm që të pengohen vrasësit e cilitdo lloj, qoftë ata shtetërorë (kur shteti në emër të mbrojtjes së vlerave njerëzore apo materiale) qoftë ata individualë (në emër të idealeve) nuk kanë të drejtë dhune fizike, shpirtërore e materiale. Gjyqet e instaluara kundër krimeve në masë nuk kryejnë detyrën për drejtësinë por për të fuqishmit dhe krijimin e kushteve për përfitime dhe influencë materiale, ekonomike e politike.[8]

Allahu xh.sh. thotë: "Pra, kushdo që ju sulmon duke tejkaluar kufirin, edhe ju sulmoni ata, ashtu siç ju sulmuan ata juve (reciprokisht)! Keni frikë Allahun, dhe dijeni se, me të vërtetë, Allahu është me ata që ruhen nga të këqijat." (El Bekare, 194)

Islami mendon se kundër dhunës, torturës, terrorizmit, duhet luftuar në të gjitha mënyrat, por tri mënyra janë më të kapshme:

1) Të edukohen të gjithë myslimanët si të ndershëm, të drejtë, të dashur, të respektuar, duke ruajtur të tjerët nga rrëmuja dhe shqetësimi;

2) Të punohet me çrregulluesit, rrënuesit, keqbërësit. Të bëhet edhe lutje për ta dhe ndihmë për të kapërcyer problemet eventuale, dhe;

3) Nëse pala rrënuese nuk pranon bashkëpunim, dialog, mirëkuptim atëherë forcat e drejta, duhet t'i bashkojnë angazhimet kundër rrënuesve të rendit shpirtëror dhe fizikë, derisa nuk vendoset qetësia dhe paqja sipas urdhrave hyjnore.

**Në vend të përfundimit**

Askush me asgjë në emër të çfarëdo ideali nuk mund të ofendojë, dëmtojë apo vrasë të pafajshmit, qoftë ky terrorizëm individual, grupor apo shtetëror, qoftë lindor apo perëndimor, për më tepër ky i fundit, shtetëror perëndimor, kur dimë se ai udhëhiqet nga njerëz kompetentë të të gjitha fushave.

Edhe pse grupe të caktuara fetare thirren në fe dhe në mbrojtjen e fesë, veprimi i tyre i dhunshëm ndaj kundërshtarëve është larg fesë, larg arsyes, larg paqes deklarative. Ata, lindorë apo perëndimorë të dhunshëm, janë armiq të paqes, prosperitetit, fëmijëve dhe larg rivendosjes së relacionit eternal mes Krijuesit dhe krijesës.

Do të përfundojmë me fjalët kuranore të Allahut: "O besimtarë! Hyni në paqe me të gjitha rregullat e saj dhe mos shkoni gjurmëve të djallit, se ai është armiku juaj i përbetuar." (El Bekare, 208). "Dhe këshilloji (njerëzit o Muhamed), se ti je vetëm këshillues dhe nuk je detyrues me forcë ndaj tyre!" (El Gashije, 21–22) "Sikur të donte Zoti yt, do të besonin të gjithë ata që gjenden në tokë. Vallë, ti do t'i detyrosh njerëzit të bëhen besimtarë?!" (Junus, 99)

(1) Një analizë të thellë metafizike, filozofike, historike, sociologjike për dhunën do ta gjejmë në: Ibrahim Kalin, Arsyeja dhe virtyti, Logos-A, Shkup, 2015, fq. 245 e tutje. (2) Një shkrim më të thelluar për terrorizmin, burimet dhe pasojat e tij e kemi shkruar më herët: Nexhat Ibrahimi, A është Islami burim i terrorizmit?, në: http://www.zeriislam.com/artikulli.php?id=486. (3) Ibrahim Kalin, po aty, fq. 250. (4) Ibrahim Kalin, po aty. fq. 260. (5) Ibrahim Kalin, po aty. fq. 256 e tutje. (6) Përkundër natyrës paqedashëse të fesë islame, autorë perëndimorë dëshirojnë të gjejnë burime dhune edhe në Islam, sikurse është prerja e kurbanit, sikur e bënë Bernard Lewis në disa libra të tij. Shih: Ibrahim Kalin, po aty, fq. 245-246. (7) Ibni Hishami, Sira, f. 917. (8) Nexhat Ibrahimi, Islami në perceptimin dhe praktikën tonë, Logos-A, Shkup, 2012, fq. 365 e tutje.



Prof.ass.dr. Musa Vila

# Njerëzit u përngjajnë metaleve, e shpirtrat janë si ushtarët

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ بِحَدِيثٍ يَرْفَعُهُ قَالَ النَّاسُ مَعَادِنُ كَمَعَادِنِ الْفِضَّةِ وَالذَّهَبِ خِيَارُهُمْ فِي الْجَاهِلِيَّةِ خِيَارُهُمْ فِي الْإِسْلَامِ إِذَا فَقُهُوا وَالْأَرْوَاحُ جُنُودٌ مُجَنَّدَةٌ فَمَا تَعَارَفَ مِنْهَا ائْتَلَفَ وَمَا تَنَاكَرَ مِنْهَا اخْتَلَفَ.

*Ebu Hurejreja r.a. tregon se vërtet Resulullahu s.a.v.s. ka thënë: "Njerëzit janë metale, sikurse metalet e arit dhe argjendit. Të zgjedhurit e tyre në injorancë (para Islamit) janë të zgjedhur edhe në Islam, nëse ata mësojnë. E shpirtrat janë një grup ushtarësh, ata që e njohin njëri-tjetrin duhen, e ata që largohen prej njëri-tjetrit, do të kundërshtohen."*[1]

### Fjalët e panjohura në hadith

Fjala *me'aadin* ka kuptimin e metaleve, mineraleve, xeheve. Njëjësi është *ma'dinun*, që d.m.th. metal, xehe. Themi *"huve ma'dinul hajri vel keremi"* – Ai është burim mirësie dhe bujarie.[2]

Fjala *xhunudun* ka kuptimin e ushtrisë, *el xhejshu vel askeru*. Njëjësi është *xhundun* dhe *xhundijjun* – ushtar. Gjeneza e kësaj fjale është *el gildhu* – fortësi dhe *ettexhemme'u* – bashkim. I thuhet tokës së fortë, e cila është shkëmbore: *xhundun ve texhnidun* – tokë e fortë.

Fjala *el ervahu* – shpirtrat, njëjësi është *ruhun* – shpirt, çdo send që ka jetë dhe lëvizje. Shpirti është element që nuk ka peshë e as vëllim, qarkullon nëpër trup dhe është i mbështjellë me të sikurse uji me trungun e njomë (të gjelbër). Gazaliu thotë: "Shpirti është element qarkullues, lëvizës, i shpërndarë në trup."[3]

Fjala tenakere ka kuptimin e mohimit, kundërshtimit, paraqiten sikur nuk e njohin njëri-tjetrin, qëndrojnë me maska, hiqen sikur nuk dinë gjë. Sillet në mënyrë mohuese, negative ndaj dikujt.

Fjala iëtelefe - bashkohet, bie në ujdi, ka kuptimin e lidhjes, shoqërimit – el iëtinasu, dashurisë – el mehabbetu, afërsisë, bashkimit.

Fjala ihteleve, d.m.th. nuk është dakord, ndryshon, dallon ka kontradikta, ndarje në mendime ihtilafun, kundërthënie.

### Shpjegimi i hadithit

Shprehja në hadith: "Njerëzit janë metale sikurse metalet e argjendit dhe arit". S'ka dyshim se njerëzit janë metale që ndryshojnë njëri prej tjetrit në karakteristikat, veçoritë dhe cilësitë e tyre. Disa metale janë të shtrenjta, kanë çmim të lartë sikur ari e argjendi, e disa të tjera kanë vlerë të ulët, si bakri, alumini, hekuri etj. Ky krahasim i njerëzve me metale, xehe dhe minerale është një krahasim që përputhet në bazë të cilësive dhe veçorive që kanë. Kjo tregon se njerëzit do të vlerësohen në bazë të cilësive, ashtu siç vlerësohen metalet në



bazë të përbërjes dhe cilësive. Ashtu sikurse metaleve të vlefshme që nuk u bie çmimi, ashtu edhe njerëzve që kanë fe, karakter, moral, sjellje e personalitet nuk u bie pozita dhe vlera që kanë në shoqëri. Njeriu është njeri atëherë kur ka fe dhe karakter, përndryshe mbetet vetëm një qenie e gjallë që ha dhe pi dhe nuk ka synim. Këtu në hadith elementi edh dhehebu – ari simbolizon karakterin e njeriut, që është karakteristika thelbësore e tij, që e bën të dallohet dhe vlerësohet nga njerëzit e tjerë. Karakteri pasqyron aspektin fetar, moral, sjelljen e njeriut dhe vullnetin e tij. Karakteri përfshinë motivin, qëndrimin dhe vlerën sociale të njeriut. Thuhet se karakteri është drejtues i vullnetit, ndërsa vullneti është shtylla kurrizore e karakterit. Pra, atë vlerë që ka ari tek elementet e tjera të metaleve, e ka edhe karakteri te njerëzit, që i bën të vlerësohen dhe parapëlqehen. Sikurse ari si metal gjendet rrallë dhe me pakicë, ashtu edhe njerëzit me fe, karakter e moral janë të paktë në shoqëri.

### Të zgjedhurit mbeten të zgjedhur nëse punojnë

Shprehja në hadith "Të zgjedhurit e tyre (klasa e lartë) në injorancë (para Islamit) janë të zgjedhur edhe në Islam, nëse mësojnë."

Islami beson në atë se përzgjedhja dhe përgatitja për zgjimin e ambicieve të njerëzve është edhe mbështetje në të kaluarën e tyre, gjyshërit dhe stërgjyshërit e tyre. Shpesh kemi parë se njerëzve nuk u mohohet krenaria me të parët e tyre, përkundrazi ajo mbetet dhe e ngre cilësinë e tyre, me kusht që të mbështillet me mësimin dhe kuptimin e fesë. Kjo krenari njëkohësisht mbetet motiv për modesti, afërsi dhe lidhshmëri, e jo motiv për mahnitje, ftohje dhe mendjemadhësi. Hadithi në mënyrë artistike dhe precize na ilustron gjendjen e njerëzve në të kaluarën e tyre, e cila mund të ndikojë në ambiciet e tyre për të lëvizur ndjenjat dhe për të sakrifikuar më të shtrenjtën e tyre, në veçanti në kohë dhe rrethana të vështira. Ka njerëz që e kaluara e tyre nuk është e lavdishme sikur e disa të tjerëve, ndaj edhe ambiciet e tyre janë të palëvizshme, vullneti është i ulët dhe dëshira është e qetë. Islami nxit për ruajtjen e këtyre vlerave, respektivisht për ruajtjen e të parëve dhe krenarinë e tyre edhe pas nderimit që u është bërë atyre me Islam. Mësimi i fesë është si kushtëzim për t'i ruajtur nga mashtrimi, vetëkënaqësia dhe mendjemadhësia me gjyshërit, stërgjyshërit dhe me të parët e tyre të lavdishëm.

Se sa ka rëndësi mësimi, kuptimi dhe veprimi në fe këtë e dëshmon edhe ky ajet: "E përse nga çdo grup i tyre, të mos shkojnë disa prej tyre për të mësuar fenë, e pastaj për t'i udhëzuar popullin e tyre kur të kthehen tek ata." (Et Tevbe, 122)

Esenca e të mësuarit të fesë është urtësia që feja përmban. Urtësia në fe është zgjidhja, është përmbyllja e çdo problemi në jetë. Me urtësi në fe përfitohen edhe zemrat më të ngurta dhe shpirtrat më të padëgjueshëm. Me urtësi hidhërimi shndërrohet në dashuri, urrejtja në afërsi dhe errësira në dritë. Me urtësi vrazhdësinë e bën të butë dhe dekorim. Kur njeriu bëhet rob i urtësisë, mundësitë për të gabuar janë minimale. Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë: "Ai ia dhuron urtësinë atij që do, e kujt i është dhënë urtësia, atij pra i është dhuruar mirësi e madhe." (El Bekare, 269)

Pejgamberi s.a.v.s. kuptimin dhe mësimin e fesë e kishte cilësuar si mirësinë më të mirë që njeriu mund ta posedojë, duke e lavdëruar edhe me këto porosi të tij profetike: "Kujt Allahu i dëshiron mirësi, ia bën fenë të kuptueshme."[4]

"Një njohës i thellë i fesë është më i vështirë për djallin se një mijë njerëz (adhurues mekanikë)."[5]

Përçarja në fe ndodh për shkak të mungesë së njerëzve kompetentë, të aftë dhe të thellë në çështjet e ndryshme fetare. Adhurues mekanikë ka mjaft, por adhurues me njohuri të thella, me meditim dhe aftësi janë të paktë dhe të rrallë në postet publike dhe me ndikim.

### Shprehja në hadith:
### "Shpirtrat janë një grup ushtarësh."

Çdo njeri anon nga ata që janë të përshtatshëm dhe të njëjtë me të fetarisht, moralisht, shpirtërisht dhe ideologjikisht. Mirëpo pas një kohe jo të gjatë kjo nuk mbetet kështu, pasi fillojnë të paraqiten grupe me çështjet e tyre të veçanta që i bashkon interesi i tyre, mirëpo varet se a është interes pozitiv apo interes negativ. Atëherë, pse ndodh kjo? Kjo ndodh sepse shpirtrat e njerëzve të mirë bëhen si ushtarë të bashkuar, të një lloji dhe ngjyre. Ata njihen dhe bashkohen njëri me tjetrin. Takimi i tyre është gëzim, e bashkimi është kënaqësi, ngase në parim janë të njëjtë dhe unikë dhe shpirtërisht janë të afërt.

Në këtë kontekst kemi shumë ajete kuranore dhe porosi pejgamberike. Allahu xh.sh. thotë: "Dhe Ai i ka bashkuar zemrat e besimtarëve. Sikur ti të kishe shpenzuar gjithë çka në Tokë, nuk do t'i kishe lidhur aq fort zemrat e tyre, por është Allahu që i bëri bashkë ato." (El Enfal, 63)

Bashkimi i zemrave të njerëzve nuk mund të bëhet në gjëra materiale, zemrat janë pasuri që nuk blihen dhe shiten me para, por dhurohen. Më e lehtë është të ndërtohet një pallat sesa të udhëzohet një zemër. Imani i pastër dhe i sinqertë i bën zemrat të dashura dhe unike, i bën një grup



ushtarësh me cilësi, formë dhe ngjyrë të njëjtë.

Për karakteristikat e besimtarit flet edhe ky hadith: "Besimtari është i dashur dhe i afërt. Nuk ka dobi nga ai i cili nuk është i dashur dhe i afërt."[6]

Sa u përket shpirtrave që janë indiferentë, urrehen dhe e zmbrapsin njëri-tjetrin, ata do të kundërshtohen dhe nuk do të pajtohen. Këta shpirtra janë të një strukture, anojnë në gjëra dhe fenomene të ulëta, përkrahin të keqen dhe veprojnë të ndaluarën. Klima e tyre është plot çrregullime, fati i tyre është fati i djallit, i cili i ka mashtruar dhe vazhdimisht i fryn vetëm e vetëm që të mbeten të këqij.

Për t'u ruajtur nga shpirtkëqijtë duhet të shpeshtojmë leximin e kaptinës El Felek, ku Allahu xh.sh. na urdhëron të themi: "Thuaj, i mbështetem (Allahut) Zotit të agimit. (Të më ruaj) nga sherri (e keqja) e asaj që Ai ka krijuar. Dhe nga sherri i errësirës (së natës) kur ajo vjen me errësirën e saj. Dhe nga sherri i atyre që bëjnë magji kur u fryjnë nyjave. Dhe nga sherri i ziliqarit kur me zili vepron." (El Felek, 1-5)

Aisheja r.a. tregon: "Pejgamberi a.s., gjithnjë kur binte në shtrat të flinte, frynte në duart e tij (pasi kishte lexuar) edhe "Kul huvall-llahu Ehad" edhe "Kul eudhu birabbil felek" edhe "Kul eudhu birabbin nas", pastaj fërkonte me to fytyrën dhe sa i mbërrinin duart nga trupi i tij." Pastaj Aisheja r.a. shtoi: "Ndërsa, kur iu rëndua sëmundja, gjithnjë më thoshte mua që t'ia bëja këtë gjë për të."[7]

Imam Gazaliu është pyetur: "Sa lloj njerëzish janë?" Imami u përgjigj: "Janë tre lloj njerëzish:

1. Disa njerëz janë si ushqimi. Çdo njeri vazhdimisht ka nevojë për ta.

2. Disa njerëz janë si ilaçet, na duhen vetëm në rast nevoje.

3. Ka edhe njerëz që janë si sëmundjet, askush nuk ka nevojë për ta, por të ndjekin vazhdimisht pas. Prej tyre duhet të ruheni."

(1) "Sahihu Muslim", vëll. XIII. (2) Sulejman Tomçini, "Fjalori arabisht-shqip", fq. 579. (3) Dr. Musa Vila, "Komentimi i hadith-eve sipas metodologjisë shkencore", fq. 93. (4) "Sahihul Buhari", Kitabul ilmi, vëll. I, fq. 27, nr. 71. (5) "Sunen Ibni Maxhe", vëll. I, fq. 258, nr. 218; "Sunen Et Tirmidhij", vëll. IX, fq. 295, nr. 2605. (6) El Mustedrek ala sahihajni lil Hakim", vëll. I, fq. 73, nr. 59; "Musned Esh Shihab El Kadaij", vëll. I, fq. 207, nr. 123. (7) "Sahihul Buhari", nr. 5748.



Bashkim Mehani

# Mundësitë e kërkimit të hadithit në internet (3)

**Shërbimet e specializuara**

**Faqet e specializuara për kërkimin e hadithit në gjuhën angleze**

### 1. http://sunnah.com

Kjo faqe është e ndërtuar në tri gjuhë: arabe, angleze dhe urdu. Përmban: Buhariun, Muslimin, Nesaiun, Ebu Davudin, Tirmidhiun, Ibni Maxhen, Muvataun e Imam Malikut, 40 hadithet e Neveviut, Rijadus Salihin, Edebul Mufred, 40 Hadithe Kudsij, Shemail Muhamedije dhe Bulugul Meram. Ka mundësinë e kërkimit të haditheve me ndonjë fjalë të njohur nga hadithi në cilëndo nga tri gjuhët e dhëna në këtë faqe me tekst të vokalizuar dhe përkthimin në gjuhën e përzgjedhur krahas origjinalit në arabisht, duke u shfaqur vendndodhja në koleksion dhe kapitulli përkatës.

Në gjuhën arabe tregohet edhe zinxhiri i transmetuesve, kurse në atë angleze dhe urdu është i dhënë vetëm transmetuesi nga Pejgamberi a.s., mirëpo është dhënë edhe referenca nga libri i botuar në atë gjuhë me të dhëna të plota.

Në këndin e sqarimeve janë dhënë disa informata të rëndësishme[1] për të kuptuar drejt qëllimin e ekipit realizues, pastaj mënyrën e përpilimit dhe kriteret e përdorura, duke treguar edhe mënyrën e përdorimit të kërkimit dhe si të përdoren ato sa më drejtë.

Faqja është në përpunim të vazhdueshëm dhe synon të ngërthej në vete numër sa më të madh të teksteve të haditheve dhe shkencës së hadithit në përgjithësi.[2]

### 2. http://ahadith.co.uk/

Kjo faqe është e ndërtuar vetëm në gjuhën angleze, andaj edhe kërkimet në të mund të bëhen vetëm në anglisht, si dhe shfaqja e hadithit bëhet vetëm në gjuhën angleze.

Përmban: Buhariun, Muslimin, Ibni Maxhen, Imam Malikun, Tirmidhiun, Ebu Davudin dhe Nesaiun.

Në rezultatet e kërkimit të hadithit krahas tekstit dhe transmetuesve janë dhënë edhe referencat në librat e botuara në gjuhën angleze. Po ashtu librat që përmban faqja mund të shfletohen radhazi sipas kapitujve, kurse në fillim të faqes është dhënë mundësia që të qasemi në hadithe në tematika nga më të ndryshmet.

Është i njohur si burimi kryesor për hadithe në botën virtuale në gjuhën angleze. Ajo ka për qëllim të sjellë të gjitha koleksionet e mëdha të hadithit, me qëllim që të shmangen lëshimet në përdorimin e lirë të hadithit. E gjithë puna është bërë në mënyrë vullnetare nga individë të përkushtuar nga e gjithë bota.

Faqja ka filluar publikimin në vitin 2010 dhe që atëherë ajo ka vazhduar të rritet me shpejtësi, kurse ka tendencë që të rritet shumë përmes kontributeve individuale.[3]









### Faqet e specializuara për kërkimin e hadithit në gjuhën shqipe

Në gjuhën shqipe nuk kemi ndonjë punë serioze në trajtimin e koleksioneve të hadithit, pasi që ato mungojnë edhe si botime, kështu që përveç haditheve të shpërndara nëpër faqe jo të specializuar si përpjekje individuale për t'i ofruar lexuesit shqiptar sado pak nga thesari pejgamberik e vetmja faqe e kompletuar me koleksionin e Buhariut dhe "Rijadus Salihin" është:

### 3. http://buhariu.com/

Kjo faqe përmbledh hadithet e koleksionit të Buhariut në gjuhën shqipe, duke përfshirë hadithet e pa përsëritura dhe librin "Rijadus Salihin". Në faqen kryesore janë të shfaqura edhe 90 kapitujt, në secilin prej tyre janë të shënuar edhe sa janë hadithet e përfshira në të.

Është dhënë edhe qasja e lehtë në facebook të kësaj faqeje e cila starton nga viti 2011, ku janë të postuara hadithe të zgjedhura po nga kjo faqe.

Nuk ka të dhëna për burimin e përkthimit[4] ku është bazuar kjo faqe, por nga krahasimi me botimet e "Sahihul Buhari në gjuhën shqipe nga F.Mehdiu", duket se nuk ka të bëjë me përkthimin e këtij kompleti të botuar nga Shoqata e Orientalistëve të Kosovës,[5] e po ashtu nuk janë të njohur as përpiluesit e kësaj faqe, gjë që nuk e bënë aq të sigurt për përdoruesit, përveç nëse merret si konsultim në përkthim nga njohësit e gjuhës arabe.

Disa faqe të tjera ku mund të bëhen kërkime të haditheve online

*http://raytalfekr.net/*
*http://www.muhaddith.org*
*http://hadith.al-islam.com*
*http://www.islamguiden.com*
*https://uqu.edu.sa*
*http://www.ahlalhdeeth.com*
*http://sunnah.com/*
*http://ahadith.co.uk/*
*http://www.40hadith.com/*

### Disa nga përparësitë dhe mangësitë e kërkimit të hadithit online

Nga nevoja që kemi për qasje në literaturën islame përgjithësisht, por edhe të hadithit si fushë bazë e studimeve islame, në kohën e zhvillimit të hovshëm të teknologjisë informative, mbesim në dilemë të dimë se cilat janë përparësitë dhe a mund të ketë të meta në këto mundësi që sot i ofron interneti.

Në pika të shkurtra dhe si përfundim i këtij punimi, do të përmbledhim disa nga ato që na duken më të rëndësishme nga përvoja e shkurtër në këtë lëmi, pa pasur për qëllim që ta themi fjalën e fundit.



**Përparësitë:**

1. Qasja në këto burime është pa pagesë, gjë që kursen shumë studiuesit në krahasim me koston e blerjes së librave.

2. Shpejtësia e arritjes deri te informata kursen shumë nga koha, pa pasur nevojë për shfletime të librave.

3. Mundësia e pasjes para vetes së të gjitha haditheve të përsëritura, duke i vërejtur njëherazi dallimet në tekstin e hadithit dhe transmetuesit.

4. Mundësia e krahasimit të burimeve të ndryshme për të njëjtin hadith, apo një fjale e cila është e përsëritur në disa hadithe me tematika të ndryshme.

5. Mundësia e kopjimit të hadithit, apo asaj që na intereson, pa pasur nevojë ta rishkruajmë, duke i evituar edhe gabimet drejtshkrimore, pastaj përdorimi i tyre në punimet shkencore apo për nevoja tjera në fushën e studimeve.

6. Mundësia e krahasimit të tekstit arabisht me atë anglisht apo shqip, me qëllim të gjetjes sa më të saktë të kuptimit.

**Mangësitë :**

1. Të gjitha këto faqe kërkojnë qasje në internet, përndryshe në mungesë të tyre nuk kemi qasje te hadithi.

2. Duke hulumtuar për një hadith, ndodhë të kalojmë në degëzime të tjera për shkak të lehtësisë që na ofrohet dhe kështu mund të humbim kohë të gjatë në kërkim pa pasur për qëllim nga fillimi një gjë të tillë.

3. Mbështetja në faqet online, bënë që të lihet pas dore libri, i cili megjithatë është i pazëvendësueshëm në përdorim për lexim.

4. Leximi i vazhdueshëm në ekran, lodhë sytë dhe mund të shkaktoj edhe pasoja të rënda për shikimin për shkak të rrezatimit. Po ashtu qëndrimi i gjatë ulur pran kompjuterit shkakton devijim të boshtit kurrizor dhe sëmurjen e tij.

5. Faqet që nuk kanë të dhëna mbi autorësinë dhe se kush është institucioni zyrtar që qëndron prapa tyre, mund të jenë të dyshimta dhe ndonjëherë edhe devijonte.

6. Duke synuar gjithmonë që të gjejmë atë që na intereson, fitojmë shprehi të kërkimit sipërfaqësor të diturisë, shpeshherë vetëm në nivel të shuarjes së kureshtjes.

7. Faqet për qasje të lehtë dhe pa pagesë shpeshherë mund të jenë të pa mbrojtura nga viruset dhe hakerët kibernetikë, gjë që mund të na dëmtojnë edhe kompjuterin tonë gjatë shfletimit apo zbritjes së materialit nga ato faqe.

Marrë në përgjithësi, kërkimi online i hadithit është një mundësi jashtëzakonisht e madhe dhe një e arritur e shekullit, të cilën duhet ta kenë si opsion të hapur të gjithë studiuesit në këtë fushë, porse me një kujdes të madh, që të mos bëhen të varur nga interneti, i cili jo gjithmonë është në dispozicion për përdorim, dhe assesi nuk është zëvendësim për librin fizik të cilin duhet ta ketë secili studiues i mirëfilltë në tavolinën e tij të punës.

(1) http://sunnah.com/about. (2) http://sunnah.com/searchtips. (3) http://ahadith.co.uk. (4) https://www.facebook.com/sahihulbuhari/ (në një koment të adminit, përmendet se një gabim i lëshuar ka ndodhur ashtu si është i shënuar në libër, por nuk përmendet se për cilin libër bëhet fjalë). (5) Sahihul Buhari, në gjuhën shqipe, libri 12, Shoqata e Orientalistëve të Kosovës, Panorama -6, Prishtinë, 2015.





**Mr. Ragmi Destani**

# Shkaqet e formimit të shkollave juridike (medhhebeve) islame (2)

Themeluesit e medhhebeve morën mbi supe barrën e popullit dhe nuk i lanë ata që të gjykojnë me aftësitë e tyre të kufizuara në dispozitat e sheriatit, ku vetëm se kishin filluan grindjet mes tyre për këto çështje.

Mospajtimet në çështjet e fikhut dhe formimi i medh- hebeve ishin dhe vazhdojnë të jenë bashkëpunuese dhe të dobishme për Islamin dhe myslimanët

Themelimi i medhhebeve qysh nga fillimi e deri më tani, ishte dhe vazhdon të jetë mbrojtja më e mirë e unitetit mysliman nga plasaritjet dhe përçarjet në aspektin fetarë.

Mospajtimet mes fukahave në shkollat juridike ishin bashkëpunuese dhe të dobishme, e kurrsesi nuk ishin përçarëse dhe armiqësore të rrezikshme. Themeluesit e këtyre medhhebeve morën mbi supet e tyre barrën e popullit dhe nuk i lanë ata që të gjykojnë me aftësitë e tyre të kufizuara në dispozitat e sheriatit, ku vetëm se kishin filluar grindjet mes tyre për këto çështje. Këtë e vërteton fakti, se gjatë historisë islame nuk kemi dëgjuar se themelimi i medhhebeve dhe mospajtimet e tyre kanë qenë barrë dhe problem për shtetin mysliman në asnjë periudhë kohore të tij. Përkundrazi, ato kanë ndihmuar në unitet dhe largim të plasaritjeve të mëdha të mundshme. Pastaj, imamët e medhhebeve të mëdha kanë lavdëruar dhe respektuar njëri-tjetrin, dhe kanë respektuar mendimet e tyre. Është i njohur raporti shumë i mirë mes Imam Ahmedit dhe Imam Shafiut. Pastaj respekti i Shafiut ndaj Malikut dhe Ebu Hanifes, e pastaj edhe fjalët e mira mes Imam Malikut dhe Ebu Hanifes pas takimit të tyre, e shumë të tjera.

### Jo toleranca (apo fanatizmi) i pasuesve të medhhebeve, dhe çfarë duhet të bëjmë për ta evituar këtë?

Fanatizmi apo jo toleranca mes pasuesve të medhhebeve lindi në shekujt e fundit, e ndoshta mund të jetë kah periudha e fundit e kalifatit Osman. Shteti islam i kalifati Osman kishte medhhebin hanefij si medhheb zyrtar të shtetit, dhe kështu ai mbizotëronte në shumicën e vendeve ku sundonin osmanlinjtë.

Në këto kohë lindi fanatizmi mes medhhebeve, saqë pos polemikave lindën edhe disa orientime në formë të dispozitave. Prej tyre mund të përmendim:

1. Ndalohet kalimi nga medhhebi hanefij në një medhheb tjetër dhe anasjelltas;
2. Ndërtimi i disa mihrabëve brenda një xhamie, aq sa kishte medhhebe në atë vend, ku edhe faleshin aq xhematë në një namaz. Këta mihrabë janë në xhaminë Emevite në Damask sot e kësaj dite;
3. Ndalohet që xhemati hanefitë të lidhet pas imamit shafij dhe anasjelltas, etj.

E natyrshme ishte që pas këtyre lëvizjeve të lindin urrejtje dhe armiqësi nga pasuesit e medhhebeve në çështjet e fesë, të cilat nuk kishin rëndësi të madhe. Këto urrejtje dhe polemika pa dyshim se dëmtuan unitetin e myslimanëve. Kjo dukuri e grindjeve dhe armiqësive për çështjet dytësore në fe edhe sot e kësaj dite e bëjnë të njëjtën punë, e dëmtojnë me të madhe unitetin e myslimanëve, në kohën kur të tjerët zhvillohen dhe përparojnë në të gjitha sferat e jetës, kurse myslimanët mbesin aty ku janë, duke u grindur për këso çështje. Këtë ne e dimë shumë mirë se armiqtë e Islamit e shfrytëzojnë në mënyrën më të tmerrshme për dobësimin e myslimanëve.

### Për daljen nga kjo krizë kërkohen këto veprime:

1.Të afrohemi e të komunikojmë, ku me këtë ngushtojmë hapësirën e mospajtimeve, polemikave dhe grindjeve mes vete, duke i diskutuar pikat për të cilat mendojmë se gjejmë pajtueshmëri;
2.Të bindemi se medhhebet dhe mendimet fikhore nuk janë burim i urrejtjes, por dalje nga kriza;
3. T'i kushtohet vëmendje dhe rëndësi fikhut komperativ që mungon në institucionet tona arsimore fetare;
4. Të dimë mirë se, kjo është nga armët më të rrezikshme, me të cilat po luftohet uniteti islam, si pengesat në të gjitha fushat tjera të jetës.



### Periudha e imitimit dhe stagnimit

Nga mesi i shekullit të katërt hixhri, kur filloi edhe dobësimi i shtetit islam, u ndal edhe hovi i madh në shkencën e fikhut, pas përparimit të madh që kishte. Dijetarët e fikhut duke pasur para vete gjithë atë veprimtari të imamëve të tyre, mjaftuan me angazhimin brenda medhhebeve të tyre duke i përpunuar dhe rregulluar ato. Edhe pse kishin aftësi për ixhtihad ata nuk vepruan në këtë drejtim, duke e mbyllur kështu derën e ixhtihadit në dispozitat e sheriatit islam. Ata shpesh nxirrnin dispozita të reja sipas nevojës së kohës së tyre, por ato i vendosnin brenda medhhebeve të tyre, e jo si të pavarura prej tyre. Sipas disa dijetarëve ky mund të jetë edhe një shkak për përhapjen e fanatizmit brenda medhhebeve, sepse ata i ekspozonin medhhebet e imamëve të tyre si më të saktit nga të tjerët.

### A obligohet myslimani ta pasojë një medhheb?

Allahu në Kuran ka thënë: "Pyetni njerëzit e dijes për gjërat që nuk i dini". Kjo do të thotë: Pyetni ata të ju tregojnë atë që kanë përfituar nga argumentet e Kuranit dhe të hadithit. Ky ajet sikur i ka urdhëruar të aftit për ixhtihad dhe angazhim në argumentet e sheriatit, për të nxjerrë ligjet e Allahut. Po ashtu i ka urdhëruar të paaftit për pasim të këtyre dijetarëve me pyetje dhe sqarime rreth çështjeve fetare. Taklidi apo imitimi është veprimi me fjalën e muxhtehidit, pa e njohur argumentin e tij si njohje të plotë. Për taklid apo imitim obligohet i padijshmi, por edhe dijetari i cili ka njohuri, por nuk e ka arrit gradën e ixhtihadit. E për ta arritur gradën e ixhtihadit sipas dijetarëve të usulit duhen disa kushte, e më kryesoret janë katra:

1. Njohja profesionale e gjuhës arabe;
2. Njohja profesionale e Kuranit;
3. Njohja profesionale e hadithit;
4. Njohja e analogjisë dhe hulumtimi se a ekziston një dispozitë e tillë më parë nga ixhmai, apo nga ndonjë muxhtehid tjetër.

Duke pasur parasysh se këto kushte janë të paarritshme për shumicën absolute të myslimanëve, por edhe të vetë thirrësve të fesë atëherë ato obligohen që të jenë imitues të atij që i plotëson këto kushte. E këtu i kemi katër medhhebet. Për saktësinë e katër medhhebeve dhe pasimin e tyre ekziston edhe ixhmai, sepse këto kanë përfshirë shumicën absolute të çështjeve të sheriatit, qoftë nga imamët e tyre, qoftë nga muxhtehidët brenda medhhebeve gjatë gjithë historisë islame. Dijetarët janë të pajtimit për ligjshmërinë e imitimit dhe se ai është obligim kur nuk mundet ixhtihadi. Megjithatë shumica e tyre e lejojnë që në raste të caktuara mundet të pasohen edhe mendime nga muxhtehidë dhe medhhebe të tjera, duke i njohur kushtet e tyre për ato çështje, por e ndalojnë të shfrytëzohen vetëm lehtësimet e marra nga medhhebet tjera.

**Shkollat juridike më të njohura dhe ato që mbijetuan, dhe disa njohuri rreth imamëve të katër medhhebeve më të njohura**

Pas shkollës racionale në Kufe dhe shkollës tradicionale në Medine më vonë filluan të shfaqen dijetarët të cilët filluan të ndërtojnë mendimet e tyre në formë të shkruar, të cilat më vonë u quajtën medhhebe. Ato ishin disa, si p.sh: medhhebi hanefij, malikij, shafij, hanbelij, dhahirij, El ebadijë El evzai, El lejthi, Eth theri, Et tebari, Ez zejdijë, El imamijë dhe shumë të tjera.

Por, ato që mbijetuan deri në kohët tona janë katër:

1. Medhhebi hanefij, të cilin e themeloi dhe e udhëhoqi Ebu Hanife en Numan ibën Thabit, i lindur në Kufe me prejardhje persiane. Lindi në vitin 80h., kurse vdiq në vitin 150h. në Bagdad dhe aty edhe u varros. Në fillim të jetës së tij ishte tregtar, pastaj iu qas diturisë ku i kushtoi shumë rëndësi shkencës së fikhut, derisa u bë dijetar me famë, e pastaj edhe themelues medhhebi. Ishte shumë i njohur me fuqinë e tij racionale në çështjet e fesë. Llogaritet prej tabiinëve, sepse e takoi Enes ibën Malikun dhe transmetoi nga ai hadithin: "Kërkimi i diturisë është farz për çdo mysliman." Imam Shafiu thotë për të: "Njerëzit janë adoleshent në fikh para Ebu Hanifes."

Mësimet i mori nga Hamad ibën ebi Sulejmani, e ai nga Ibrahim Nehaiu, e ai nga Abdullah ibën Mes'udi. Ishte shumë i shtrënguar në pranimin e hadithit. Nxënësit e tij më të dalluar janë: Ebu Jusufi, Muhamed esh Shejbani, Zuferi dhe El Hasen ibën Zijad el Lului.



2. Medhhebi malikij, të cilin e themeloi Malik ibën Enes. Lindi në Medine në vitin 93h., dhe gjatë gjithë jetës qëndroi aty. Nuk doli prej Medinës, përveç kur shkoi në haxh. Vdiq në vitin 179h. në Medine. Është i njohur libri i tij "El muvetaë" në hadith dhe në fikh.

3. Medhhebi shafij, të cilin e themeloi Ebu Abdullah ibën Idris, i cili lindi në Gaza në vitin 150h., u rrit në Meke dhe e mësoi fikhun nga Muslim ibën Halid ez Zenxhi myfti i Mekës, i cili e lejoi të jepte fetva kur ai ishte vetëm 15 vjeç. Pastaj shkoi në Medine, ku e takoi Imam Malikun dhe mësoi prej tij. Më pas shkoi në Egjipt, ku edhe themeloi medhhebin e tij të ri. Jetoi në Egjipt deri kur i erdhi vdekja në vitin 204h.

4. Medhhebi hanbelij, të cilin e themeloi Ebu Abdullah Ahmed ibën Hanbel ibën Hilal ibën Esed esh Shejbani. Lindi në Bagdad në vitin 164h. Fikhun e mësoi nga Imam Shafiu kur erdhi në Bagdad, e më pas u bë muxhtehid i pavarur në medhhebin e tij. Vdiq në vitin 241h. në Bagdad.

**Rezyme**

Shkollat juridike të sheriatit – medhhebet nuk lindën rastësisht, por nevoja e madhe i shtyu dijetarët të marrin iniciativa për të plotësuar nevojat dhe kërkesat e njerëzve dhe për të evituar polemikat dhe përçarjet mes tyre. Edhe pse u detyruan që të kenë mospajtime mes vete, ata vendosën rregulla të qarta se si të polemizojnë, të kenë rezultate, por të mos kenë armiqësi dhe urrejtje mes vete, e as mes pasuesve të tyre. Ata me këtë i bënë sheriatit islam një shërbim të madh, por edhe arritën që ta ruajnë unitetin e myslimanëve, që është shumë më e rëndësishme sesa polemikat dhe grindjet për shumë çështje të fesë, që nuk janë të rendit të parë e që ka hapësirë të veprohet me to në disa mënyra. Nga kjo kuptohet se pavarësisht përpjekjeve të imamëve të medhhebeve vetëm njëri prej tyre nuk mund ta përfshijë sheriatin islam, ngase hapësira e argumentit nuk e lejon këtë. Muxhtehidët për arritjen e tyre nuk thoshin se ky është ligj i Allahut, por ixhtihadi im, nëse është i drejtë është prej Zotit, e nëse jo është nga aftësia ime, dhe se asnjëri prej tyre nuk ka thënë se arritja ime është obligim për veprim. Pastaj Allahu i madhëruar po të kishte dashtë që të jetë vetëm një orientim ose vetëm një mënyrë e veprimit do ta kishte bërë këtë, por e ka lehtësuar për njerëzit që të kenë hapësirë veprimi sipas nevojave të tyre në të gjitha vendet dhe në të gjitha kohërat.

Hasan Kaleshi

# Idetë përparimtare të disa ideologëve të lëvizjes së nacionalizmës shqiptare në gjysmën e dytë të shekullit XIX në bashkëpunim me popujt e Ballkanit (3)

Ne tanimë kemi cekur se Lidhja e Prizrenit i kishte formuluar kërkesat e shqiptarëve për autonomi politike dhe emancipim kulturor. Mirëpo, gjatë kohës së Lidhjes së Prizrenit vjen deri te një acarim mes raporteve, në njërën anë pala shqiptare dhe në anën tjetër popujt tjerë të Ballkanit.[1] Vlen të theksohet se pikërisht atëkohë te disa ideologë të lëvizjes nacionale shqiptare, lind ideja për bashkëpunim dhe luftë të përbashkët. Ideologu ma i madh i lëvizjes nacionale shqiptare, Sami Frashri,[2] në të njëjtën kohë leksikologu, filologu dhe enciklopedisti më i madh, gjatë kohës së Kongresit të Berlinit, në Stamboll boton gazetën ”Tercüamani Ŝark”. Në disa artikuj ai shkruan për problemin e Bosnjës dhe Hercegovinës dhe rrezikun më të madh për gjithë Ballkanin e sheh në okupimin e Bosnjës nga ana e Austro Hungarisë dhe shtrirjen e saj në Sanxhakun e Novi Pazarit. Do të citojmë disa pjesë të artikullit të tij:

“Shqiptarët janë të shtrënguar dhe të frikësuar nga njëra anë nga popujt sllav dhe nga ana tjetër nga grekët. Mirëpo, tani në Bosnjë është paraqitur edhe një fuqi e huaj e cila synon të okupojë Bosnjën. Duke kuptuar se gjenden para rrezikut të përbashkët, myslimanët, ortodoksët sllavët dhe katolikët e Bosnjës të gjithë së bashku i kishin kapur armët, atyre gjithashtu u kishin dalë në ndihmë edhe fqinjët shqiptarë. Në të njëjtën kohë filloi edhe vëllazëria me serbët dhe me malazezët, edhe pse për shekuj me radhë kishin luftuar kundër njëri-tjetrit. Pa dyshim që të gjithë boshnjakët, myslimanë e katolikë u ngritën kundër okupimit të Austro Hungarisë dhe në marrëveshje me shqiptarët. Uniteti mes boshnjakëve, serbëve dhe malazezëve është i qartë, nëse Bosnja dhe Hercegovina kalon në duart e një fuqie të madhe, kush do ta garantonte ardhmërinë e Serbisë së vogël dhe Malit të Zi jo të qëndrueshëm? Rusia nuk donte pavarësi të plotë të popujve sllav të jugut, ajo do që këta popuj gjithmonë të jenë nën pushtetin e dikujt tjetër, dhe ajo të mund të bënte intriga dhe t’i përdorë si armë në duart e saja”.

Sa i përket marrëveshjes serbo-malazeze dhe shqiptare, që tri javë kjo marrëveshje është tejet aktuale. Vërtet, serbëve dhe malazezve një marrëveshje me shqiptarët, të cilët kanë formuar Ligën e tyre, mund t’ju duket e çuditshme, por nëse mendojnë mirë, do ta kenë të qartë se një marrëveshje e tillë është më se e domosdoshme”.

Bazuar në disa lajme telegrafike, vazhdon Sami Frashri, serbët dhe malazezët duhet të dërgojnë delegatët e tyre në Lidhjen e Prizrenit dhe pa dyshim që do t’i rregullojnë mosmarrëveshjet që kanë mes veti. Nëse arrihet kjo marrëveshje mes popujve sllav të jugut dhe shqiptarëve, ata së bashku do t’ia dalin t’i kundërvihen Austro Hungarisë, dhe nuk është vështirë të besohet se do të paraqiten turbullira mes hungarezëve dhe popujve sllav, të cilët Austria i mban të okupuar. Sa i përket Greqisë edhe ajo është e rrezikuar nga Austria, e cila do që të shtrihet deri në ujdhesat greke, andaj edhe ajo duhet të ndjekë shembullin e Serbisë dhe Malit të Zi, por të lë mënjanë idetë zaptuese dhe t’i bashkohet kësaj lidhje, çështje e cila do të ishte tejet e dëshirueshme”.[3]

Deri më sot nuk kemi kurrfarë argumente rreth këtyre bisedimeve, në njërën anë serbëve dhe malazezëve dhe në anën tjetër përfaqësuesve të Lidhjes së Prizrenit, por meqë rreth kësaj teme shkruan Sami Frashri, i cili ka qenë mjaft mirë i informuar dhe vetë ai ka qenë ideolog i saj dhe i gjithë lëvizjes nacionale, atëherë nuk guxojmë që shkel e shko të kalojmë rreth kësaj çështje.

Në të njëjtën kohë një shqiptar tjetër, Jusuf Ali Begu, me prejardhje nga Kërçova, vepron në Kosovë dhe në Dibër si organizator i rezistencës kundër Turqisë. Ai në Sofje ka botuar një vepër rreth rrjedhave politike në trojet shqip-



tare. Ai në këtë vepër prezanton qëllimet e lëvizjes. Në vepër janë shfaqur kërkesat në emër të prijësve shqiptarë myslimanë e të krishterë nga Dibra, nga Mati, nga Malësia, nga Mirëdita, nga Prizreni, nga Elbasani dhe qyteteve tjera. Ai më tej shkruan, se shqiptarët janë të gatshëm me armë në dorë, me çdo çmim, të mbrojnë lirinë e atdheut të tyre. Jusuf Ali Begu në Edrene, në gjuhën turke, ka botuar edhe një broshurë në të cilën ka prezantuar planin e ardhshëm për organizimin e Shqipërisë. Ai më tej thotë: "është më se e domosdoshme që nga Shqipëria të formohet një principatë". Ai propagandon vëllazëri me gjithë popujt sllav, duke thënë "interesi i vetëm i shqiptarëve është që të kenë marrëdhënie miqësore me principatat fqinje të popujve sllav". Më vonë Jusuf Ali Begu në Sofje ka botuar dy gazeta në gjuhën turke "Dikkat" dhe "Tarla". Gazeta e dytë është gazeta e parë turke e cila merret me çështje agrare.[4]

Njëri ndër shkrimtarët më të mëdhenj nga periudha e rilindjes, Naim Frashri, në vitin 1886 në Bukuresht ka botuar poezinë lirike në gjuhën greke me titullin "Dëshira e vërtetë e shqiptarëve". Në këtë poezi Naimi nuk u drejtohet vetëm shqiptarëve, por edhe popujve tjerë të Ballkanit që së bashku të luftojnë kundër Turqisë. Naimi, një humanist i madh dhe luftëtar për ngritjen e vetëdijes nacionale përmbi dallimeve fetare, ide kryesore e intelektualëve shqiptarë. Kjo ide ishte që populli të jetojë në harmoni dhe në paqe me popujt tjerë dhe që popujt e Ballkanit, të ndihmojnë njëri-tjetrin si dhe të respektohen mes veti. Do të sjellim një strofë të kësaj poezie, të përkthyer së pari nga greqishtja në shqipe, kurse ne e kemi përkthyer në serbisht nga gjuha shqipe:

*Me fqinjët gjithmonë duam në paqe të jetojmë,*
*Me sllavët, me grekët dhe me të tjerët në dashuri të jetojmë,*
*Shikimet e secilit thellë t'i kuptojmë,*
*Të drejtën e tjetrit gjithmonë ta respektojmë.*[5]

Një ndër figurat kryesore të lëvizjen nacionale shqiptare ka qenë edhe Vaso Pasha.[6] Ai në vitin 1879 në Paris dhe në Berlin ka botuar veprën "E vërteta rreth Shqipërisë dhe shqiptarëve"[7] në gjuhën frënge, greke dhe turke. Në këtë vepër Vaso Pasha apo Vaso Efendiu, siç e hasim shpesh në veprat të shkruara në frëngjisht, ndonëse ai ka qenë edhe funksionar i lartë i Portës, ai ofron një pasqyrë të shkurtë për historinë e popullit shqiptarë. Ai vë theksin në kërkesat e popullit shqiptarë, pikërisht në vorbullën e ngjarjeve gjatë kohës së mbajtjes së Lidhjes së Prizrenit. Por ai është mjaft i matur, duke pasur parasysh realitetin politik të asaj kohe. Ai kërkon formimin e një vilajeti shqiptar, dhe me këtë gjithë elementet vendore do ta gjenin veten në administratën publike, ku ligji do të ishte i njëjtë për të gjithë. Ai për mostër, rreth organizimit të atij vilajeti, merr Zvicrën, ku të gjithë popujt dhe pjesëtarët e të gjitha feve të kenë të drejta të barabarta.[8]

(1) Vep.cit, 120. (2) Ekziston literaturë e pasur për Lidhjen e Prizrenit, por punimi më solid është ai i Bernard "Çështja shqiptare 1875-1882", JAZU, v. 313, Zagreb 1959. Në historiografinë shqiptare nuk kemi ndonjë punim serioz. Por në arkivat e Stambollit, Vjenës, Romës dhe në arkivat e shteteve fqinje ka me mijëra dokumente, prej të cilave gati se fare nuk janë hulumtuar. Vetëm pasi të jenë botuar dokumentet elementare nga këto arkiva mund të jepet një gjykim i drejtë. (3) Për më shumë për Sami Frashrin shih: Aga Sirri Levent "Semsetin Sami, Türk Ddil Kurumu", Ankara 1967. Hasan Kaleshi, "Sami Frashri në letërsinë dhe filologjinë turke ",Gjurmime albanologjike 1, Prishtinë 1968, 33-106. (4) Tercümani Şark, 3/17, gusht 1878. (5) Një masë e madhe e materialeve rreth Jusuf Ali Begut, i cili ka bashkëpunuar me M. A. Hitrovën, kur ki i fundit gjatë viteve të gjashtëdhjeta ka qenë konsull rus në Manastir, gjendet në arkivin M.A. Hitrov "Shtëpia e Pushkinit" në Leningrad . Gjithashtu rreth kësaj teme materiale ka edhe në Arkivin I. G. Senkeviq "Çështja shqiptare dhe kriza lindore", Moskë, 1965, 119. Broshura e tij është botuar më 1878, me urdhrin e Komisarit në Bullgari A.K. Dondukopv – Korsakova në tipografinë e kancelarisë diplomatike në Edrene (6) Historia e popullit shqiptar II, 468. (7) Vaso Pasha apo Vaso Efendi është lindur në Shkodër në vitin 1825. Në vitin 1849 ka marrë pjesë në kryengritjen e Venedikut kundër Austro Hungarisë, nga aty ka kaluar në Turqi. Përkundër asaj që ishte i krishterë, në vitin 1879 ishte caktuar për këshilltar në vilajetin e Edrenesë, dhe kishte marrë titullin pasha. Katër vjet më pas u bë vali në vilajetin e Libanit, aty edhe vdiq në vitin 1892. Ka botuar disa vepra në frëngjisht, me motive nga jeta shqiptare. Gjithashtu ka botuar edhe një përmbledhje në italisht dhe pak botime në shqip. Veprat e tija të botuara në frëngjisht janë përkthyer në gjuhën shqipe. (8) P. Wasa, La veritésurl'Albanie et lesAlbanais, Paris 1879.



Bajrush Ahmeti

# Islami fe e paqes (4)

Të përmendim këtu të madhin Napolon Banapartën (projektuesin e të drejtave të njeriut), i cili shkatërroi të gjitha vlerat njerëzore në tokën tonë (kështu thotë dr. Rebië Halife Abdus Sadik). Ai thotë, se Banaparta vrau te muret e Jafës në mënyrë sadiste, nuk ka shembull të tillë, me atë rast vrau 4 mijë mbrojtësit e qytetit, të cilët u dorëzuan më 02.02.1799 edhe pse u garantoi jetën e tyre pasi të dorëzoheshin. Me gjithë garancinë që ua dha, pasi u dorëzuan i vrau në besë.

Të përmendim hegjemonin franceze në Algjeri, Marok, Siri etj.

Italianët në Libi, anglezët në Egjipt, si masakrën që e kanë bërë në Densheva dhe Port Said, etj. Të përmendim Dir Jasin dhe Kufër Kasim, Sabra dhe Shatila (në Liban), masakrën Ajn Karre, masakrën Gjenin.

Dhe të përmendim mburrjen e ministrit të mbrojtjes izraelit Is'hak Rabin, i cili mbyste përtej mase dhe thoshte: "Vritni palestinezët, thërrmoni eshtrat e tyre, e ndoshta ndjejnë dhimbje dhe pushon "Intifada" e tyre.""Palestinezi më i bukur që mund të jetë është ai i vdekur, kur nuk lëviz." Edhe Menahim Begini lavdërohej para tij, mburrej me masakrën që kanë bërë në Dir Jasin, duke thënë: "Po të mos ishte Dir Jasin, nuk do të kishte Izrael."

Për dallim nga këto masakra të tmerrshme nga udhëheqës të krishterë dhe hebrenj, tani t'i hedhim një sy sjelljes së myslimanëve kur e kanë çliruar Jerusalemin, në krye me komandantin e njohur Salahudin Ejubin. Ai së pari bashkoi myslimanët dhe u tha se duhet çliruar vendet e okupuara nga okupatorët e perëndimit. Ato ishin shumë vende që duhej çliruar, por ia filloi me (Kudsin) Jerusalemin.

Ai iu afrua Jerusalemit me forca të veta në (shtator të vitit 1187). Megjithëkëtë, për shkak të vendeve të shenjta që ka aty, Salahudini nuk sulmoi Jerusalemin, por fillimisht dërgoi një delegacion te Riçardi, i njohur si "Lionheart"-"Zemërluani". Vlen të përmendet se shtatë ekspedita që i kanë bërë perëndimi, shumica e udhëheqësve të atyre ekspeditave kanë qenë francez, përveç ekspeditës së tretë, i cili ishte anglez. Kjo dhe njihet si ekspedita më kryesore e kryqëzatave. Megjithëse në këtë ekspeditë, merrnin pjesë në udhëheqje edhe mbreti Barbaros, perandor gjerman, Filip Agustini, mbret i Francës, etj.

Riçardi ishte sëmur, Salahudini kur mori vesh për atë ia dërgoi mjekun e tij dhe i tha të qëndroi tek ai derisa të shërohet.

Pasi u shërua Riçardi, Salahudini e dërgoi një delegacion tek ai dhe kërkoi që të merren vesh për dorëzimin e qytetit, duke theksuar, se Kudsi është shtëpi e Zotit xh.sh. (është fjala për Mesxhidul Aksan). Ndërsa, ai nuk kishte ardhur aty për të ndyrë me gjak atë vend. Edhe pse në fillim Riçardi kërkoi armëpushim dhe Salahudini pranoi, në fund kryqtarët refuzuan propozimin e Salahudinit për dorëzimin e qytetit pa luftë. Kështu ushtria myslimane hynë me forcë në Jerusalem. Salahudini nuk iu hakmor për krimet që kanë bërë ata më parë, përkundrazi, shpalli amnisti për të gjithë, përpos disa kriminelëve që kishin shkelur marrëveshjet e lidhura. Disave prej tyre iu dha afat 40 ditë që të largoheshin nga qyteti. Kurse, të tjerët i burgosi.

Do të përmendim disa raste të një mirësjelljeje vërtet njerëzore të Salahudinit ndaj pushtuesve të krishterë. Një ditë i kishin dalë përpara Salahudinit disa gra, që ishin bashkëshorte të kriminelëve të zënë rob. Njëra prej tyre i kishte thënë: "O Sulltan, ti po na sheh se ne po largohemi, por ne jemi nëna, gra, bija ose motra të këtyre ushtarëve që po ngelin robër te ju. Në qoftë se i humbim ata, ne kemi humbur gjithçka dhe nëse na i falni, do të na falni edhe jetën tonë." Pasi kishte menduar për disa çaste, Salahuddini, ka urdhëruar të liroheshin të gjithë bijtë dhe burrat e atyre grave.

Më vonë kishte ardhur një franceze e hidhëruar, e cila i kishte thënë: "O gjakpirës, më ke vrarë babanë dhe më ke zënë rob dy vëllezër. Kush do të kujdesët për mua?" Salahudini zemërgjerë i kishte liruar vëllezërit e saj dhe i kishte thënë asaj: "Babai yt është

vrarë në luftë, ngase ai vet e ka ndezur zjarrin e luftës në një vend të huaj". Thuhet se vajzës i kishte rënë të fiktë nga gëzimi që i liruan vëllezërit, por edhe nga turpi për fjalët që ia kishte thënë Salahudinit.

Pas këtyre ngjarjeve, Salahudinit i kishte ardhur një grua duke qarë për t'iu ankuar se i kishte humbur një foshnje për gjiri. Ai kishte dhënë menjëherë urdhër që të kërkohej ajo foshnje derisa të gjendej dhe kur e kishin gjetur ia kishin dhënë nënës. Ajo kishte dashur t'i puthte këmbët Salahudinit, por ai nuk e kishte lejuar duke thënë: "Mos e eduko që të na urrej, se ne jemi duke e mbrojtur të drejtën tonë dhe vendin tonë. Ti s'pate durim për një foshnje që të kishte humbur, e si mund të kërkoni prej nesh, që të kemi durim për humbjen (e njerëzve tanë të pafajshëm), humbjen atdheut tonë, ku kanë jetuar gjyshërit tanë me qindra vite."

Riçardi nënshkroi kapitullimin e kryqtarëve evropianë dhe u kthye në Evropë më 9 dhjetor 1192. Marrëveshja e tyre është e njohur si "Marrëveshja e Rremles".

Më pastaj, për nder të Riçardit, Salahudini organizoi transportimin e ushtarëve të ekspeditës së tretë kryqëtare evropiane deri në limanin e Aleksandrisë dhe prej andej ua pagoi anijet që të kthehen në atdheun e tyre. Dhe u thoshte kjo tokë është e jona, mos na e shini për të madhe.

Salahudini sundoi për 24 vjet, gjashtëmbëdhjetë prej tyre i kaloi në tenda, në luftëra për Zotin xh.sh. Pasi arriti të krijonte qetësinë në tërë ato vise pa përdorur dhunë, e cila bie ndesh me parimet islame, ai nuk jetoi shumë gjatë dhe kaloi në botën e amshueshme.

Të shohim se si trajtohen myslimanët në vendin tonë, në Kosovën e lirë. Për fat të keq myslimanët si shumicë trajtohen si është më keq, sipas statistikave të regjistrimit të fundit, myslimanët janë mbi 96%. Unë kam parë në botë se diskriminohen pakicat, kurse te ne është e kundërta, diskriminohen shumica! Këtë e them kur kam parasysh largimin e vajzave nga mësimi për shkak të një shamie që bartin në kokë. Atë e ka bërë ish ministri i arsimit me një urdhër administrativ.

Kurani ka filluar t'i shpallet Muhamedit a.s. para 1448 viteve. Fjala e parë ishte "lexo, mëso studio", kurse te ne ende "intelektualët" tanë nxjerrin nxënëset nga mësimi. Unë për këtë fajësoj gratë deputete dhe të gjitha forumet e grave të të gjitha partive. Ato asnjëherë nuk ngritën zërin e tyre për diskriminimin që po u bëhet vajzave për shkak se ato po e kryejnë një obligim fetarë. Po të përjashtoheshin ndonjë vajzë e tyre si do ta ndier vetën ato? Në këtë vit shkollor e kam parë një vajzë me shami, duke pritur të dera e oborrit të shkollës në Fushë Kosovë, duke pritur se mos po i thotë dikush hynë në klasë, por kot, zilja ra, shokët e shoqet hynë në mësim, ajo mbeti si gjynah te dera. Unë pyes a ka diskriminim më të madh se ky?! Kur më paraqitet ajo skenë para syve, atë ditë unë jam lodhur dhe mërzitur tej mase.

A thua me çka mburret ish ministri i arsimit, a me atë që ka larguar nxënëse nga shkolla, i ka lënë pa dije?! Është edhe një fakt tjetër, që Bashkësia Islame e Kosovës me vite të tëra kërkon të futet lënda fetare në shkollat publike, madje edhe disa deputet të vetmuar e kërkojnë atë gjë, por kot. Sipas mendimit tim ajo është më se e domosdoshme, për një edukim më të mirë të gjeneratave të ardhshme. Për fat të keq për çdo ditë ka lajme tronditëse: "u theren me thika", "u mbytën", "u gjet sasi e konsiderueshme narkotikësh në shkollë", "vodhën ditarin", "kërcënuan arsimtarin", e kështu me radhë. Si është e mundur me ngritë dorë mbi mësuesin?

Siguria në shkolla ka arritur të bisedohet edhe në Parlament. Dikur gazetarët incizonin në shkolla, po më shumë pas shkollave, ishte tmerr të shihje në tokë shiringa që kishin përdor nxënësit për drogë. Më 6 shkurt të vitit 2014 u bisedua në kuvend për edukimin dhe arsimin, ndërsa në mbrëmje të asaj dite një sociolog, foli për edukatën familjare si shtyllë kryesore të edukimit të fëmijëve dhe moralit. Ai e kishte mirë, por si bëhet edukata pa fe. Filozofët e vjetër grek janë përpjekur të formojnë moral pa fe, por kanë dështuar.

Mendoj se është vonuar kjo punë, po të kishin mësim fetar si të gjitha shtetet demokratike kishte me qenë më mirë. Kur e them këtë, kam parasysh Medresenë



"Alaudin" me paralelet e ndara në Prizren dhe Gjilan, momentalisht ka 821 nxënës. Ajo ka filluar të punoi që nga viti 1951 si e ulët deri në vitin 1962, e prej vitit 1962 e këndej e mesme. Aty nuk ka nevojë të vijë policia, nuk ka ndodhur as një vrasje mes nxënësve, as therje me thika që për fat të keq në shkolla tona publike këto dukuri janë përditshmëri. Andaj konsideroj se organet gjegjëse duhet të mundësojnë mësimin fetar në shkolla, tek e fundit kjo duhet të konsiderohet si e drejtë e çdo nxënësi. Aq më tepër, kur Ministria e Arsimit paguan paga nga buxheti i shtetit për priftërinjtë ortodoks për edukatën fetare, kurse për nxënësit shumicë nuk lejon kurrsesi, a nuk është ky diskriminim?!

Me këtë rast dua të sjellë në kujtesë edhe kontributin e Medresesë "Alaudin" gjatë okupimit, pasi që ajo ishte i vetmi institucion i pavarur, i ndërtuat nga besimtarët myslimanë dhe jo nga shteti. Si profesor i rregullt në medrese, shumë herë kam parë tubime të ndryshme. Prej festimit të ditës të shkollave e deri te kuvendet e partive. Dy drejtorët e asaj kohe të vështirë dr. Qazim Qazimi dhe mr. Naim Tërnava më kanë thënë se gjatë atyre viteve janë mbajtur 1232 tubime.

Ndërsa sot, nxënësit e kësaj shkolle dhe pasuesit e tyre, por edhe të gjithë myslimanët quhen me emra të ndryshëm: ekstremistë, radikalistë, etj. Islam radikal nuk ka, as Islam ekstrem. Se njerëz ekstrem mund të ketë, Islami nuk është fajtor. Veprimet e tyre nuk kanë të bëjnë me Islamin, por me qëndrime personale.



"Për këtë (shkak të atij krimi) Ne u shpallëm (ligj) beni israilëve se kush mbyt një njeri (pa të drejtë), pa pas mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa pas bërë ai ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë (krimi i tij) është si t'i kishte mbytur gjithë njerëzit. E kush e ngjall (bëhet shkak që të jetë ai gjallë) është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit. Atyre (beni israilëve) u erdhën të dërguarit Tanë me argumente, mandej edhe pas këtij (vendimi) shumë prej tyre e teprojnë (kalojnë kufijtë në mbytje) në këtë tokë." (El Maide, 32).

Myslimanëve u japin edhe epitetin "terroristë islamik", ajo është shpifje e kulluar. Terrori nuk ka të bëj asgjë me Islamin, atë e kemi parë në fillim të tregimit si janë porositur ushtarët kur janë nisur në luftë. Te ne edhe gazetarët janë aktiv për të gjetur diçka që ka të bëjë me "terrorin" islamik, e vërtetë qoftë apo jo. Unë pata vërejtur kur ndodhi masakra në Norvegji, ende pa dhënë qeveria norvegjeze deklaratë zyrtare, mediet tona veç e gjetën se prapa kësaj masakre është një organizatë terroriste islamike. Por, për fat të mirë nuk ishte ashtu si e prognozuan gazetarët tanë. Aty ka humbur jetën edhe një vajzë me origjinë shqiptare, të gjithë ata ishin të rinj dhe të pafajshëm. Rasti tjetër është ai i bredhit për vitin e ri në Prizren. Bredhi u rrëzua, e gazetarët shpejt e shpejt e gjetën fajtorin, madje edhe para policisë, se ata janë terroristë myslimanë. Fatmirësisht, policia tha diçka krejt tjetër, se bredhi është rrëzuar nga fryma.

Për të gjetur terroristët kryesor ka fakte të mjaftueshme në histori, si p.sh. shtrohet pyetja kush e themeloi inkuizicionin, ku u masakruan e terrorizuan shumë qenie njerëzore. Ishin myslimanët ata që qëndruan prapa asaj kasaphane, apo të tjerët?

Masakrën në Jerusalem në vitin 1099 ku u masakruan sipas një versioni 60 mijë myslimanë e sipas një versioni tjetër 70 mijë mysliman, çifut dhe të krishterë (të cilët nuk iu bashkuan) kryqtarëve perëndimor, me ta ishte edhe përfaqësuesi i papës, i cili kënaqej me ato që bënin ata.

Në Marok e Algjer, në Egjipt në Densheva e Port Seid, në Dirë Jasin, Kefër Kasim, Xhenin, Sabra dhe Shatila në Bejrut, a thua i bënë myslimanët ato masakra a po të tjerët?!

Kush bëri masakra në Bosnje e Hercegovinë, në veçanti në Srebernicë, a i kanë bërë myslimanët ato, apo dikush tjetër? E në Kosovë kush bëri masakra që nga Podujeva, Drenica, e deri në Meje të Gjakovës, qytet pas qyteti, katund pas katundi, duke masakruar, burra, gra, pleq e fëmijë të pa fajshëm, kush i bëri, myslimanët apo të tjerët?!



Rexhep Suma (PHDc)

# Bashkëjetesa dhe dialogu kulturor elemente pozitive në përparimin dhe zhvillimin njerëzor (1)

Feja është një komponent tejet i rëndësishëm, madje edhe element bazë i identitetit personal e shoqëror. Për të arritur në dialogun ndërfetar, e ndërkulturore duhet medoemos kontributi i Islamit dhe Krishterimit si dy besimet më të përhapura, me më shumë pasues, por edhe më me ndikim në botë.[1]

Bashkëjetesa dhe bashkëveprimi mes njerëzve me përkatësi të ndryshme natyrisht përbën një element pozitiv në përparimin dhe ngritjen e zhvillimit njerëzor. Por, në këtë pikë dalin në pah edhe disa anë negative të globalizimit, sepse gjatë procesit të ndërveprimit mes kulturave të ndryshme, fitojnë kulturat më dominuese duke shkaktuar asimilimin e atyre më të dobëtave. Në këtë rast, kombet më të pazhvilluara ekonomikisht dhe më të vogla numerikisht, apo edhe më të vjetra demografikisht rrezikojnë asimilimin dhe në rastin më të keq edhe shfarosjen.[2]

Efekti kryesor i globalizmit mbi njeriun, ndoshta edhe më i rëndësishmi konsiston në elementin kulturor. Duke pasur parasysh faktin që kufijtë kulturor janë ata që i ndajnë njerëzit, globalizmi ka rezultuar si ndikues kryesor në sheshimin e tyre, dhe afrimin më tepër të njerëzve e kulturave të ndryshme. Njerëz me kombësi e kultura të ndryshme banojnë në një ndërtesë, përdorin të njëjtin metro, punojnë në të njëjtat vende pune, frekuentojnë të njëjtat restorante, teatro e kinema. Kjo e bën të domosdoshëm, e të paevitueshëm kontaktin mes njerëzve me përkatësi të ndryshme.[3]

Feja islame është vlerë paqësore dhe predikon e përhap vlera pozitive për njeriun dhe shoqërinë. Ajetet kuranore drejtojnë dhe urdhërojnë pjesëtarët e islamit që të udhëhiqen nga logjika e shëndoshë dhe assesi mos të bien pre e emocioneve dhe dëshirave të çastit për të flakur mosmarrëveshjet eventuale. Zoti njerëzit i ka krijuar në raca, ngjyra e fise të ndryshme me qëllim që të bashkëpunojnë, bashkëjetojnë e të ndajnë vlera civilizuese mes vete.

"Sikur të donte Allahu do t'ju kishte bërë një popull të vetëm, por Ai kërkon që t'ju provojë në atë që ju ka dhënë, prandaj bëni gara për punë të mira! Të gjithë do të ktheheni tek Allahu, e Ai do t'ju lajmërojë për çështjet rreth të cilave kishit kundërshti." (El Maide, 48)

Kurse, në një ajet tjetër kuranor shprehet: "Mos u bëni (në çështjet e betimit) si ajo (grua) që e prish tjerrin e saj pasi ta ketë dredhur fort, e t'i bëni betimet tuaja dredhi (mashtrim) mes jush, për shkak se një popull është më i madh se tjetri. Allahu vetëm ju sprovon me këtë, e në ditën e gjykimit Ai gjithsesi do t'ju sqarojë atë gjë rreth së cilës kundërshtoheshit. Sikur të dëshironte Allahu do t'ju bënte një popull (në një fe), por (sipas dijes së Vet) Ai e lë të humbur atë që do, dhe e udhëzon tjetrin që do, e patjetër do të përgjigjeni për atë që vepruat." (En Nahl, 92-93)

Mospajtimet janë të botës njerëzore dhe assesi nuk mund të mbulohen, e as të fshihen. Dialogu e mirëkuptimi për tjetrin mbeten metoda më e frytshme e zhvillimit të komunikimit dhe operimit të ideve me anë të së cilës arrijmë të kuptojmë tjetrin, dhe si rezultat i saj vjen deri te zgjidhja e mosmarrëveshjeve eventuale.

Fundja, dialogu është edhe vlerë kuranore, ky myslimanët duhet të shtrijnë ura të komunikimit edhe me të tjerët: "Thuaju (o i dërguar): "O ithtarë të librit (Tevrat e Inxhil), ejani (të bashkohemi) te një fjalë që është e njëjtë (e drejtë) mesh nesh dhe mes jush, të mos adhurojmë pos Allahut, të mos ia bëjmë Atij asnjë send shok, të mos konsiderojmë njëri-tjetrin zot, pos Allahut!"E në qoftë se ata refuzojnë, ju thoni: "Dëshmoni pra, se ne jemi myslimanë (besuam një Zot)!" (Ali Imran, 64)

Nga jeta e Muhamedit a.s., hasim se ka respektuar hebrenjtë dhe të krishterët dhe ka pasur respekt ndaj besimeve të tyre. Ai po ashtu ka pritur edhe delegacione krishterësh që ai ka realizuar kur ishte në jetë,[4] ku njëri nga takimet më të hershme mes Muhamedit a.s., dhe të krishterëve është edhe bashkëbisedimi me përfaqësuesit e kësaj bashkësie nga zona e Nexhranit. Sipas studimeve të bëra, del në pah se takimi në fjalë mendohet të ketë ndodhur në vitin 631. "Nexhrani dhe fqinjësia e tij, nga Zoti dhe pejgamberi i Tij Muhamedi

e kanë të mbrojtur pasurinë e tyre, kishat e tyre dhe gjithçka që kanë në pronësi."[5] Vizita e të krishterëve të Nexhranit në qytetin e Medinës është ndoshta ndërveprimi ndërfetar më i spikatur mes të krishterëve dhe pejgamberit Muhamed. Në atë kohë, Muhamedi a.s., i kishte dërguar letra shumë komuniteteve dhe prijësve të tyre, duke i nxitur që ta përqafonin Islamin. Në rastin e nexhranëve, që jetonin pranë Jemenit, rreth 600 km në jug të Medinës, pejgamberi kishte dërguar Halid ibën Velidin dhe Ali ibën ebi Talibin për ta dorëzuar letrën. Në kohën e kësaj sipërmarrjeje diplomatike, të krishterët e Nexhranit kishin një sistem fetar tejet të organizuar. Si rrjedhojë, nuk është aspak e habitshme, që pas leximit të letrës vetëm pak të krishterë vendosën ta pranonin Islamin. Në përgjigje të kësaj "përpjekje të dështuar konvertimi", pejgamberi Muhamed dërgoi një tjetër përfaqësues në Nexhran, e ai ishte Mugire ibën Sheube, që duhej t'ju shpjegonte banorëve të kësaj zone fenë e re të quajtur Islam. Të intriguar nga mesazhi i Ibën Sheubes, të krishterët e Nexhranit dërguan një delegacion prej 60 personash për ta vizituar pejgamberin në Medine. Delegacioni përbëhej nga pothuajse 45 studiues, apo njerëz të ditur, dhe rreth 15 ndihmës të tyre. Kur të krishterët e Nexhranit mbërritën në Medine, Muhamedi i lejoi të kryenin ritet fetare në xhaminë e pejgamberit, ku faleshin edhe myslimanët. Kjo ftesë nuk ishte thjesht shembulli i parë i dialogut mes myslimanëve dhe të krishterëve, por gjithashtu ishte hera e parë që të krishterët kryenin faljen në një xhami. Edhe pse pejgamberi dhe nexhranët nuk arritën të gjenin një gjuhë të përbashkët mbi disa çështje teologjike, ai gjithsesi u siguroi atyre një vend ku të qëndronin, pranë shtëpisë së tij, si dhe urdhëroi myslimanët të ngrinin tendat e tyre.

Në çastin e largimit nga Medina, të krishterët e Nexhranit i thanë Muhamedit: "O Ebul Kasim, vendosëm të largohemi duke të lënë në fenë tënde dhe duke na lënë në fenë tonë. Megjithatë dërgo me ne një person që mund të gjykojë çështjet në tokat tona, sepse ne të pranojmë ty." Të krishterët u larguan nga Medina me një garanci dhe premtim të shkruar që pejgamberi Muhamed a.s., do të mbronte jetët, pronat dhe lirinë e tyre për ta praktikuar besimin e krishterë.[6]

Myslimanët kanë ndjekur këtë kurs kulturor dhe qasje karshi besimeve tjera përgjatë 14 shekujve, e kjo është bashkëjetesa dhe liria e të besuarit. Në këtë vazhdë studiuesi anglez, Timothy Winter del me të drejtë në përfundimin që në mënyrë të vazhdueshme myslimanët kanë arritur të sigurojnë një mjedis të përshtatshëm për pjesëtarët e besimeve të tjera, me qëllim



që ata t'i jetojnë lirshëm besimet e tyre.[7] Këtë aspekt, e prek edhe historiani i njohur italian Roberto S. Lopez, i cili shprehet kështu: "Në të vërtetë, myslimanët i trajtuan të krishterët, hebrenjtë dhe zarathustrianët me një tolerancë të jashtëzakonshme për atë kohë, por atyre u vunë një taksë të posaçme. Për të mos e paguar atë, mjaftonte të konvertoheshe, dhe për t'u konvertuar mjaftonte të eliminoje apo zbusje disa besime dhe të tërhiqeshe në një besim që përbëhej nga disa parime elementare të përbashkëta për të gjitha fetë moniste."[8]

Deri më sot në historinë e njerëzimit janë themeluar me dhjetëra qytetërime dhe kultura të mëdha, të cilat në themelin e tyre kishin tekstet e shenjta sikurse janë: Vedat, Upanishadët, Bibla dhe Kurani. Marrë në përgjithësi ato ishin qytetërime edukatore të njeriut, që i mësuan njeriut përgjegjësinë apo thënë ndryshe, disa qytetërime i krijoi njeriu i mendjes së përgjithshme. Në ato qytetërime kishte kode të përgjegjësisë së shumanshme, të përkthyera në gjuhën e thjeshtë, që mund të shprehen me një formulë thelbësore: njeriu është përgjegjës para Zotit, para natyrës, para njerëzimit, para vetvetes. Papjekuria fetare, siç thoshte Kanti (1724-1805) është jo vetëm më e dëmshmja, por edhe më e pandershmja nga të gjitha. Të dëmshëm dhe të pandershëm janë edhe ata që dinë pak për fe e pak për shkencë, e grinden. Millikani (1868-1953), fitues i çmimit nobel për fizikë, për këtë thoshte: "Kur të grinden njerëzit që dinë pak për fenë dhe ata që dinë pak për shkencën, ndokush mund të mendoj se aty ka mosmarrëveshje ndërmjet fesë dhe shkencës, ndërsa aty kanë vend, në të vërtetë dy lloj injorancash."

Varshmëria e njeriut modern nga mjetet e komunikimit masiv në shoqëritë demokratike, po edhe në të tjerat është rritur deri në përmasa kritike. Shpeshherë njeriu nuk është i aftë të mendojë dhe të veprojë pa sugjerimin e mas-medies, ekzistenca e tij varet nga ato urdhëresa elementare, kështu që futja e çfarëdo dykuptimësie të vetëdijshme, e çfarëdo sugjerimi për anulimin e vendimit për një kohë të pacaktuar të introspektimit dhe analizës, do të kishte pasoja katastrofale. Për të qenë më e plotë fotografia e mjerimit të njeriut modern, fotografia që sugjerojnë potencialet "apokaliptike" të mas-medieve, kësaj që u theksua i duhet shtuar edhe fakti se mas-mediet kushtëzojnë jo vetëm strukturën e tij psikike, por edhe sjelljen e tij fizike.[9]

Përmbajtja e kulturës së një populli nuk mund të kuptohet jashtë fesë apo feve që ai beson, jashtë ndikimeve të tyre në mënyrën e të menduarit, të veshjes e të sjelljes. Një nga sociologët më të shquar në fushën e sociologjisë së fesë, E. Durkheim ka shkruar: "Feja nuk është vetëm



një sistem praktikash, është edhe një sistem idesh, synimi i të cilit është të shprehë botën. Lidhur mbi impaktin e fesë në jetën tonë të përditshme qartësohet edhe nga një studim interesat që është zhvilluar në Shqipëri, ku shpjegohet se 34.53% e nxënësve (të dyja besimeve mysliman dhe krishterë) frekuentojnë rregullisht institucionet fetare, kurse 40.04% e tyre frekuentojnë vetëm në ditë festash fetare, ndërkaq 16.12% e tyre rrallë, kurse 9.31% asnjëherë nuk vizitojnë objektet dhe institucionet fetare (xhamitë apo kishat).[10]

Marrëdhëniet e ndërsjella mes medieve, kulturës, fesë dhe shoqërisë në përgjithësi nuk kanë qenë asnjëherë aq të perceptueshme sa u bënë pas shfaqjes së televizionit dhe sidomos pas rënies së sistemit sovjetik. Asnjëherë ndikimet e ndërsjella mes medieve (të reja e të vjetra) dhe natyrës së lidhjeve shoqërore, mënyrës sipas së cilës shoqëria përcakton vetveten si njësi organike (Germenninschaft ose Corporate), ose si Societas (Gesellschaft ose Pantership) nuk kishin qenë kaq të qarta. Kjo kundërvënie, sipas Michel Terestchenkos (Philosophie Politique, 1994) reflekton të njëjtën marrëdhënie që ekziston mes vizionit të qytetit antik ose "harmonisë së bukur" greke sipas Hegelit, dhe vizionit individualist të shoqërive moderne.

Mediet qoftë ato elektronike apo të shtypura në sho-



qërinë demokratike luajnë rolin krucial të informimit të drejtë dhe të saktë të shoqërisë. Së paku kështu duhet të ishte roli dhe rëndësia e ekzistimit të medieve si formë e pushtetit të katërt, krahas legjislativit, ekzekutivit dhe gjyqësorit. Pas çdo politike redaktuese gazetareske dhe informative qëndrojnë qarqe, klane, oligarkë të fuqishëm që kanë ndikim të jashtëzakonshëm në sajimin dhe komunikimin e një informacioni për publikun e gjerë të një vendi apo edhe më gjerë.

Një nga sociologët më të shquar në shkencat e komunikimit Mac Luhan ka shkruar se nëpërmjet rrjetit të dendur të medieve, veçanërisht të televizionit, bota e sotme është zvogëluar mjaftë. Informacioni qarkullon shpejt si figurë, si zë dhe si shkronjë në të katër anët e botës dhe atë për një kohë shumë të shkurtër. Gati të gjithë njerëzit kanë të njëjtin informacion, të njëjtat stereotipa mediatik, për të mos thënë të njëjtat reagime ndaj jetës.

Në fillim të vitit 2000, në dhjetëvjeçarin e rënies së murit të Berlinit dhe shpërbërjes së Bashkimit Sovjetik, dukej se globalizmi i ekonomisë dhe revolucionit numerik po përuronin një erë të re. Shumëfishimi i këmbimeve ndërkombëtare ishte tregues i kalimit nga një ekonomi shumëkombëshe në një ekonomi botërore apo "globale". Nën ndikimin e "konvergjencës" së rrjeteve, mediet e kanë shoqëruar këtë globalizim fillimisht duke marrë pjesë vetë në të, pastaj duke përshpejtuar rrjedhën, sidomos nëpërmjet flukseve të informacionit dhe flukseve financiare.

Në prill të vitit 2000, shpërthejnë fluskat financiare rreth vlerave të internetit, duke tërhequr me vete në rënien e tyre pjesën më të madhe të vlerave TMT (Teknologji – Media – Telekomunikacione), premtimet nuk ishin mbajtur, dhe filizat e rinj po zbulonin ligjet e zakonshme të ekonomisë së tregut dhe të konkurrencës. Pse paralajmërimi i prillit të vitit 2000 nuk prodhoi efektin e një njoftimi? Sepse globalizmi i njëkohshëm i tregjeve dhe medieve para 11 shtatorit të 2001 nuk kishte vënë ende sadopak në dyshim këto figura të së ardhmes, nën kujdesin e të cilave kishte lindur shek XXI, disa vite më përpara se në kalendar, shoqëria e informacionit, ekonomia e re dhe "fundi i historisë".

Iluzionet e humbura dhe ëndrrat e thyera të shekullit paraprirës arrijnë ende të fshehin që revolucioni numerik, sipas shumë shenjave nuk është tjetër veçse në belbëzimet e tij të para. Të lindur me internetin, Google, Yahoo dhe e-Bay, u nënshtrohen ligjeve të hekurta të ekonomisë së tregut. Beteja për përmbajtjet dhe për standardet më të ashpra se kurrë, u hapin rrugën produkteve apo shërbimeve të reja, ndërkohë që e drejta për konkurrencë të afirmohet në shkallën rajonale dhe botërore. E shqyer ndërmjet ndarjeve të veta dhe ëndrrës së saj për unitet, bota më e padeshifrueshme se kurrë, pre e diktaturave dhe terrorizmit, nuk pret më nga teknika apo ekonomia, por vetëm nga urtësia e politikanëve, që këta të pajtojnë kërkesat e kulturave të veçanta, rajonale, etnike apo fetare, me ato të universalizmit të të drejtave të shenjta dhe të patjetërsueshme të qenies njerëzore.[11]

(1) Karen Amstrong, Islam; a short histori, New York; The modern library, 2000, f.189. Gilles Kepel. (2) Geoff Roberts, "Tu gof war: Opposing vieës on the process of globalization", International Journal of social inuiry, vol.1. n.2. Bursa,2008 f.70. (3) Eduart Caka, Dialogu ndërfetar një qasje teorike-praktike dhe realiteti shqiptar", West Print, Tiranë, 2015, f.21. (4) Jacques Waardenburg, "Muslim studies of ther religious:The early perfid", Muslim perspections of ther religious:A historical survery, ed. Jacques Waardenburg, Oxford: Oxford University Press,1999, f.14-15. (5) Grup autorësh, libri "Simpoziumi ndërkombëtar, Profeti Muhamed mëshira dhe dashuria universale", botimet KMSH, Tiranë, 2007,f.109. (6) Craig Considine, Pluralizmi dhe të krishterët e Nexhranit: Si Profeti Muhamed shkoi përtej tolerancës,, www.huffingtonpost.com. (7) Eduart Caka, Ibid.127. (8) Roberto S. Lopez, "Lindja e Evropës: Historia e epokës mesjetare",përkth. Kujtim Ymeri, Tiranë, Dituria, 2012,f.91. (9) Dr. Ismail Bardhi, "Karikatura e Karikaturës", Dituria Islame, f.13, viti 20 nr 188, mars 2006, Prishtinë. (10) Artan Fuga, Zyhdi Dervishi, Ndërmjet fshatit dhe qytetërimit global, f. 202 Dudaj, Tiranë, 2010. (11) Mediet & shoqëritë, Francis Balle, përkthim grup autorësh f. 441 bot 15 botimet papyrus, Tiranë, 2011.



Prof. dr. Qazim Qazimi

# Islami dhe bashkëqeverisja te shqiptarët në periudhën e osmanlinjve (2)

### Shqiptarët ishin bashkëqeverisës në kalifatin Osman

Duhet pranuar se shteti Osman ishte një shtet me një shoqëri multietnike dhe multikonfesionale, kurse në asnjë mënyrë nuk ishte shtet një nacional, siç pretendon dikush, edhe pse elementi dominues në të ka qenë elementi turk. Osmanët nuk ishin vetëm turqit, por të gjithë popujt shtet formues në të: arabët, persët, urdët, kurdët, shqiptarët, boshnjakët etj.

Të thuhet se shteti Osman është vetëm shtet turk, atëherë për shqiptarët është një nënçmim shumë i madh, sepse atyre u mohohet pjesëmarrja aktive në atë shtet, e kaluara historike dhe besimi i tyre islam, kur dihet se shqiptarët kanë dominuar në komandimin e ushtrisë osmane dhe kanë qenë njerëzit më të besueshëm të Sulltanit. Shqiptarët, siç dihet përfaqësoheshin në elitën ushtarake, politike e kulturore të Perandorisë në përmasa që nuk ishin aspak në raport me numrin e tyre si popullsi. Për më tepër, nën sundimin osman shqiptarët e zgjeruan qenësisht hapësirën e tyre. Në postin e vezirit të madh nga mesi i shek. XV e deri në fund të shek. XVII, u graduan 25 persona me origjinë (shqiptare), ndërsa gjatë gjithë kohës se sundimit osman, prej gjithsej 96 sadriazemeve, me sa janë identifikuar, 39 ishin me origjinë shqiptare.[1]

Doktor i shkencave historike prof. dr. Abdul Kadir Ozcan[2] në veprat e tij: "Historia e Perandorisë Osmane", "Betejat e Sulltan Fatiut", "Saderazamet e perandorisë" etj., duke u marrë për një kohë të gjatë me sadriazamet (kryeministrat) që kanë qeverisur Perandorinë Osmane, vuri re se gjatë 500 vjetëve të perandorisë, për 100 vjet rresht në kohë të ndryshme, atë nuk e kishin qeverisur turqit, por shqiptarët e ardhur nga skaji më perëndimor i saj dhe çuditërisht ata ishin edhe njerëzit më besnikë të perandorisë. Profesori Ozcan në një intervistë ekskluzivisht për "Koha Jonë", thotë: "Ja ku janë, për herë të parë në faqet e kësaj gazete, të gjithë bashkë njeri pas tjetrit, 39 kryeministrat shqiptarë që kanë udhëhequr Perandorinë Osmane. Pra rreth 2 shekuj shqiptarët nuk ishin pa pushtet, por disa kishin fituar pavarësinë nga sulltani, dhe qeverisnin për llogari të vetë në disa shtete, si në Arabi, Siri, Egjipt etj.[3]

Vlen të përmendet se në shekullin e XV, i pari shqiptar që u bë kryeministër në shtetin osman ka qenë Koxho Daut Pasha më 1493, ndërsa kryeministri i fundit shqiptar në qeverinë osmane ka qenë Ferit Pasha nga Vlora, në kohën e Sulltan Abdul Hamitit të dytë nga viti 1903 deri në vitin 1908.

### Kryeministrat shqiptarë gjatë kalifatit osman

#### 1. Gjedik Ahmet Pasha

Kryeministër i shtetit osman me origjinë shqiptare. Ai ka qenë kryeministër në vitet 1475-1479. Gjatë kohës së qeverisjes së tij me anë të flotës ushtarake arriti të pushtojë pjesën më të madhe të Krimesë, e cila bllokoi rrugën tregtare të Evropës për në lindje.

#### 2. Daut Pasha

Sipas Sami Frashrit, është me origjinë shqiptare. Në saje të aftësive dhe talentit të tij të lindur, në vitin 1483, në kohën e Sulltan Bajazitit, duke qenë bejlerë i Anadollit, kaloi në postin e kryeministrit dhe arriti të drejtojë me sukses punët e rëndësishme të shtetit osman.

#### 3. Haim Ahmet Pasha

Kryeministër me origjinë shqiptare nga vitet 1496-1514. Gjatë qeverisjes së tij nënshtroi Hercegovinën dhe ndërmori disa ekspedita plaçkitëse në Hungari, Austri, Poloni.

#### 4. Ahmet Pashë Dukagjini

Ka qenë kryeministër për një periudhë të shkurtër 1514 deri në vitin 1515. Rrjedh nga familja e Dukagjinëve. Gjatë qeverisjes së Sulltan Selimit, ka qenë ushtarak- gjeneral, ka qenë edhe bejlerë i Rumelisë qeveritar i Ballkanit, e pastaj edhe kryeministër.



**5. Ibrahim Pasha**

Ishte me origjinë nga Butrinti, por ka studiues që thonë nga Parga e Çamërisë, gjithsesi ishte shqiptar. Si u bë kryeministër drejtoi fushatat për pushtimin e Beogradit dhe Rodosit.

**6. Ajaz Mehmet Pasha**

Qe kryeministër në vitet 1536-1539, pas vdekjes së Ibrahimit. Ishte nga Vlora dhe kishte lindur në Vuno. Shtypi kryengritjen e shqiptarit Ahmet Pasha, një funksionar i lartë i shtetit i rebeluar ndaj qeverisë qendrore.

**7. Lutfi Pasha**

Qeverisi si kryeministër në vitet 1539-1541. Ishte me origjinë nga Vlora, nga ku osmanët e morën që të vogël. Ai u rrit në pallatin e sulltanit, ku mori të gjithë edukimin e nevojshëm politiko-ushtarak.

**8. Rustem Pasha**

Kryeministër i kalifatit me origjinë shqiptare, që qeverisi në vitet 1544-1552 dhe për herë të dytë, në vitet 1555-1560 pas vdekjes së Kara Ahmet Pashës, pra ai qeverisi kalifatin për 13 vjet.

**9. Kara Ahmet Pasha**

Atë e morën të vogël nga trojet shqiptare dhe e rritën në pallatin e sulltanit, ku mori dhe edukimin e nevojshëm. Sulltani i dha të motrën për grua, ashtu siç bënin shpesh sulltanët me figura të mëdha të shtetit. Gjatë kohës që ishte kryeministër, në vitet 1553-1555 u ngarkua të merrej vesh me shahun e Iranit dhe nënshkroi me të një marrëveshje paqeje.

**10. Semiz Ahmet Pasha**

Ishte kryeministër me origjinë shqiptare gjatë viteve 1579-1580, pra për një kohë të shkurtër, ku nuk janë shënuar shumë ngjarje të rëndësishme. Përpara se të bëhej kryeministër ishte bejlerë i Rumelisë. Ai mori për grua të bijën e ish-kryeministrit Rustem Pasha.

**11. Koxha Sinan Pasha (1506-1596)**

Ka qenë kryeministër i kalifati pesë herë në vitet 1580-1582; 1584-1585; 1589-1591; në 1593; 1595-1596. Ka lindur në Topjanë të Lumës. Vendlindjes së tij, Lumës ia lehtësoi taksat dhe detyrimet, gjithashtu ngriti në Kaçanik një kështjellë dhe një xhami.

**12. Ferad Pasha**

Edhe ai si kryeministrat e tjerë shqiptarë u rrit në pallatin e sulltanit ku mori edukimin e nevojshëm. Gjatë karrierës së tij qeverisi Rumelinë, si bejlerë. Qe kryeministër gjatë viteve 1591-1592 dhe në vitin 1595.

**13. Merre Husein Pasha**

Ishte me origjinë shqiptare. Ka nisur karrierën si kuzhinier, dhe më vonë shërbeu si vali në Misir. Shërbeu si kryeministër në vitet 1601-1602, pra për një kohë të shkurtër.



**14. Jemishxhi Hasan Pasha**

Sipas Sami Frashrit është me origjinë shqiptare. (Sami Frashri f. komp.45).Ka ngjitur shkallët e karrierës ushtarake dhe qeveritare në saje të aftësive të tij. Në vitin 1602-1603, ishte kryeministër i kalifatit.

**15. Kujxhu Murat Pasha**

Ka qenë me origjinë shqiptare. Ishte kryeministër gjatë viteve 1606-1611, pra për rreth pesë vjet. Gjatë qeverisjes së tij u nënshkrua marrëveshja e paqes me Austrinë, me të cilën perandoria kishte disa vite që kishte rifilluar luftën.

**16. Nasuh Pasha**

Ishte shqiptar dhe qeverisi si kryeministër në vitet 1611-1614, vite gjatë të cilave mbretëroi një gjendje paqeje pa luftëra të mëdha. Para se të bëhej kryeministër ka punuar si qeveritar i Halepit dhe i Bagdadit.

**17. Ohril Hysein Pasha**

Ai lindi në zonën e Pogradecit, dhe vdiq në vitin 1622. U rrit në pallatin e sulltanit dhe më pas u bë komandant i jeniçerëve dhe qeveritar i Rumelisë. Mori gradën vezir dhe shërbeu si kryeministër gjatë vitit 1621.

**18. Hasan Pasha**

Ai ishte me origjinë shqiptare. U mor i vogël dhe u edukua në oborrin e sulltanit. Në fillim ka qenë bejlerë i Rumelisë, pastaj vezir i gradës së ulët deri sa u bë vezir i madh ose kryeministër në vitin 1624.

**19. Taban Mehmet Pasha**

Ishte kryeministër me origjinë shqiptare i kalifatit në vitet 1631-1637, pra për pesë vjet. Vite që nuk patën ngjarje të mëdha. Pas detyrës u burgos dhe u ekzekutua.

**20. Mustafa Pashë Kamekeshi**

Lindi në Vlorë. Ai nuk ishte vetëm ushtarak i zoti, por edhe financier i zoti, sepse arriti të kryejë me sukses një reformë financiare. Sulltan Murati IV, për suksesin e së cilës mori dhe titullin vezir i madh (kryeministër) dhe qeverisi vendin në vitet 1637-1644.

(10) Feraj H. "Skicë e mendimit politik shqiptar", Sh. B. "Logos-A", fq. 52-53, Shkup, 1999. (2) Prof. dr. Abdul Kadir Ozcan jep mësim ne Universitetin "Arkitekt Sinani" ne Stamboll, duke punuar aktivisht edhe për institutin e historisë ne Stamboll. (3) www.albeu.com.

Nermin Avdiq

# Pse të mësohet gjuha arabe? (2)



**Karakteristikat e gjuhës arabe**

### 1. Gjuha arabe është gjuha e banorëve të Xhenetit

Transmeton Ibën Ebi Dunja me zinxhir të transmetuesve nga Enes bin Maliku r.a. se Pejgamberi a.s ka thënë: "Banorët e Xhenetit do të hyjnë në Xhenet dhe do të jenë të gjatë 60 parakrah, parakrahu do të jetë si i sundimtarit, ata do ta kenë bukurinë e Jusufit, me moshë 33 vjeç dhe do ta flasin gjuhën e Muhamedit a.s."[1] Gjuha e tij padyshim është arabishtja.

Ibën Asakiri, në historinë e tij nga Ibën Abbasi r.a. thekson se Ademi a.s. e ka folur gjuhën arabe në Xhenet, ndërsa kur e bëri mëkatin, Allahu ia mori arabishten dhe ai e foli gjuhën siriane, mirëpo pasi u pendua ia riktheu arabishten.

### 2. Gjuha arabe është gjuha e Kuranit dhe sunetit

Kurani dhe suneti janë dy burimet e Islamit, dhe që të dyja, siç është fakti janë të shpallura në gjuhën arabe.

Allahu i Lartësuar në librin e Tij thotë: "Na e zbritëm këtë Kuran në gjuhën arabe, për ta kuptuar ju." (Jusuf, 2) "Ja kështu, Ne e kemi zbritur Kuranin ligj (të mençurisë së shprehur) në gjuhën arabe." (Er Ra'd, 37) "Na e dimë mirë që ata thonë: "Atë (Muhamedin) e mëson një njeri!" Gjuha e tij, që po ia veshin se po e mëson atë është gjuhë e të huajve (të cilën nuk e dinë arabët), kurse ky (Kurani) është në gjuhën e qartë arabe (me një stil të lartë)." (En Nahl, 103) "Dhe kështu Ne e kemi zbritur Kuranin në gjuhën arabe, dhe në të kemi përsëritur vërejtjet, që ata të ruhen nga mëkatet, ose që t'i orientojë ata në këshillim." (Taha, 113) "Dhe me të vërtetë, ai (Kurani), është Shpallja e Zotit të gjithësisë, atë e ka sjellë shpirti i besueshëm (Xhebraili) në zemrën tënde që të bëhesh nga ata që paralajmërojnë, në gjuhën e qartë arabe." (Esh-Shuara, 192-195) "Në Kuranin në gjuhën arabe, në të cilin nuk ka kurrfarë kundërthëniesh, e që t'i druajnë Zotit të tyre." (Ez Zumer, 28) "Libër, argumentet e të cilit janë të qarta, (që është) Kurani në gjuhën arabe, për popullin që di." (Fussilet, 3), dhe ajete tjera të ngjashme, siç janë: Fussilet, 44; Esh Shura, 7; Ez Zuhruf, 3; El Ahkaf, 12, etj.

Imam Ibni Kajimi thotë: "Vlerën e vërtetë të Kuranit e ka perceptuar ai që e percepton të folmen e arabëve, duke e njohur linguistikën, shkencën arabe dhe retorikën."

Gjithashtu, Imam Buhariu në Sahihun e tij, një kapitull e ka titulluar: "Kurani ka zbritur në gjuhën e Kurejshëve," duke theksuar rëndësinë e gjuhës arabe, sepse gjuha e fisit Kurejsh njëherësh është edhe gjuha arabe.

Eth Thealibi ka thënë: "Ai që e do Allahun e do edhe të Dërguarin e Tij a.s., dhe kush e do Pejgamberin i do edhe arabët, ndërsa kush i do arabët ai e do edhe gjuhën arabe në të cilën është i shpallur libri më i vlefshëm."

### 3. Kusht për t'u zgjedhur myfti

Njohja e gjuhës arabe, e gramatikës, morfologjisë dhe kuptimeve të saj është njëri nga kushtet për t'u zgjedhur një njeri myfti (dijetar i cili lëshon fetva ose vendime juridike islame).

Imam Shafiu thotë: "Askujt nuk i lejohet për të dhënë fetva në fenë e Allahut, përveç njeriut i cili e di librin e Allahut, ajetet të cilat janë deroguese dhe cilat të deroguara (nasih dhe mensuh), ajetet që janë të qarta dhe ato që janë të paqarta (muhkem dhe mutashabih), kuptimet e ajeteve dhe ajo që është në lidhje me zbritjen (shpalljen) e tyre, pastaj ajetet mekase dhe medinase, çka është dëshiruar me atë ajet dhe në lidhje me kënd është shpallur. Pastaj, ky njeri duhet të jetë i informuar, (të ketë dituri) në lidhje me argumentet e hadithit të Pejgamberit a.s., cilat hadithe janë deroguese dhe cilat janë të deroguara, (të ketë dituri) në lidhje me hadithin si dhe argumentet në lidhje me Kuranin, si dhe ai njeri ta di gjuhën arabe, poezinë dhe të gjitha ato që janë të nevojshme për shkencën dhe Kuranin."[2]

Imam Ebu Muhamed ibën Hazmi ka thënë: "Është përgjegjësi e personit që ka për qëllim ta studioi fikhun (drejtësinë islame) siç thamë, që të shërbehet dhe përgatitet për të me të gjitha shkencat, të cilat janë absolutisht të domosdoshme për ta kuptuar fjalën e Zotit të



Plotfuqishëm dhe të Dërguarit të tij a.s.

Allahu i Lartëmadhërishëm thotë: “Ne nuk kemi dërguar asnjë pejgamber, përpos në gjuhën e popullit të tij, për t’u shpjeguar atyre (e ta kuptojnë).” (Ibrahim, 4). Kështu që përgjegjësia e dijetarit të fikhut është të jetë dijetar i gjuhës arabe në mënyrë që ta kuptojë fjalën e Allahut dhe fjalën e Pejgamberit a.s.[3]

Gjithashtu, për njohjen e detyrueshme të gjuhës arabe kanë folur edhe Imam Ebu Amr ibën Salah,[4] Ibën Tejmije[5] dhe të tjerë.

### 4. Specifikat e gjuhës arabe ndaj gjuhëve të tjera

Gjuha arabe veçohet me këto karakteristika: me zhvillimin e saj të pavarur dhe ndarjen e përkohshme nga gjuhët tjera, për shkak të cilave ajo:

1. Më së miri i ka ruajtur tingujt parasemitë, ndërsa posaçërisht i ka zhvilluar edhe disa tinguj të cilët nuk ekzistojnë në gjuhët tjera semite;
2. Nga të gjitha këto gjuhë, morfologjinë e ka më të zhvilluar (shumësat e parregullt, infinitivët etj.) dhe sintaksën. Të gjitha fjalët nxirën, kryesisht, nga rrënja me tri bashkëtingëllore, të cilat përfaqësohen nga tre tinguj (FA, AJN dhe LAM), të cilat ofrojnë rrënjën themelore. Megjithatë, ekziston edhe një numër i foljeve me nga katër bashkëtingëllore rrënjësore (ar. rubai’), prej të cilave shumica kanë veti refleksive;
3. Shkrimi arab shkruhet nga e djathta në të majtë;
4. Gjuha arabe ka 28 bashkëtingëllore[6] dhe tri zanore (e, i, u), secili tingull e ka karakterin e vet të shkruar në disa variante (deri në katër), në varësi të faktit se a është shkronja e vetme, në fillim të fjalës, në mes apo në fund të fjalës;
5. Shkrimi arab nuk ka shkronjë të madhe dhe të vogël, as nuk ka dallimin në mes të shkronjave të dorës dhe atyre të shtypit;
6. Gjuha arabe letrare, në mesin e të gjitha gjuhëve semite, ka më së shumti rrënjë (më shumë se 10.000, nga të cilat mbi 6.500 janë me nga tre harfe (ar. thulathi), si dhe numër më të madh të fjalëve të veçanta;
7. E ka fjalorin më të pasur nga të gjitha gjuhët semite (sinonime etj.);

Gjuha arabe karakterizohet me një pasuri të jashtëzakonshme të sinonimeve (luani ka 500 emra, dhelpra 200, mjalti më shumë se 80, shpata të paktën 1.000, fatkeqësia më shumë se 400, po kështu gjejmë nga 20-30 sinonime për fjalët: shiu, era, drita, errësira, guri, uji, pusi, deveja).

Edhe disa mbiemra kanë numër të madh të sinonimeve, si p.sh. i gjatë, i shkurtër, bujar, dorështrënguar, trim, frikacak, etj.

Është interesante të theksohet se fjala ‘deve’ ka shumë sinonime, madje thuhet se Hameri i ka mbledhur nocionet rreth saj, dhe numri i fjalëve e kaluar numrin 5,644.[7]

*Shqipëroi nga gjuha boshnjake: Miftar Ajdini*

*Burimi: minber.ba/zasto-uciti-arapski-jezik/*

(1) Shejh Albani, transmetimin e konsideron të mirë (hasen) në veprën e tij “Es Sisiletu es sahiha” 6/43. (2) El Fekihu vel mutefekkih, 2 /157. (3) El Ihkam nga Ibën Hazmi, 5 / 124–126. (4) Edebul mufti, 86 i 87. (5) El Iktida, 143. (6) Ekziston mospajtim mes dijetarëve rreth asaj se a ka gjuha arabe 28 apo 29 shkronja, përkatësisht, ata që thonë se ka 28 i bashkojnë hemzen dhe elifin në një, ndërsa ata që thonë se ka 29 shkronja i ndajnë. Më e sakta është se gjuha arabe ka 29 shkronja (harfe). (7) Teufik Muftić, Gramatika arapskoga jezika , Sarajevë, 1998.



Mr. Besnik Jaha

# "Poezia në revistën Dituria Islame" (2)

### Dituria Islame - 1986 – 1990 (1-20)

Numri i parë i revistës "Dituria Islame" përmban vetëm një poezi. 71 vargjet e kësaj poezie janë të sistemuara në shtatë strofa, pra me vargje të ndryshme, ndërsa poezia mban titullin "Alkooli". Poezia është ndërtuar në varg të lirë, dhe shpeshherë është e shoqëruar me rimë të hapur, AA, BB, siç janë shumica e poezive të botuara deri nga viti 2003. Kjo poezi është një përkthim nga Melaim Shehu, ndërsa autori dhe gjuha nga vjen nuk janë prezantuar.

Për dallim nga numri i parë, në numrin dy të revistës "Dituria Islame" kemi katër poezi: tri nga Muhamed Igball, të përkthyera nga origjinali, prej Muhamed Thaçit, dhe një poezi nga Muharrem Krasniqi. Poezitë e Igballit kanë titujt: "Lulëkuqja e shkretëtirës", dhe ka gjashtë strofa, me 27 vargje të ndryshme dhe të lira; "Koha", dhe ka 28 vargje të lira, dhe "Flutura dhe xixëllonja", dhe ka dy katrena të rimuara me rimë AA AA.

Poezia e katërt mban titullin "Dituria Islame", dhe është e para poezi që i kushtohet revistës "Dituria Islame". Kjo poezi ka pesë katrena, me vargje që pretendojnë të jenë të matura, ndërsa janë të rimuara me rimë AB, AB.

Që ta shohim sa më qartë poezinë në 20 numrat e parë të revistë "Dituria Islame", le t'i hedhim një sy tabelës së mëposhtme: (Tabela 1)

Pra, nga numri 1 deri në numrin 20 kemi 30 poezi, 16 autorë, dy përkthyes, një model islam-mevlud, një poezi për revistën "Dituria Islame", dhe, në përgjithësi, 760 vargje poetike.

### Dituria Islame - 1991 (21-32)

Viti 1991 ndoshta është viti kur në revistën "Dituria Islame" poezia u prezantua më shumë se në asnjë vit tjetër. Gjatë vitit 1991 nuk doli asnjë numër i revistës "Dituria Islame që nuk pati të paktën një poezi, ndërsa pati numër që arriti t'i ketë 922 vargje poetike, disa nga poezitë qenë unike, e disa të marra si citime, siç është numri 24 brenda këtij viti. Po ky numër prezanton edhe poezinë e dytë kushtuar revistës "Dituria Islame", poezi kjo e shkruar nga Njazi Sulça, me një strukturë të përbërë nga 3 strofa, e shoqëruar me rimë të jashtme. Kjo poezi ka 54 vargje, dhe këtë herë vjen më e arrirë artistikisht sesa poezia e parë kushtuar revistës, si dhe me një strukturë më të veçantë, pra me tri strofë tetëmbëdhjetë vargëshe. (Tabela 2)

Në përgjithësi, gjatë vitit 1991 kemi 38 poezi, 30 autorë, 1009 vargje poetike nga poezitë, si dhe 979 vargje poetike të cituara. Pra, gjithsej kemi 1988 vargje poetike. Në këtë pjesë kemi një nivel pak më të lartë të poezisë, si nga tema ashtu edhe nga struktura. Për herë të parë në "Diturinë Islame" na dalin modeli i strofës safike dhe akrostikut, poezisë që ka kuptim në dy forma leximi, pra edhe horizontalisht edhe vertikalisht. Gjatë këtij viti dy poezi janë prezantuar pa autorë, pra nuk dihet se kush është autori i tyre. Sidoqoftë, nga lloji i vargut apo strofës, katrena sundon ende, por në një garë të ashpër me vargun e lirë.

### Dituria Islame – 1991-1992 (33-44)

Gjatë viteve 1991-1992, pra nga numri 33 deri në numrin 44, gjithsej kemi 26 autorë, 34 poezi, nga të cilat gjashtë përkthime, si dhe 1044 vargje poetike. Në këtë hapësirë nuk kemi ndonjë citim apo formë të veçantë të vargjeve që vlen të theksohet. Edhe në këtë pjesë mbisundon katrena, ndërsa vërehet një prezantim më i madh i letërsisë Alamiado, sidomos e poetit Muhamet Kyçyku-Çami.

Një pasqyrë më e plotë e poezisë, temave, formave, autorëve dhe numrit të vargjeve mund të shihet edhe në tabelën e mëposhtme: (Tabela 3)

Gjatë këtyre numrave në "Dituria Islame" mbisundon tema fetare dhe atdhetare, ndërsa autorët kryesisht janë emra tashmë të njohur brenda revistës.

### Dituria Islame – 1993 (45-53)

Poezia në "Dituria Islame" gjatë vitit 1993, respektivisht nga numri 45 e deri 53, na sjell vargje nga emra

TABELA 1

| Nr. i revistës | Nr. i poezive | Viti | Autori-përkthyesi | Nr. i vargjeve | Nr. i strofave | Vargje për revistën "D. I." | Modeli / Tema | Vargje të lira | Vargje të matura |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | 1 | 1986 | Melaim Shehu (Përkthim) | 71 | 7 | / | Sociale | Me rimë AA, BB | / |
| 2 | 4 | 1986 | 3 poezi prej Muhamed Igball (përkth. Hamdi Thaçi) dhe një prej Muharrem Krasniqit | 27<br>28<br>8<br>20 | 6x të ndryshme<br>/<br>2x4<br>5x4 | Poezia e parë për D.I.-nga M. K. | Shpirtërore<br>Shpirtërore<br>Shpirtërore<br>Përkushtim | Po<br>Po<br>/<br>/ | /<br>/<br>/<br>Herë-herë |
| 3 | / | 1986 | / | / | / | / | / | / | / |
| 4 | / | 1987 | / | / | / | / | / | / | / |
| 5 | / | 1987 | / | / | / | / | / | / | / |
| 6 | 2 | 1987 | Muhamed Igball (përkth. Hamdi Thaçi) | 15<br>57 | /<br>8 | /<br>/ | Shpirtërore<br>Shpirtërore | /<br>/ | /<br>/ |
| 7 | / | 1987 | / | / | / | / | / | / | / |
| 8 | / | 1988 | / | / | / | / | / | / | / |
| 9 | / | 1988 | / | / | / | / | / | / | / |
| 10 | / | 1988 | / | / | / | / | / | / | / |
| 11 | / | 1988 | / | / | / | / | / | / | / |
| 12 | / | 1989 | / | / | / | / | / | / | / |
| 13<br>14 | 2 | 1989<br>1989 | Refik Gërbeshi | 16<br>16 | 4x4<br>4x4 | /<br>/ | Përkushtim<br>Përkushtim | Me rimë AB, AB | /<br>/ |
| 15 | 1 | 1990 | Hafiz Ali Korça | 88 | 44x2 | / | Mevlud | / | 12 rrokësh, me prerje në rrokjen e 6-të, dhe rimë AA, BB |
| 16 | | 1990 | | | | | | | |
| 17 | 4 | 1990 | Zeqir Gërvalla | 19<br>12<br>9<br>15 | /<br>/<br>/<br>/ | | Atdhetare<br>Atdhetare<br>Shpirtërore<br>Shpirtërore | Po<br>Po<br>Po<br>Po | |
| | 2 | | Muhamed Igball | 4<br>4 | 1x4<br>1x4 | | Shpirtërore<br>Shpirtërore | /<br>/ | /<br>/ |
| 18 | 4 | 1990 | Mexhid Yvejsi<br>Mehmet Zhinipotoku<br>Muharrem Sherif Krasniqi<br>Sheh Mehmet Sezai | 16<br>32<br>20<br>17 | 8x2<br>8x4<br>/<br>/ | /<br>/<br>/<br>/ | Fetare<br>Fetare<br>Shpirtërore<br>Fetare | Me rimë AA, BB<br>/<br>/ | /<br>/<br>/<br>/ |
| 19 | 8 | 1990 | Ali Podrimja<br>Qazim Qazimi<br>Mirko Gashi<br>Sheh Mehmeti<br><br>Mexhid Yvejsi<br><br>Jonuz Fetahu | 19<br>26<br>16<br>14<br>8<br>9<br>8<br>24 | /<br>6x4+1 distik<br>/<br>/<br>/<br>3x3<br>4x2<br>/ | /<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/ | Atdhetare<br>Fetare<br>Përkushtim<br>Përkushtim<br>Përkushtim<br>Atdhetare<br>Atdhetare<br>Shpirtërore | /<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br>Po | /<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/ |
| 20 | 2 | 1990 | Hafiz Ali Korça<br>Valbona Hyka | 83<br>59 | /<br>/ | /<br>/ | Fetare/atdhetare<br>Atdhetare | AB, AB<br>Po | /<br>/ |

të njohur të letërsisë botërore dhe shqipe. Gjatë këtij viti me citime na vjen edhe Johan Volfgang Gëte. Megjithëse prezanton vetëm 21 poezi dhe 9 autorë, ky vit shquhet për poezi të arrira, dhe tematike fetare dhe sociale. Në këtë pjesë herë-herë mungojnë autorët. Këtu gjithsej kemi 972 vargje.

Që t'i vërejmë më në detaje veçoritë e poezisë në revistë gjatë këtij viti, le t'i hedhim një sy tabelës së mëposhtme: (Tabela 4)

Viti 1995 për poezinë në "Dituria Islame" vazhdon me tempo të njëjtë sikurse viti paraprak, ndërsa nga viti 1996 e deri në vitin 2003 poezia zhvillohet kënaqshëm, si për nga numri i autorëve të prezantuar, ashtu edhe për nga numri i poezive apo vargjeve. Pas viti 2003 sikur kemi një tempo më të ngadalshëm, por jo të nivelit më të ulët. Kështu vazhdon deri në vitin 2014.

Gjatë vitit 2014 në revistën "Dituria Islame" janë botuar 249 vargje poetike, në gjithsej pesë poezi. Këto vargje janë të dy poetëve tashmë të njohur në faqet e kësaj reviste, respektivisht nga Ali Vezaj (Prizren) dhe Ilmi Rexhepi (Ferizaj). Gjatë këtij viti ky i fundit u prezantua me 205 vargje, përkatësisht me katër poezi: e para me 48 vargje të lira; e dyta me 28 vargje të lira; e treta me 62 vargje të lira por në katrena, dhe; e katërta në 44 vargje po ashtu të lira por në katrena. Ndërsa, poeti Ali Vezaj në vitin 2014 u prezantua me një poezi, respektivisht 44 vargje të strukturuara në 11 strofa katërshe-katrena.

Për dallim nga viti paraprak, viti 2015 në "Dituria Islame", në aspektin poetik është i poetit Ali Vezaj, tashmë poetit të "Diturisë Islame". Edhe gjatë këtij viti në kemi vetëm dy autorë, respektivisht të njëjtët autorë që kishim edhe gjatë vitit 2014. Ali Vezaj në këtë vit prezantohet me 156 vargje, respektivisht me tri poezi, përderisa Ilmi Rexhepi prezantohet me vetëm një poezi, respektivisht 49 vargje të lira, por të strukturuara kryesisht në katrena.

TABELA 2

| Nr. i revistës | Viti | Nr. i poezive | Autori-përkthyesi | Nr. i vargjeve | Nr. i strofave | Vargje për "D.I." | Modeli / Tema | Vargje të lira | Vargje të matura / Me rimë |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 21 | 1991 | 6 | Mexhid Yvejsi | 28 | 7x4 | / | Fetare | / | AB, AB |
| | | | Nezim Frakulla | 28 | 7x4 | / | Sociale | / | AB, AB |
| | | | Rexhep Hoxha | 33 | 4x të ndryshme | / | Përkushtim | Po | / |
| | | | | 8 | / | / | Përkushtim | Po | / |
| | | | Ruzhdi Kçiku | 28 | 7x4 | / | Atdhetare | / | AB, AC |
| | | | Ali Veziraj | 40 | 10x4 | / | Sociale | / | Shtatërrokësh |
| 22-23 | 1991 | 3 | Shevqet Dajiu | 40 | 10x4 | / | Fetare | / | AB, AB |
| | | | Rexhep Hoxha | 61 | 5x të ndryshme | / | Përkushtim | Po | / |
| | | | / | 41 | 7x të ndryshme | / | Shpirtërore | Po | / |
| 24 | 1991 | 1 | Nijazi Sulça | 54 | 18x3 | Për revistën | Përkushtim | Po | AA, BB |
| | | | Vesel Guta | 828 | Citime | / | Të ndryshme | / | / |
| | | | Shejh Jonuzi | 40 | Citime | / | Të ndryshme | / | / |
| Nr. special | 1991 | 1 | Njazi Sulça | 56 | 18x3 | / | Fetare | / | AA, BB |
| 25 | 1991 | 2 | Ali Sherempente | 40 | 10x4 | / | Fetare | Po | / |
| | | | Sheh Mala | 13 | Citime | / | Shpirtërore | Po | / |
| | | | Abdylmaliq Hoxha | 32 | / | / | Shpirtërore | Po | / |
| | | | Hilmi Maliqi | 12 | Citime | / | Shpirtërore | Po | / |
| 26 | 1991 | 2 | Sanela Qankoviç (Përkthim nga M. Yvejsi) | 21 | 3xtë ndryshme | / | Përkushtim | Po | / |
| | | | Fazli Gashi | 24 | 6x4 | / | Përkushtim | / | AA, BB |
| 27 | 1991 | 2 | Vehbi Skënderi | 28 | 5xtë ndryshme | / | Atdhetare | Po | / |
| | | | | 18 | / | / | Atdhetare | Po | / |
| 28 | 1991 | 4 | Shejh Sadi Shirazi | 11 | 3x të ndryshme | / | Shpirtërore | Po | / |
| | | | / | 26 | / | / | Atdhetare | Po | AA, BB |
| | | | Ramazan Dema | 16 | 4x4 Safike | / | Atdhetare | / | AB, AB |
| | | | Rexhep Elezaj | 34 | 6xtë ndryshme | / | Përkushtim | Po | / |
| 29 | 1991 | 2 | Iliriana Mezini | 17 | 3x5 | / | Përkushtim | Po | / |
| | | | Sun Cu (Përkthim M. Yvejsi) | 15 | | / | Për luftë | Po | / |
| 30-31 | 1991 | 5 | / | 72 | 18x4 | / | Përkushtim | / | AA, AB |
| | | | Mexhid Yvejsi | 32 | 8x4 | / | Fetare | / | AB CB |
| | | | Hasan Zyko Kamberi | 20 | Citime | / | Mevlud | / | / |
| | | | Hafiz Ali Ulqinaku | 20 | Citime | / | Mevlud | / | / |
| | | | | 14 | / | / | Fetare | Po | AA, BB |
| | | | Hafiz Islami | 18 | / | / | Fetare | Po | AA, BB |
| | | | Hafiz Ali Korça | 12 | Citime | / | Mevlud | / | / |
| | | | Njazi Sulça | 10 | Citime | / | Mevlud | / | / |
| | | | Tahir Lluka | 48 | 12x4 | / | Përkushtim | / | AB, AB |
| | | | Tahir Efendi Popova | 4 | Citime | / | Mevlud | / | / |
| | | | | 20 | Citime | | Mevlud | / | / |
| 32 | 1991 | 10 | Muhamed Igball (Përkthim nga Nexhat Ibrahimi) | 8 | / | / | Sociale | Po | / |
| | | | | 25 | / | / | Shpirtërore | Po | / |
| | | | | 4 | / | / | Sociale | Po | / |
| | | | | 6 | / | / | Personale | Po | / |
| | | | | 6 | / | / | Shpirtërore | Po | / |
| | | | Fahrudin Razi (Përkthim nga M. Yvejsi | 10 | / | / | Sociale | Po | / |
| | | | | 11 | / | / | Sociale | Po | / |
| | | | | 12 | / | / | Sociale | Po | / |
| | | | Safa Bojaj | 15 | 2xAkrostik | | Atdhetare | Po | / |
| | | | Mexhid Yvejsi | 29 | 3x të ndryshme | | Atdhetare | Po | / |

Gjatë këtij viti poeti Ali Vezaj boton 72 vargje fetare, të strukturuara në distikë fetarë, 44 vargje të strukturuara në 11 katrena, si dhe 40 vargje të tjera të strukturuara në 10 katrena, të shoqëruara kryesisht me rimë të jashtme. Poezia e fundit e Vejzat është përkushtim, pra një poezi tjetër e tij për revistën "Dituria Islame". Përgjithësisht, gjatë vitit 2015 në revistën tonë "Dituria Islame" janë botuar 205 vargje poetike.

Ndërsa, sa i përket autorëve, mund të themi se, autori më i publikuar është Ali Vezaj, si për nga titujt e poezive ashtu edhe për nga numri i vargjeve. Pas Vejzat vijnë Mehmet Akif Ersoj, Mevlana Xhelaludin Rumi, Mexhid Yvejsi, Muhamed Igball, Zeqir Gërvalla, Ilmi Rexhepi, Njazi Sulça etj. Nga emrat e njohur të poezisë shqipe vërejmë poetët: Ali Podrimja, Mirko Gashi, Rexhep Hoxha, Zeqir Gërvalla, Sabile Keçmezi-Basha etj., ndërsa nga letërsia e Alamiados kemi: Nezim Frakullën, Hasan Zyko Kamberin, Muhamet Kyçykun-Çamin etj.

Ndërsa, siç edhe do të duhej, tematika që mbisundon në poezitë e revistës "Dituria Islame" për 30 vjet me radhë është ajo fetare dhe atdhetare.

TABELA 3

| Nr. i revistës | Viti | Nr. i poezive | Autori-përkthyesi | Nr. i vargjeve | Nr. i strofave | Vargje për revistën "D. I." | Modeli / Tema | Vargje të lira | Vargje të matura / Me rimë |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 33 | 1991 | 9 | Rexhep Elezaj<br>Zeqir Gërvalla<br><br><br><br>Iljaz Prokshi<br><br>Sadik Bicaj<br>Muamer Al-Kadafi<br>(Përkthim nga M. Yvejsi)<br>Mehmet Akif Erosj<br>(Përkthim nga Naime<br>Hoxha) | 30<br>14<br>17<br>6<br>14<br>40<br><br>16<br>14<br><br><br>24 | /<br>/<br>/<br>/<br>/<br>5x të ndryshme<br>/<br>/<br><br><br>/ | /<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br><br>/<br>/<br><br><br>/ | Shpirtërore<br>Atdhetare<br>Shpirtërore<br>Sociale<br>Sociale<br>Fetare<br><br>Sociale<br>Politike<br><br><br>Himni i<br>Turqisë | Po<br>Po<br>Po<br>Po<br>Po<br>Po<br><br>Po<br>Po<br><br><br>/ | /<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br><br>/<br>/<br><br><br>AA, BA |
| 34 | 1992 | 1 | Muhamed Igball (Përkthim<br>nga N. Ibrahimi) | 84 | / | / | Shpirtërore | Po | / |
| 35 | 1992 | 4 | Behram Hoti<br>Mexhid Yvejsi<br>Mehmet Zhinipotoku<br>Ahmet Pllana | 28<br>28<br>22<br>21 | 8x të ndryshme<br>7x4<br>6x të ndryshme<br>4x të ndryshme | /<br><br>/<br>/ | Atdhetare<br>Fetare<br>Fetare<br>Fetare | Po<br>/<br>/<br>/ | /<br>AB, AB<br>/<br>/ |
| 36 | 1992 | 1 | Vehbi Ibrahimi | 39 | / | / | Sociale | / | AA, BB |
| 37 | 1992 | 2 | Mexhid Yvejsi<br>Jusuf Zenunaj | 18<br>10 | 3x të ndryshme/ | /<br>/ | Atdhetare<br>Përkushtim | /<br>Po | /<br>/ |
| 38 | 1992 | 1 | Qazim Qazimi | 28 | 7x4 | / | Fetare | / | AA, BB |
| 39 | 1992 | / | / | / | / | / | / | / | / |
| 40 | 1992 | 3 | Muhamed Igball (Përkthim<br>nga Hamdi Thaçi) | 20<br>12<br>24 | /<br>/<br>3x të ndryshme | /<br>/<br>/ | Sociale<br>Sociale<br>Sociale | /<br>/<br>/ | /<br>/<br>/ |
| 41 | 1992 | 4 | Muhamed Saleh Junes<br>(Përkthim nag M. Yvejsi)<br>Shejh Abdurrahman Sirriu<br>(Përkthim nag M. Yvejsi)<br>Hafiz Ymer Shemsiu<br>Feri Vokopola | 30<br><br>33<br><br>45<br>34 | /<br><br>4x të ndryshme<br><br>6x të ndryshme<br>7x të ndryshme | /<br><br>/<br><br>/<br>/ | Atdhetare<br><br>Shpirtërore<br><br>Përkushtim<br>Atdhetare | /<br><br>/<br><br>/<br>/ | /<br><br>/<br><br>/<br>/ |
| 42 | 1992 | / | / | / | / | / | / | / | / |
| 43 | 1992 | 2 | Hafiz Ibrahim Dalliu<br>Muhamet Kyçyku | 48<br>127 | 12x4<br>32x4 | /<br>/ | Përkushtim<br>Atdhetare | /<br>/ | Gjashtëvargësh<br>Tetëvargësh |
| 44 | 1992 | 7 | Rexhep Hoxha<br>Hysen Shabani<br><br><br>Adisa Pajt<br>Edin Haliloviç<br>Muhamet Kyçyku | 40<br>6<br>9<br>5<br>8<br>12<br>140 | /<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br>35x4 | /<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/ | Letrare<br>Shpirtërore<br>Shpirtërore<br>Shpirtërore<br>Fetare<br>Fetare<br>Përkushtim | Po<br>Po<br>Po<br>Po<br>Po<br>Po<br>/ | /<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br>AA, AB |

TABELA 4

| Nr. i revistës | Vit i | Nr. i poezive | Autori-përkthyesi | Nr. i vargjeve | Nr. i strofave | Vargje për revistën "D. I." | Modeli / Tema | Vargje të lira | Vargje të matura / Me rimë |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 45 | 19<br>93 | 1 | Muhamed Kyçyku<br>Johan V. Gëte | 108<br>7 | 27x4<br>Citime | /<br>/ | Shpirtërore<br>Shpirtërore | /<br>/ | Tetërrokësh<br>/ |
| 46 | 19<br>93 | 1 | Hasan El Basri<br>Omer Khajami | 33<br>52+3=55 | 5x të ndryshme<br>13x4 (Citime) | /<br>/ | Fetare<br>Për dëfrim | / | /<br>AA, BA |
| 47 | 19<br>93 | / | / | / | / | / | / | / | / |
| 48 | 19<br>93 | 2 | Hasan El Basri<br>Arif Bozaxhi | 33<br>13 | /<br>3x të ndryshme | /<br>/ | Fetare<br>Shpirtërore | Po<br>Po | /<br>/ |
| 49 | 19<br>93 | 7 | / | 35<br>46<br>44<br>56<br>100<br>56<br>42 | /<br>/<br>22x2<br>28x2<br>/<br>28x2<br>/ | /<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/ | Fetare<br>Fetare<br>Fetare<br>Fetare<br>Fetare<br>Fetare<br>Fetare | Po<br>Po<br>/<br>/<br>Po<br>/<br>Po | AA, BB<br>AA, BB<br>AA, BB<br>AA, BB<br>AB, AB<br>AA, BB<br>AA, BB |
| 50 | 19<br>93 | 6 | /<br>Rexhep Elezaj<br>Sabile Keçmezi-Basha<br><br>Muhamet Kyçyku-<br>Çami<br>/ | 14<br>7<br>15<br>12<br>56<br>56 | 3x të ndryshme<br>/<br>3x të ndryshme<br>4 x të ndryshme<br>14x4<br>14x4 | /<br>/<br>/<br>/<br>/<br>/ | Fetare<br>Sociale<br>Sociale<br>Sociale<br>Fetare/Sociale<br>Fetare/Sociale | Po<br>Po<br>Po<br>Po<br>/<br>/ | /<br>/<br>/<br>/<br>AB, AB<br>AB, AB |
| 51 | 19<br>93 | 4 | Halil Suvejlih<br>(Përkthim nga Shemsi<br>Rrahimi)<br><br>Ebu Derda (Përkthim<br>nga M. Yvejsi) | 9<br>11<br>9<br><br>12 | /<br>/<br>/<br><br>/ | /<br>/<br>/<br><br>/ | Sociale<br>Sociale<br>Sociale<br><br>Sociale | Po<br>Po<br>Po<br><br>Po | /<br>/<br>/<br><br>/ |
| 52 | 19<br>93 | / | / | / | / | / | / | / | / |
| 53 | 19<br>93 | | / | 143 | Citime | / | Të ndryshme | / | / |



**Mr. Orhan Bislimaj**

# Prizreni unanimisht e do rindërtimin e xhamisë së kalasë

## Hyrje

Çështja e rindërtimit të xhamisë në kalanë e Prizrenit ka qenë një tematikë që ka përshkruar aktualitetin e Prizrenit, duke filluar nga muaji tetor i viti 2016 e këndej. Ajo vazhdon të jetë e tillë edhe në muajt në vijim, dhe do të vazhdoj të ngelet e tillë deri në rindërtimin e saj. Këshilli i Bashkësisë Islame të Prizrenit dhe shoqëria civile kanë ngritur zërin publikisht për rindërtimin e kësaj xhamie. Ata janë zotuar se nuk do të heqin dorë nga kërkesa, dhe se do t'i shfrytëzojnë të gjitha format deri në rindërtimin e saj.

## Problematika e çështjes

Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës së bashku me Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit, që nga viti 2010 i drejtohen Ministrisë së Kulturës, Rinisë dhe Sportit (MKRS), dhe institucioneve relevante të Kosovës me kërkesën për rindërtimin e kësaj xhamie në kalanë e Prizrenit. Mirëpo, këto kërkesa të vazhdueshme, të cilat do të evidentohet më poshtë, nuk janë trajtuar fare nga institucionet përkatëse, madje nuk është dhënë asnjë përgjigje. Kështu që, Ministria e Kulturës, Rinisë dhe Sportit në Republikën e Kosovës, e cila njëherësh është edhe përgjegjëse për ruajtjen e trashëgimisë kulturo-historike të Kosovës, me rastin e restaurimit, konservimit dhe rindërtimit të objekteve brenda hapësirës së kalasë nuk e ka paraparë fare rindërtimin e xhamisë, apo më mirë të themi e ka injoruar xhaminë, duke e dënuar që të mbetet gërmadhë përgjithmonë.

Ky anashkalim i xhamisë dhe injorimi i qëllimshëm i kërkesës ka ngjallur reagimin e Bashkësisë Islame, të imamëve dhe të qytetarëve të Prizrenit, të cilët janë ngritur në këmbë, dhe me ngulm kërkojnë rindërtimin e xhamisë, në emrin e ruajtjes së origjinaliteti historik të kalasë, si një monument ekskluziv i trashëgimisë kulturo-historike e nacionale, në nivel të Prizrenit e të Kosovës.

Në vazhdim, para se të flasim për xhaminë e kalasë




dhe zhvillimit rreth kërkesës për rindërtimin e saj, e konsideroj të arsyeshme që t'i japim disa informacione për kalanë e Prizrenit, sipas të dhënave historike, që dihen se janë autentike.

## Kalaja e Prizrenit në kontekstin historik

Pa dyshim, kalaja e Prizrenit është një monument me vlera të veçanta i trashëgimisë kulturo-historike të Prizrenit. Ajo konsiderohet simboli i qytetit dhe një element me rëndësi në identitetin kulturor të Kosovës. E ndërtuar në një kodër të lartë, në një ambient piktoresk dhe në një pozitë jashtëzakonisht strategjike, kalaja ngrihet mbi qytetin e Prizrenit, sikurse edhe mbi luginën e thellë të Lumëbardhit dhe rrafshit të Dukagjinit.[1]



**Pamja e kalasë nga këndi verilindor**

Pozicioni i saj topografik, dominues mbi qytetin, peizazhi natyror mjaft tërheqës dhe konfigurimi arkitektonik i menduar mjaft mirë, e bëjnë këtë lokalitet me vlera të padiskutueshme ambientale, shkencore, historike dhe turistike.[2]

Është e vendosur në pjesën lindore të qytetit, mbi një kodër me formë konike, me lartësi 525m, mbi nivelin e detit. Muret fortifikuese ndjekin izohipsat e terrenit, duke rrethuar një sipërfaqe rreth 1.5 hektar, në trajtë përafërsisht vezake me zgjatje veri-jug.[3]

**Pamja e kalasë nga këndi veriperëndimor**

Burimet e shkruara flasin shumë pak për kalanë e Prizrenit. Sipas të dhënave zyrtare të Ministrisë së Kulturës, Rinisë dhe Sportit, databazës për trashëgimi kulturore në Kosovë, kalaja e Prizrenit i përket periudhës romake, shekullit IV.[4] Shënimi më i vjetër që e përmend kalanë e Prizrenit është ai i kronistit bizantin, Prokopi Cezaresnga (Palestina), i shek VI, bashkëkohës i Justinianit (527-565).

Mesa duket Prokopi me kërkesë të Justinianit, ndërmjet viteve 558-560, e shkroi veprën "De aedificiis" – (Mbindërtimet). Nga vepra shihet se për t'u mbrojtur nga sulmet e popujve barbarë Justiniani ka urdhëruar ndërtimin e fortesave të reja dhe meremetimin e të vjetrave. Duke e çuar urdhrin e perandorin në vend, në Dardani u ndërtuan tetë fortesa të reja dhe u meremetuan 61 të tjera.

Në mesin e të meremetuarve për të parën herë na paraqitet emri i qytetit "Petrizen", që konsiston me emrin e sotshëm të Prizrenit, si dhe e zëvendëson emrin e mëparshëm Theranda.[5]

Në këtë kuptim, kalaja e Prizrenit si një pikë strategjike ka qenë vend që ka tërhequr interesimin e pushteteve përgjatë historisë. Me ardhjen e Perandorisë Osmane në shekullin XV, dhe deri në vitin 1912 kalaja shfrytëzohet përveç tjerash, edhe si fortifikatë ushtarake. Por, rolin si fortifikatë ekskluzive ushtarake, kalaja e humbi pasi që mytesarifi i Prizrenit Mushir Vejsel Pasha ndërtoi kazermat ushtarake në pjesën perëndimore të qytetit në vitet 1882-1883.[6]

Pas vitit 1912, me ardhjen e pushtetit agresor serbo-malazez, kalaja i nënshtrohet shkatërrimit të përgjithshëm. Të gjitha objektet që kanë ekzistuar deri në atë kohë, rrënohen dhe kalaja shndërrohet në gërmadhë, duke dalë kështu jashtë funksionimit të saj, dhe duke u lënë pas dore.

Tek pas vitit 1965 fillon një interesim i pushtetit, që kishte për qëllim valorizimin dhe prezantimin e kalasë në suazat e zhvillimit të ekonomisë turistike të Prizrenit dhe Kosovës. Për këto qëllime u bë financimi nga mjetet e buxhetit të Kuvendit të KSAK, për vitin 1969, ndërsa kërkimet iu besuan prof. dr. Jovan Kovaçeviqit, nga Universiteti i Beogradit. Këto kërkime u zhvilluan prej 03.07.1969 deri më 05.09.1969, me pjesëmarrjen e 7 ekspertëve dhe 7 studentëve të arkeologjisë, si dhe 10 ekspertëve të fushave të ndryshme të entit.[7]

**Pamja e kalasë nga këndi juglindor**

Me largimin e pushtetit serb nga Kosova, në vitin 1999, Republika e Kosovës ka filluar të interesohet për fatin e kalasë, si një zonë strategjike, e cila përmban potencial të madh për zhvillimin e turizmit. Kështu, që nga viti 2004, Ministria për Kulturë, Rini dhe Sport ka filluar projektet për rivitalizimin e saj. Përveç hulumtimeve arkeologjike, aty janë rindërtuar disa objekte, ndërsa mbijetojat e disa objekteve të tjera të kalasë, përfshirë muret rrethuese, i janë nënshtruar procesit të restaurimit dhe konservimit. Punimet edhe gjatë vitit 2017 janë duke vazhduar, ndërsa xhamia dhe hapësira përreth saj akoma nuk është trajtuar.

## Fazat e kalasë dhe zgjerimi i saj ndër shekuj

Siç dihet, një studim voluminoz rreth kalasë së Prizrenit është bërë në vitin 1969, me ç'rast krahas gërmimeve arkeologjike është bërë edhe incizimi arkitektonik i kalasë. "Gërmimet arkeologjike të bëra më 1969 dhe 2004, rezultuan me zbulimin e infrastrukturës, e cila prezantohet me muret (bedenat) e përforcuara me kulla, kazamatet, labirintet, depot si dhe një varg objektesh në brendinë e saj.[8] Vazhdimi i gërmimeve arkeologjike të bëra në vitet 2004 dhe 2009-2011 nxori në pah një vendbanim parahistorik nga epoka e bronzit dhe periudha e hershme e hekurit, i cili ka shërbyer si bërthama e parë e jetës në këtë vend."[9]

Natyrisht se kalaja nuk e ka pasur këtë formë që e ka sot. Ajo ka pësuar metamorfoza arkitektonike nëpër shekuj, varësisht prej periudhave historike. "Në aspektin ndërtimor ndahet në tri komplekse të veçanta të quajtura: "qyteti i epërm, qyteti i poshtëm dhe qyteti jugor", ndërsa në aspektin e fortifikimit ndër shekuj, ajo i përket periudhave të ndryshme: "periudha antike, periudha e sundimit Bizantin, periudha e zotërimin



Nemanjid dhe periudha e sundimit të Perandorisë Osmane." Kalaja e Prizrenit është njëra ndër monumentet më kapitale të trashëgimisë kulturo-historike të Kosovës, dhe njihet si një muze i hapur."[10]

Në një hartë, që studiuesi i njohur nga Prizreni, z. Muhamed Shukriu e ka vendosë në librin e tij Prizreni i lashtë, pasqyrohen fazat dhe periudhat e kalasë, sipas rezultateve të kërkimeve arkeologjike të vitit 1969.[11]

### Harta sipas rezultateve të kërkimeve arkeologjike të vitit 1969

Sipas kërkimeve shkencore arkeologjike, në kala mund të supozohen shtatë faza të ndërtimit: 1. Faza e parë, shek. V-VI; 2. Faza e dytë, shek. XI; 3. Faza e tretë, shek. XII-XIII; 4. Faza e katërt, shek. XIV; 5. Faza e pestë, shek. XVI; 6. Faza e gjashtë, shek. XVII; dhe 7. Faza e shtatë, shek. XVIII.[12]

Natyrisht se në fazën e parë, kalaja ka qenë një hapësirë relativisht e vogël. Nëpër periudha të ndryshme historike ajo i është nënshtruar transformimeve të vazhdueshme, varësisht prej interesave të pushteteve. Që nga ndërtimi i saj, kalaja e Prizrenit zgjerimin më të madh hapësinor e ka përjetuar gjatë kohës së Perandorisë Osmane. Aty ndërtohet xhamia dhe disa objekte të tjera për nevojat e banorëve të saj. Në ndërkohë aty ndërtohet edhe sahat kulla.

### Statusi pronësoro-juridik i kalasë së Prizrenit

Parcela e kalasë për nga aspekti pronësoro-juridik është e regjistruar në organet kadastrale të Prizrenit dhe Kosovës. Sipas certifikatës mbi njësinë kadastrale, të lëshuar nga Republika e Kosovës, Ministria e Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor, zyra kadastrale në komunën e Prizrenit, datë 12.12.2016, kalaja e Prizrenit evidentohet si në vijim: Zona Kadastrale: Prizren; Numri i njësisë kadastrale: P-71813068-07675-2; Lloji i njësisë: Parcelë; Lloji i pronës: Pronë shoqërore; Sipërfaqja: 15776m2; Pronari: P.SH.KK PRIZREN.

Sipas ligjit Nr. 04/L-066, për qendrën historike të Prizrenit, neni 7, kalaja e Prizrenit konsiderohet pjesë e qendrës historike të Prizrenit dhe mbrohet me të njëjtin ligj. Por, në anën tjetër, edhe pse kalaja është e shpallur si zonë arkeologjike, megjithatë ajo nuk është zonë e veçantë e mbrojtur, siç janë disa zona të tjera në nivel të Kosovës, e sidomos zonat e kishave ortodokse.[13] Mendoj, se këtu është bërë një lëshim, duke pasur parasysh vlerat që përmban kalaja e Prizrenit, si një monument mjaft ekskluziv për trashëgiminë kulturo-historike të Prizrenit dhe Kosovës.

Po ashtu, kalaja e Prizrenit deri në muajin tetor të vitin 2016, ka qenë e evidentuar në listën e trashëgimisë kulturore nën mbrojtjen e përkohshme, sipas vendimit nr. 116/15, të datës 09.10.2015, i cili vlen për një vit, me mundësi të ripërtëritjes për çdo vit. Në këtë listë, kalaja e Prizrenit evidentohet si në vijim: Emërtimi: Kalaja e Prizrenit; Komuna: Prizren; Kategoria: Trashëgimi arkeologjike - lokalitet arkeologjik – rezervat; Periudha: Parahistori – koha e re; Numri i vendimit: 1585/48; Numri unik në data bazë: 1967.[14]

Ndërsa, më datë 07.10.2016, Këshilli i Kosovës për Trashëgimi Kulturore (KKTK), sipas propozimit të Ministrisë së Kulturës ka bërë shpalljen e 23 aseteve nën mbrojtjen e përhershme në nivel të Republikës së Kosovës. Në këtë fazë, fatmirësisht kalaja e Prizrenit ka fituar statusin e monumentit nën mbrojtjen e përhershme. Të njëjtin status, nga Komuna e Prizrenit e kanë fituar edhe: Kalaja e Korishës, Xhamia e Sinan Pashës, Hamami i Gazi Mehmed Pashës, Kisha e Shën Premtës, si dhe Hidroelektrana.[15] *(vijon)*

(1) Shih: Wikipedia: https://sq.wikipedia.org/wiki/Kalaja_e_Prizrenit, data e citimit: 25.12.2016. (2) Ministria e Kulturës Rinisë dhe Sportit – Data-baza e Trashëgimisë kulturore të Kosovës, sipas faqes zyrtare në internet: http://dtk.rks-gov.net/tkk_objekti.aspx?id=6229, pa datë të publikimit, data e citimit 24.12.2016. (3) Shih: https://sq.wikipedia.org/wiki/Kalaja_e_Prizrenit, data e citimit: 25.12.2016. (4) Shih: Ministria e Kulturës, Rinisë dhe Sportit – Data-baza e Trashëgimisë kulturore të Kosovës, po aty. (5) Shih: Ministria e Kulturës, Rinisë dhe Sportit – Data-baza e Trashëgimisë kulturore të Kosovës, po aty; Po ashtu, shih: Ilirët dhe iliria I,II, Prishtinë, 1978, fq. 441, sipas: Salajdin Krasniqi, Prizreni – udhëtim nëpër kohë, Prizren, 2002, fq. 17. (6) Muhamed Shukriu, Prizreni i lashtë, Prizren, 2001, fq. 270. (7) Muhamed Shukriu, Prizreni i lashtë, po aty, fq. 278. (8) Milot Berisha, Guidë arkeologjike e Kosovës, Ministria për Kulturë, Rini dhe Sport, Prishtinë, 2012, fq. 94-95, sipas: http://www.mkrs-ks.org/repository/docs/shqip_final.pdf, data e citimit:10.02.2017. (8) Ministria e Kulturës Rinisë dhe Sportit – Data baza e Trashëgimisë kulturore të Kosovës, po aty. (10) Milot Berisha, Guidë arkeologjike e Kosovës, po aty, fq. 94-95. (11) Muhamed Shukriu, Prizreni i lashtë, po aty, fq. 277. (12) Muhamed Shukriu, Prizreni i lashtë, po aty, fq. 285. (13) Shih: Kuvendi i Republikës së Kosovës, Ligji Nr. 03/L-039, Për zonat e veçanta të mbrojtura, sipas: http://www.kuvendikosoves.org/common/docs/ligjet/2008_03-L039_al.pdf, data e citimit 22.01.2017. (14) Ministria e Kulturës, Rinisë dhe Sportit e Kosovës, Departamenti i Trashëgimisë Kulturore, sipas: http://www.mkrs-ks.org/repository/docs/lista_e_trashegimise_kulturore_nen_mbrojtje_te_perkoshme_2015.pdf, publikuar më datë 09.10.2016, data e citimit:22.01.2017. (15) Shih: "Gjashtë (6) Monumentet në mbrojtje të përhershme janë nga Prizreni",sipas: https://www.gazetaere.com/6-monumentit-ne-mbrojtje-te-perhershme-jane-nga-prizreni/, dt. e pub.: 09.10.2016, dt. e cit.: 22.01.2017.

**Myftiu Tërnava priti në takim Ferdinand Gjanën rektorin e Kolegjit Universitar "Bedër"**

*Prishtinë, 2 mars 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava priti në takim prof. dr. Ferdinand Gjanën, rektorin e Kolegjit Universitar "Bedër". Myftiu Tërnava njoftoi mysafirin me organizmin e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, punën, angazhimin dhe sfidat me të cilat po ballafaqohet ky institucion. Ai tha se bashkëpunimi mes BIRK-ut dhe Komunitetit Mysliman Shqiptar (KMSH) është shumë i mirë, vëllazëror, dhe shprehu gatishmërinë që të bashkëpunohet edhe



*Myftiu Tërnava në takim me prof. dr. Ferdinand Gjana*

me Kolegjin Universitar "Bedër". Nga ana e tij, prof. dr. Ferdinand Gjana falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe vlerësoi punën e BIRK-ut, që po e bën në të mirë të zhvillimit të përgjithshëm, e në veçanti të shkencës, duke potencuar se bashkëpunimi reciprok nuk do të mungojë asnjëherë. *(R.S)*

**Myftiu Tërnava zhvilloi një vizitë në Zvicër**

Myftiu i Republikës së Kosovës i shoqëruar nga drejtori i diasporës Ekrem ef. Simnica zhvilluan një vizitë në Zvicër nga data 4 deri më 6 mars, ku morën pjesë në manifestimin e 25 vjetorit të themelimit të xhamisë së shqiptarëve "El Hidaje" në Sangalen. Në këtë ngjarje morën pjesë edhe Kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Skender ef. Bruçaj, myftiu i Shkodrës Muhamed Sytari, myftiu i Strugës Salim Sylejmani, kryetari i unionit të imamëve shqiptarë në Zvicër Nehat V. Ismaili, koordinatori i BFI-së Lauren ef. Luli, Selver Xhemaili dhe Ragmi Destani kryeimami i Bujanocit.

Në fjalën e tij përshëndetëse, për nder të këtij përvjetori Myftiu Tërnava tha se ndjehet i kënaqur që gjendet mes bashkëkombësve që kanë themeluar këtë xhami, e cila shërben në ruajtjen e identitetit fetar e kombëtar tash e 25 vjet, dhe po ashtu ndjehemi krenar që shqiptarët janë të integruar mirë në shoqërinë zvicerane. Ky shtet ka bërë shumë për integrimin e shqiptarëve në të gjitha institucionet e shtetit zviceran, i cili po ashtu ka bërë dhe po bën shumë për Kosovën dhe shqiptarët në përgjithësi. Kurani famëlartë i fuqizoi zemrat dhe shpirtrat tuaj dhe arritët që këtij qyteti edhe më t'ia shtoni hijeshinë, duke ndërtuar, restauruar edhe një shtëpi të Zotit, që tash e 25 vjet me radhë i biem në sexhde Allahut xh.sh. Këtu pash se është ruajtur pastërtia e fesë sonë që është bartur shekuj me radhë, këtu praktikohet ajo që është praktikuar tash e 600 vjet te ne, pra praktikumi i medhhebit tonë hanefi. Duhet ta dini se kjo ka ruajtur vëllazërinë mes jush dhe ju ka motivuar për punë edhe më të mëdha.

Myftiu Tërnava porositi që ta ruajnë këtë traditë si sytë e ballit, sepse ka tentativa nga më të ndryshmet, që të emër të fesë në kombin tonë të fusin përçarje.

Nga kjo xhami nuk ka munguar mbështetja në momentet më të vështira, kur vendlindjet tona thirrën për ndihmë. "Ju nuk kursyet dhe zgjatët dorën e ndihmës në Kosovë, Maqedoni, Luginë të Preshevës e Bujanocit, kur në këto vatra luftohej për liri, pavarësi e ditë më të mira. Ju e dhatë provimin tuaj, e ne ju falënderojmë shumë dhe Zoti ua shpërbleftë juve dhe familjeve tuaja", tha Myftiu Tërnava.

Po ashtu Myftiu Tërnava vërejti se këtu ka gatishmëri të madhe për të bashkëpunuar edhe me të tjerët, të cilët nuk i përkasin besimit tonë. "Kjo është një punë e madhe. Jo vetëm në këtë qytet, por kudo që janë shqiptarët, janë një pasqyrë e Islamit në Ballkan, përmes juve shiko-



*Myftiu Tërnava në manifestimin e Zvicrës*

het Ballkani, përmes juve mund të lexohet Islami dhe sigurisht që e keni dhënë provimin, duke ju treguar të tjerëve se Islami nuk ka, nuk ka pasur dhe nuk do të ketë asgjë të përbashkët me ekstremizmin, radikalizmin e fundamentalizmin, e as me vëllavrasjen, por Islami është paqe, prosperitet, gatishmëri për punë të mira, motiv pune dhe për një jetë më të mirë të të gjithëve", shtoi mes tjerash Myftiu Tërnava, duke potencuar se Islami nuk i përjashton besimet tjera, por na urdhëron që të bashkëpunojmë me besimet tjera, dhe kjo më zgjoi shumë kureshtje dhe ju uroj për punën që po bëni dhe po e dëshmoni këtë edhe në praktikë.

Në fund, Myftiu Tërnava përgëzoi imamin e kësaj xhamie për punën që është duke bërë në xhami dhe angazhimin e tij në mësimin dhe edukimin e fëmijëve.

Gjithashtu Myftiu Tërnava falënderoi kryesinë e xhamisë së shqiptarëve "El Hidaje" për punën dhe kontributin e tyre në integrimin e shqiptarëve në shoqërinë zvicerane, dhe rritjen e vlerave fetare e kombëtare. Ai premtoi se BIRK do të vazhdojë të ketë bashkëpunim të vazhdueshëm institucional me xhamitë shqiptare në Zvicër dhe me diasporën në përgjithësi. Myftiu në vazhdën e këtyre takimeve mbajti edhe një ligjëratë në xhaminë "El Hidaje", ku para xhematit shpalosi punën dhe aktivitetet e BIRK-ut, dhe sfidat që po ballafaqohet ky institucion. Ai po ashtu falënderoi bashkatdhetarët tanë për kontributin dhe ndihmesën që po i bëjnë BIRK-ut dhe vendlindjes, si gjatë luftës por edhe pas saj, por pret që ky kontribut të ngritët edhe më, sepse ne kemi nevojë për ndihmën dhe përkrahjen tuaj si mërgatë.

Në këtë vizitë Myftiu Tërnava i shoqëruar nga drejtori i diasporës Ekrem ef. Simnica ligjëroi edhe në qendrën shqiptare në xhaminë shqiptare në Romanshorn. *(R.S)*

### Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Malishevës z. Ragip Begaj

*Prishtinë, 17 mars 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim kryetarin e komunës së Malishevës z. Ragip Begaj. Pasi i dëshiroi mirëseardhje, Myftiu Tërnava e njoftoi mysafirin me organizimin e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, si dhe me zhvillimet dhe sfidat që po ballafaqohet ky institucion. Myftiu Tërnava falënderoi kreun e KK të Malishevës z. Ragip Begaj për kontributin dhe bashkëpunimin shumë të ngushtë që ka me Bashkësinë Islame të Kosovës, qoftë në nivelin lokal ashtu edhe në atë qendror. Nga ana e tij, kryetari i Malishevës z. Ragip Begaj falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe shprehu vullnetin e tij që bashkërisht të vazhdojnë në rrugën e ndërtimit të institucioneve të shtetit, në të mirën e përgjithshme të qytetarëve për një jetë sa më të mirë dhe për një mirëqenie të vazhdueshme. *(R.S)*



*Myftiu Tërnava në takim me z.Ragip Begaj*

### Myftiu Tërnava mori pjesë në konferencën ndërkombëtare: "Trendet ideologjike mes lirisë së shprehjes dhe parimeve bazë të Sheriatit", që u mbajt në Mekë

*Prishtinë, 20 mars 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava me ftesë të Ligës së Botës Islame, mori pjesë në konferencën ndërkombëtare me titull "Rrymat ideologjike ndërmjet lirisë së shprehjes dhe bazamenteve të sheriatit (ligjit islam)", që u mbajt në Mekë, e cila u organizua nga Liga e Botës Islame nën patronazhin e shërbyesit të dy haremeve mbretit Selman bin Abdulaziz al Saud.

Në këtë konferencë përveç dijetarëve më eminent të botës islame, mori pjesë edhe delegacioni i Bashkësisë



*Myftiu Tërnava gjatë konferencës në Mekë*

Islame të Republikës së Kosovës (BIRK), nën kryesimin e myftiut Naim ef. Tërnava, dhe në shoqërimin e kryeimamit Sabri ef. Bajgora, drejtorit për shtyp dhe media Ahmet ef. Sadriu dhe zv/shefi i kabinetit mr. Besim Mehmeti. Nga Ballkani në këtë konferencë përveç Kosovës morën pjesë Shqipëria dhe Kroacia. Kjo konferencë ka për qëllim pozicionimin e qartë të botës islame kundruall rrymave të ndryshme ideologjike, të cilat i kanë sjellë aq shumë dëme Islamit, duke e shëmtuar imazhin e tij paqësorë.

Gjatë ditës së parë të konferencës, Myftiu Tërnava pati takime të ngjeshura me dijetarë dhe personalitete të ndryshme të botës islame, nga të cilët kërkoi bashkëpunim dhe njohje të shtetit të Kosovës nga ana e disa shteteve arabe dhe islame, që deri më tani nuk e kanë njohur pavarësinë e Kosovës.

Myftiu Tërnava i shoqëruar nga sekretari gjeneral i Ligës së Botës Islame, dr. Muhamed bin Abdulkerim al Isa, pati një takim me shkëlqesinë e tij, princin e Mekës, Halid el Fejsal bin Abdulaziz al Saud, të cilin e falënderoi për kontributin e madh të Mbretërisë së Arabisë Saudite dhënë Kosovës në rrugën e saj të zhvillimit dhe prosperitetit ekonomik. Konferenca mbylli punimet e saj ditën e martë me 21.03.2017. *(R.S)*

### Mbrojtja e trashëgimisë kulturore obligim i të gjithëve

*Prishtinë, 31 mars 2017*

Në kuadër të angazhimeve dhe përpjekjeve të Bashkësisë Islame të Kosovës për mbrojtjen dhe ruajtjen e trashëgimisë tonë kulturore e fetare, në bashkëpunimi me UNDP-në, dhe me financim të zyrës së BE-së u realizuan pesë projekte nëpër disa komuna të Kosovës, si në Gjilan u bë rrethoja e varrezave të qytetit, në Ferizaj u rregullua ndriçimi i xhamisë së madhe "Mulla Vesel Guta", në Lipjan u rregulluan hapësirat e oborrit të xhamisë "Mulla Sherif Ahmeti", në Rahovec u përmbyllën punimet e renovimit dhe rregullimit të oborrit dhe ndriçimi i xhamisë së Sokolit dhe në Kamenicë u bë renovimi i xhamisë "Haxhi Gani Semaxhaj".

Në përfundim të projekteve të UNDP-së, myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava priti në takim menaxheren e projektit në fjalë znj. Nilgun Arif, me ç'rast e falënderoi për angazhimin e saj dhe të zyrës së UNDP-së në Kosovë, për realizimin e këtij projekti kaq domethënës për Kosovën, duke theksuar domosdoshmërinë që këtë trashëgimi të pasur kulturore ta bartim te brezat që vijnë pas, tha mes tjerash Myftiu Tërnava.

Nga ana e saj, znj. Nilgun Arif falënderoi Bashkësinë Islame të Kosovës për angazhimin e saj të palodhshëm në ruajtjen e trashëgimisë kulturore, si dhe për gatishmërinë dhe lehtësimet që i kanë ofruar zyrtarët e BIRK-ut, duke filluar nga niveli qendror, gjegjësisht nga i ngarkuari i myftiut për këto projekte, këshilltari Vedat Sahiti, deri te niveli lokal i këshillave të Bashkësisë Islame nëpër këto komuna. Kjo është vetëm faza e parë e projekteve të përbashkëta për të vazhduar tutje me projekte të radhës, theksoi znj. Arif.



*Myftiu Tërnava ndau mirënjohje për znj. Nilgun Arfi*

Në fund të takimit myftiu në shenjë respekti ndau mirënjohje për zyrën e UNDP-së në Kosovë për projektet e realizuara.

### Kuvendi i BIRK-ut mbajti mbledhjen e radhës

Kuvendi i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, më 30 mars 2017, mbajti mbledhjen e radhës, të cilën e kryesoi kryetari dr. Ajni Sinani. Në këtë mbledhje mori pjesë edhe myftiu i Republikë së Kosovës, mr. Naim Tërnava, si dhe anëtarët e Kryesisë së BIRK-ut.

Si pika të rendit të ditës, pos tjerash ishin edhe shqyrtimi dhe miratimi i raportit të Kryesisë së BIRK-ut për periudhën 1 janar – 31 dhjetor 2016, shqyrtimi dhe miratimi i llogarisë përfundimtare – bilancit për veprimtarinë financiare të Kryesisë së BIRK-ut për vitin 2016, raporti i komisionit financiar, si dhe pika të tjera të ndryshme.

Në fjalën e tij përshëndetëse myftiu Tërnava shprehu falënderime për punën dhe kontributin e vazhdueshëm të anëtarëve të Kuvendit të BIRK-ut, pa lënë anash edhe punonjësit e administratës së këshillave vendor në tërë Republikën e Kosovës, Medresetë dhe Fakultetin e Studimeve Islame, të cilët janë duke u munduar për një mirëqenie sa më të mirë të qytetarëve tanë, dhe



*Myftiu Tërnava gjatë fjalës së tij në Kuvendin e BIRK-ut*

këtë amanet të cilën e kemi marrë mbi vete ta çojmë në vend. Ai njoftoi anëtarët e kuvendit, se shumë shpejt do të filloi ndërtimi i xhamisë së madhe në Prishtinë. Ai mes tjerash tha se në BIRK po punohet sistematikisht dhe pa problemeve të natyrave të mëdha. Jemi në përpjekje të vazhdueshme që jeta fetare të avancohet dhe të jetë sa më aktive në të mirë të qytetarëve. *(R.S)*

**Mbahet mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria Islame"**

Më 6 mars 2017 është mbajtur mbledhja e rregullt e anëtarëve të redaksisë së revistës "Dituria Islame" në kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës. Mbledhjen e hapi kryeredaktori dr. Ajni Sinani, i cili pasi iu dëshiroi mirëseardhje anëtarëve të redaksisë shprehu falënderimet dhe konsideratat e tij për punën dhe angazhimin që janë duke dhënë anëtarët e redaksisë, në mënyrë që kjo revistë të dalë sa më mirë dhe të jetë sa më cilësore e atraktive në




*Nga mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria Islame"*

përçimin e mesazhit të Islamit dhe mësimet e drejta dhe paqësore të fesë sonë. Më pas u shtruan për diskutim dy numrat e revistës "Dituria Islame", gjegjësisht numrat 314 dhe 315, ku anëtarët e redaksisë analizuan dhe vlerësuan artikujt e botuar në këta dy numra. *(R.S)*

**Ligjëratë për trashëgiminë islame në Kosovë dhe kontributi i Bashkësisë Islame në mbrojtjen e saj**

*Prishtinë, 21 mars 2017*

Zyra e Bashkimit Evropian në Kosovë në bashkëpunim me UNDP-në, në bibliotekën kombëtare të Kosovës organizuan konferencën rajonale me temën "Angazhimi i komunitetit dhe ndërtimi i paqes në mbrojtjen e trashëgimisë kulturore", ku mori pjesë edhe Bashkësia Islame e Kosovës, e përfaqësuar nga këshilltari i myftiut, Vedat ef. Sahiti i cili mbajti një



*Këshilltari Sahiti në konferencën rajonale për trashëgimi kulturore*

ligjëratë me temën "Trashëgimia islame në Kosovë dhe kontributi i Bashkësisë Islame në mbrojtjen e saj", e në veçanti u fokusua në përpjekjet e Bashkësisë Islame dhe projektet e saj në fushën e mbrojtjes dhe ruajtjes së trashëgimisë kulturore islame, si projekti i monografive të xhamive të Kosovës, projekti i deshifrimit të mbishkrimeve osmane në Kosovë, katalogimi i dorëshkrimeve të vjetra, si dhe angazhimet e Bashkësisë Islame në restaurimin dhe rekonstruktimin e objekteve monumentale të trashëgimisë islame në Kosovë. Vlen të theksohet se Bashkësia Islame në bashkëpunim me zyrën e BE-së dhe UNDP-në gjatë vitit 2016 kanë realizuar disa projekte të restaurimit në Gjilan, Lipjan dhe Kamenicë. *(R.S)*

**Ligjëratë për promovimin e dialogut ndërfetar**

*Prishtinë, 21 mars 2017*

Në bashkëpunim me Organizatën për Siguri dhe




*Këshilltari Sahiti në ligjëratën e organizuar nga OSBE*



*Nga takimi me nxënës për vetëdijësim nga rreziku i radikalizmit*

Bashkëpunim në Evropë (OSBE) misioni në Kosovë dhe Kolegjin AAB në Prishtinë, përfaqësuesi i Bashkësisë Islame të Kosovës, këshilltari i myftiut Vedat ef. Sahiti mbajti ligjëratë për promovimin e dialogut ndërfetar dhe ndëretnik si dhe ndërtimin e tolerancës duke përfshirë të rinjtë, ku ishin të pranishëm profesorë e mbi 60 studentë pjesëmarrës të Kolegjit AAB, të cilët më pas patën mundësi të adresojnë pyetje të ndryshme te përfaqësuesit e bashkësive fetare në vend. Të gjithë pjesëmarrësit reflektuan gatishmërinë dhe interesin për të vazhduar me ligjërata të ngjashme, të cilat kontribuojnë drejt promovimit të tolerancës fetare, duke u përqendruar veçanërisht në nxitjen e dialogut ndërfetar e ndëretnik. Për më tepër, folësit dërguan mesazh të përbashkët mbi rëndësinë e angazhimit të të rinjve në ndërtimin e tolerancës dhe dialogut si mjete efektive në luftimin e dukurive negative, siç janë ekstremizmi dhe jo toleranca fetare. Kjo është ligjërata e tretë me radhë gjatë vitit 2017, e organizuar nga OSBE misioni në Kosovë, në të cilat ka qenë pjesëmarrës Bashkësia Islame e Kosovës, ndërsa aktivitete të këtilla janë organizuar edhe në vitet 2014-2015 në rajone të ndryshme të Kosovës, ku kanë marrë pjesë rreth 300 të rinj. *(R.S)*

### Lufta kundër radikalizmit dhe ekstremizmit të dhunshëm

*Prishtinë, 22 mars 2017*

Lufta kundër radikalizmit dhe ekstremizmit të dhunshëm ishte tema, të cilën për nxënësit e shkollës së mesme "Dardania" e ligjëruan zyrtarë nga Policia e Kosovës dhe Këshillit të Bashkësisë Islame në Han të Elezit. Organizator i këtij takimi ishte drejtori i shkollës z. Zyber Xhoni. "Bashkëpunimi ndër institucional në drejtim të adresimit të sfidave, të cilat ndërlidhen me ekstremizmin e dhunshëm që nga fazat e hershme të zhvillimit të tij te fëmijët e shkollave fillore, janë rrugët më të mira për ta luftuar ekstremizmin e dhunshëm në Kosovë", u shpreh dr. Musa Vila, kryetar i këshillit të Bashkësisë Islame në Han të Elezit. Florim Shatrolli ishte përfaqësues nga njësia e parandalimit të ekstremizmit të dhunshëm. Në këtë aktivitet prezent ishin edhe kapiten Sali Dragidella nga Policia e Kosovës, Mujedin Çaka zv. komandant i Stacionit Policor në Han të Elezit dhe Sear Dernjani koordinator për arsim në Han të Elezit. *(R.S)*

### Vendoset gurthemeli për ndërtimin e xhamisë në fshatin Tërdevc të Drenasit

Më 22 mars nën këndimin e tekbireve në mënyrë solemne u vendos gurthemeli i xhamisë në fshatin Tërdec të Drenasit, në të cilën morën pjesë përfaqësues nga Kryesia e BIRK-së, institucioneve shtetërore dhe fetare në nivel lokal. Mehdi ef. Kastrati, kryeimam i këshillit të BI-së në Drenas përshëndeti të gjithë të pranishmit dhe u uroi mirëseardhje mysafirëve nga Kryesia e BIK. Në fjalën e rastit, ndër të tjera, kryetari i KBI të Drenasit, Valon ef. Bequku tha: "Sot të gjithë ndjehemi të lumtur, dhe sigurisht më të lehtësuar në shpirt, pasi që po arrijmë që dita-ditës të ofrojmë kushte sa më të mira për besimtarët tanë, e që shpresojmë që veprat e tilla të hairit me ndihmën dhe koordinimin e Kryesisë së BIK, do të realizohen çdo kund ku ka nevojë". Të pranishmëve iu drejtua Fatmir ef. Iljazi, zëvendës kryeimam i Bashkësisë Islame të Kosovës, i cili ndër të tjera tha: "Këtyre trojeve dita-ditës po i rikthehet krenaria e nëpërkëmbur nëpër dekada nga armiku ynë shumëshekullor. Tentativat e pasuksesshme të çrrënjosjes së Islamit nga zemrat dhe shpirtrat e pastër të baballarëve e të gjyshërve tanë nëpër periudha të ndryshme, sidomos gjatë sistemit monist,



*Me rastin e vënies së gurthemelit në Tërdevc*

tashmë kanë perënduar."

Ai bëri dua dhe lutje edhe për shpirtrat e të gjithë atyre që u flijuan për idealet më të shtrenjta, atdheun dhe fenë. "Falë gjakut të bijve tanë me të cilin u njom kjo kotë, ne sot i gëzojmë këto fryte të lirisë", tha Ilzaji, për të vazhduar: "E lusim Zotin dhe shpresojmë që sa më shpejtë të jemi pjesë e organizimit solemn, kur edhe do të finalizohet dhe përfundoj ndërtimi i kësaj shtëpie të Zotit."

E veçanta e kësaj ceremonie ishte edhe donatori z. Azem Tahiraj (njeri i biznesit) për ndërtimin e objekteve përcjellëse të xhamisë, pasi që xhamia si objekt i vetëm është donacion i Institutit Shqiptar të Mendimit dhe Qytetërimit Islam. Prezent në këtë ngjarje ishte edhe Rexhep Luma, zëvendës sekretar i BIRK-ut dhe Nexhmi Maksuti, kryetar i KBI në Skenderaj, njëherësh anëtar i Kryesisë së BIRK-së për rajonin e Mitrovicës. *(Fatmir Iljazi)*



*Momente nga vizita në xhaminë "Sinan Pasha" në Prizren*

## Fuqizimi i tolerancës dhe bashkëjetesës fetare përmes aktivitetit të grave në Prizren

*Prishtinë, 29 mars 2017*

Më 29 mars 2017 gratë përfaqësuese të bashkësive fetare të ndryshme (Bashkësisë Islame, Kishës Ortodokse Serbe, Kishës Katolike dhe Kishës Protestante), zyrtare komunale dhe përfaqësuese të shoqërisë civile, së bashku me nxënëset e Medresesë Alaudin në Prizren vizituan xhaminë Sinan Pasha, kishën ortodokse serbe dhe kishën katolike të qytetit. Aktiviteti është organizuar nga OSBE - misioni në Kosovë, në bashkëpunim me Bashkësinë Islame, e cila mblodhi 33 pjesëmarrëse, të cilat patën mundësi t'i drejtojnë pyetjet te përfaqësuesit fetarë, për librat e shenjtë, ritualet fetare, dallimet mes feve, rolin e gruas në bashkësitë e tyre fetare dhe aktivitetet të ndryshme të grave.

Për shumicën e tyre ishte hera e parë që vizitojnë ndonjë xhami apo kishë, prandaj edhe njëzëri të gjitha sugjeruan që të organizohen takime të tilla të ngjashme edhe në të ardhmen, me qëllim që të hiqen keqkuptimet mes feve dhe të mbizotëroj mirëkuptimi, toleranca dhe paqja. *(R.S)*

## Dekani i FSI-së mori pjesë në samitin e vendeve euroaziatike për arsimin e lartë

Dekani i FSI-së, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi dhe profesori i gjuhës turke, mr. Selim Selimi, nga datat 22-24 mars 2017, morën pjesë në samitin e vendeve euroaziatike për arsimin e lartë, i cili u mbajt në Stamboll, në të cilin morën pjesë studiues dhe panelistë nga më shumë se 50 universitete të ndryshme botërore. Në hapje të samitit ishin të pranishëm edhe ministri i arsimit i Republikës së Turqisë, Ismet Yallamaz, ministri i kulturës së Republikës së Turqisë, si dhe ministri i



*Dekani i FSI-së, z.Rexhepi gjatë konferencës*

kulturës nga shteti i Katarit. Pas hapjes solemne, samiti zhvilloi punimet në tri grupe ndaras në formë të workshopeve, ku gjatë seancave tre ditore nga panelistë të ndryshëm u trajtuan temat si: zgjedhja e instrumenteve efektive për ndërkombëtarizimin e institucioneve universitare, pastaj tema për formimin dhe ndjekjen e aktiviteteve të marketingut në internet, si dhe praktikat e reja (inovative) dhe ndikimi i tyre në shërbimin ndërkombëtar të studentëve.

Në ditën e dytë të samitit dekani i FSI-së realizoi një takim të rëndësishëm me kryetarin e Unionit të Universiteteve Euroaziatike, dr. Mustafa Aydin, i cili i bëri ftesë dekanit për anëtarësimin e FSI-së në këtë union. Në ditën e tretë të qëndrimit në Stamboll, dekani Rexhepi vizitoi Universitetin "Sabahatin Zaim", aty ku kishte ndjekë mësimet poeti me prejardhje shqiptare, Mehmet Akif Ersoy. Gjatë vizitës dekani u takua me rektorin e këtij universiteti dhe dekanin e "Ilahijatit", prof. dr. Turan Koç. Në këtë takim u shpreh gatishmëria për nënshkrimin e marrëveshjes për bashkëpunim akademik-shkencor në një afat të shkurtër ndërmjet këtyre dy institucioneve akademike. Ndërsa në ditën e katërt u zhvillua edhe një takim mes përfaqësuesve të FSI-së dhe dr. Ahmet Emin Dag, anëtar i bordit të institucionit për marrëdhënie ndërkombëtare, i cili vepron në kuadër të organizatës IHH. Udhëheqësi i këtij bordi pas bisedave të zhvilluara premtoi mbështetje për botimin e librave të profesorëve të FSI-së, të cilat do të shërbenin për studentët e FSI-së. *(Vedat Shabani)*

### Vizita në Budapest

Nën përkujdesjen e ambasadorit të Hungarisë në Prishtinë, dr. Markusz, më 16 shkurt 2017, unë dhe dr. Isa Memishi, udhëheqës i degës së Orientalistikës në Fakultetin e Filologjisë, pranë UP-së, patëm një vizitë në dy institucione tejet të rëndësishme të Hungarisë, në Ministrinë e Resurseve Humane, ku na priti dr. Imre Deak, shef i kabinetit të ministrit dhe dr. Tibor Fedor, drejtor i çështjeve fetare pranë ministrisë, si dhe në Universitetin e Hungarisë, ku nga priti dr. Zoltan Szombathy, udhëheqës i katedrës së Orientalistikës.

Takimi në ministri ishte tejet interesant dhe i hapur. Ne e bëmë të ditur që në fillim interesimin tonë, që ishte njohja me modelin e rregullimit të çështjes së religjioneve në sistemin ligjor dhe administrativ, si dhe pozitën e tyre juridike në shtetin e Hungarisë.

Bashkëbiseduesi ynë ishte shumë i qartë në shpjegimet e tij dhe ishte i gatshëm të ndante me ne çdo çështje që neve na interesonte. Edhe ne, nga ana jonë i prezantuam institucionet fetare në përgjithësi, si dhe Bashkësinë Islame në veçanti, e sidomos mos rregullimin e infrastrukturës ligjore përkatëse. Takimi zgjati më shumë se një orë, dhe në fund dr. Imre na dha një material të shtypur, që ishte mjaft interesant që përmbante parimet kushtetuese të vendit dhe ligjet e veçanta që kanë të bëjnë me lirinë e besimit dhe rregullimin e pozitës juridike të institucioneve fetare në vend. Në fund të takimit nga ana jonë, ne i dhuruam një emblemë të BIK, të punuar në bronz.

Pas takimit shumë miqësor dhe përmbajtjesor në ministri, ne vazhduan për në Universitetin e Hungarisë (EOTVOS LORAND UNIVERSITY), ku na priti dr. Zoltan Szombathy, udhëheqës i katedrës së Orientalistikës, një njeri për të cilin na kishte folur shumë ambasadori Markus, njeri i dedikuar i shkencës dhe gjuhëve orientale. Pritja e ngrohtë e dr. Szomathy-it, fytyra e tij e qeshur dhe arabishtja e rrjedhshme ishin



*Momente nga vizita në Hungari*

veçoritë e zotërisë që vëreheshin që në çastet e para. Biseda filloi për gjuhën arabe, për katedrën e Orientalistikës, për kuadrin dhe për shumëçka që kishte të bënte me filologjinë.

Profesor Isa filloi me shumë përkushtim të flas për degën e Orientalistikës në UP dhe për gjithçka rreth saj. Bashkëbiseduesi ynë dëgjonte me vëmendje gjithçka, dhe kohë pas kohe kërkonte ndonjë sqarim. Aty herë-herë vinin dhe na përshëndesin edhe profesorët tjerë të katedrës.

Në bisedë e sipër, për t'u bërë më të afërt ne me vete kishim edhe disa botime, që i kishim marrë për t'ia dhuruar katedrës, e ato ishin "Fjalori Arabisht-Shqip"

i autorit Isa Memishi, i botuar në vitin 2011 në dy vëllime, me 12.000 fjalë, e po ashtu edhe një përkthim të Kuranit në gjuhën shqipe, nga përkthyesi Feti Mehdiu, e gjithashtu edhe disa përkthime në gjuhën shqipe nga letërsia arabe.

Me këtë rast u bisedua edhe mundësia e dërgimit të ndonjë kandidati nga katedra e Prishtinës për specializim të mëtutjeshëm në këtë degë, e që u mirëprit jashtëzakonisht mirë nga nikoqiri. Kjo ishte një dëshmi se edhe në Kosovë me gjithë kushtet dhe rrethanat e vështira, dega e orientalistikës është rritur dhe zhvilluar, dhe ka lënë gjurmë në historikun e UP-së. Gjatë gjithë takimeve tona, në shoqëri me neve ishte edhe prof. Deri Balazs, njohës i mirë dhe ligjërues i islamologjisë.

Prof. Deri, shtroi një darkë për nder të mysafirëve në një restorant oriental në Budapest, ku kishte sjellë edhe katër studentë doktorant në katedrën tij, e që ishte një takim mjaftë konstruktiv, ata ishin shumë të interesuar



*Momente nga vizita në Hungari*

për shpjegimin e rrethanave të pasluftës në Kosovë, e që ne me kënaqësi i jepnim pikëpamjet tona. Që të dyja institucionet e vizituara shprehën gatishmërinë për bashkëpunim. Shpresoj që modeli i Hungarisë, që ka të bëjë me lirinë e besimit dhe pozitën e bashkësive fetare në vend, të shqyrtohet edhe te ne me një kujdes dhe interesim të veçantë, ashtu siç kam bindjen se dega e Orientalistikës pranë UP-së, do të jetë e gatshme për bashkëpunim me degën simotër në Budapest.

Në të kthyer ne takuam ambasadorin Markus, dhe e njoftuam për rrjedhën e vizitës, e po ashtu edhe e falënderuam për kontributin e tij të çmuar.

*Ejup Ramadani*

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Ferizaj**

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës: Imam, hatib dhe mualim në:

**1. Xhaminë e Mulla Veselit**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Ferizajt.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

### Holandezët tubohen në xhami për të shprehur solidaritet me myslimanët



Njerëzit që përfaqësojnë një koalicion të gjerë kundër racizmit u mblodhën të dielën në xhaminë qendrore "Al Kabir" për të treguar kundërshtimin ndaj ndjenjave anti myslimane në Holandë. Themeluesi dhe udhëheqësi i partisë ultra të djathtë "Partia për Liri", Geert Vilders, 53 vjeçar është zotuar në një manifestim të partisë së tij, se nëse partia fiton zgjedhjet, ai do të ndalojë shitjen e kopjeve të Kuranit, të mbyllë xhamitë dhe shkollat islame, do të mbyllë kufijtë holandez, dhe do të ndaloi emigrimin e myslimanëve në Holandë. "Ne si komunitet myslimanë nuk paraqesim asnjë rrezik për shoqërinë", tha Naxhim Ouladali, një nga organizatorët e tubimit. Nga ana tjetër, ne besojmë se ajo që Geert Vilders po bën është shumë e rrezikshme për shoqërinë tonë, shtoi mes tjerash Ouladali. Dy për qind e popullsisë së Holandës janë marokenë-holandezë. Holanda është gjithashtu vendi i një numri të madh të popullit turk.

### Merkel: "Islami nuk është burim i terrorizmit"

Islami nuk është burim i terrorizmit, dhe se dijetarët dhe vendet myslimane duhet të flasin kundër fundamentalistëve për ta bërë këtë të qartë në botë, ka thënë kancelaria Angela Merkel. Në fjalën e saj në konferencën e sigurisë, e cila u mbajt të shtunën në Mynih, theksoi rëndësinë e bashkëpunimit të ngushtë me vendet myslimane në mposhtjen e Daesh-it, Boko Haramit dhe terrorizmit ndërkombëtar. "Mendoj se këto vende, para së gjithash duhet të japin një kontribut, sepse vetëm në këtë mënyrë ne do të jemi në gjendje për të bindur njerëzit se Islami nuk është burim i terrorizmit, por kuptohet në mënyrë të gabuar Islami", tha ajo.

### Gratë kanadeze do të veshin shaminë në solidaritet me myslimanet

Një grup i grave kanadeze premtuan se do të vënë shaminë islame për një muaj, pas ditës botërore të shamisë, për të treguar solidaritet me gratë myslimane, dhe janë shprehur se kjo ka qenë një përvojë pozitive mes rritjes së islamofobisë dhe ndjenjës raciste në Amerikën Veriore dhe në pjesën tjetër të botës. Ndërsa disa nga ato thanë, se janë të motivuara për t'u mbuluar me shami pas një sulmi në një xhami në Quebec, ku u vranë gjashtë myslimanë, të cilët qenë duke u lutur brenda, ndërsa të tjerët kanë thënë se janë kundër përgjithësimit të padrejtë të myslimanëve paqësorë si terroristë të dhunshëm. Pjesëmarrëset gjithashtu thanë se veshja e shamisë i ka bërë ato të ndihen më mirë. Një pjesëmarrëse me emrin Tarra Melanson, tha se ajo është përfaqë-




suese e feminizmit kur mbanë shaminë, se sa kur nuk e mbanë atë, sepse tani kur dikush flet me mua, ata më shikojnë në fytyrë. Ata flasin me mua. Çfarë dëshirojnë të mësojnë nga unë, kush jam, çfarë inteligjence kam?, tha ajo. Në Kanada janë 1.053.945 myslimanë, të cilët përbëjnë rreth 3.2% të popullsisë. Sipas një regjistrimi të bërë në vitin 2011, një në pesë veta në Kanada është i lindur jashtë vendit. Karta Kanadeze e të Drejtave dhe Lirive, e cila është e vendosur në kushtetutë ofron mbrojtjen e të drejtave fetare dhe të tjera.

### Viktimat e përmbytjes së 1916-së në Holandë u ndihmuan nga Perandoria Osmane

Dokumentet e arkivit osman vërtetojnë se Perandoria Osmane ka dhënë ndihma monetare për Holandën. Pavarësisht kushteve të vështira të Luftës së Parë Botërore, Sulltan Mehmeti V, i ka dhënë Holandës ndihma monetare në vitin 1916, pasi ky vend ishte prekur nga një fatkeqësi e madhe përmbytjesh. Një dokument i vitit 1916, që është gjetur në arkivin osman të kryeministrisë së Republikës së Turqisë dhe që autorizon dhënien e ndihmave për viktimat holandeze të përmbytjeve në atë kohë, vërteton se shteti osman ka qenë maksimalisht i ndjeshëm në lidhje me ndihmat humanitare. Pas kësaj ndihme për holandezët e prekur nga vërshimet,



Ministria e Punëve të Jashtme të këtij vendi i dërgoi ambasadorit në Stamboll një telegraf për ta falënderuar personalisht qeverinë osmane në emër të mbretëreshës së Holandës. Me anë të telegrafit në fjalë, ambasadorit të Holandës në Stamboll i kërkohej që të njoftonte portën e lartë se kjo ndihmë ishte pranuar me mirënjohje të thellë dhe se kishte rezultuar shumë e vyer. *(R.S)*

### Al Isa: "Është përgjegjësi e të gjithëve shpëtimi i botës nga konflikti dhe konfrontimi"

Liga e Botës Islame organizoi konferencën ndërkombëtare "Llojllojshmëria dhe bashkëjetesa", e cila u mbajttë në Durban (Afrikë të Jugut), ku morën pjesë shumë studiues, dijetarë, përfaqësues qeveritarë, intelektualë dhe personalitete kulturore nga e mbarë bota. Punimet e kësaj konference i ndoqi edhe Eduard Zuma, biri i Presidentit të Republikës së Afrikës së Jugut, dhe personalitete të fesë krishtere, hebreje etj.

Në këtë konferencë mori pjesë edhe sekretari i përgjithshëm i Ligës së Botës Islame, Muhamed bin Abdulkerim al Isa.

Në fjalimin e tij me titull "Bashkëjetesa sociale dhe shumëllojshmëria e feve" ai veçoi se ekstremizmi ka përfituar nga fenomeni i urrejtjes, sepse ajo mbështetet teoritë e tij dhe ka shtuar pasuesit e tij, ku terrorizmi ngritët mbi bazën e arsyetimit se tjetri na urren dhe na lufton, kur ky është një realitet, ajo mbështet teorinë e terrorizmit. Kështu që, kjo përballje me të kërkon vendosmëri të fortë dhe vetëdije të plotë mbi rreziqet e saj në mënyrë që të jetojmë në paqe dhe siguri. Ai po ashtu theksoi se pashmangshmëria e bashkëjetesës njerëzore nuk është absorbuar, pavarësisht historisë dhe tragjedive që kanë ndodhur, konflikti sot është i bazuar kryesisht në luftën e ideve, ashtu siç është i bazuar në ambiciet politike, e cila i ka vu fetë në funksion si mbulojë e interesave të saj materiale.

Nga shkaqet e konflikteve është rezistenca e ndryshimit, duke shpjeguar se kur një person është në një sjellje të caktuar ose një mendim të veçantë, ai ka nevojë për arsimim dhe mjedis të pjekur dhe të informuar, që të mos mund të hedh poshtë çdo ide apo mendim pozitiv, thjesht pse ajo është ndryshe nga kultura e tij. Të jetë i hapur ndaj të tjerëve dhe të shqyrtojë idetë e tyre dhe mendimet që pasqyrojnë nivelin e vetëdijes dhe sigurinë e mjedisit arsimor." Ai po ashtu nënvizoi se mbyllja intelektuale dhe rënia në rrethin e ngushtë, si dhe mungesa e hapjes ndaj të tjerëve përbën një ndër shkaqet kryesore të konfliktit, duke theksuar se kjo është thelbësore për të lexuar mendimet e të tjerëve dhe për të pasur një mendim të mirë për ta dhe thjeshtë të tregojmë dashuri për ta, dhe ta hapim mundësinë e shkëmbimit të mendimeve dhe ideve, e po ashtu të akuzojmë pikëpamjet dhe mendimet tona para se të akuzojmë të tjerët, sepse nuk ka njeri të pagabueshëm.

Siç kemi parë, Islami erdhi për të përforcuar vlerat etike, fetare të mëparshme, por ai gjithashtu erdhi me një legjislacion të ri të kompletuar, që veçohet nga të tjerat meqë është më i afërm me fleksibilitetin në përputhje me ndryshimet dhe transformimet e kohës, vendit dhe



rrethanave të faktit. Kjo, sepse Islami është vula e feve qiellore, dhe Islami e konsideron, se njeriu më i mirë është ai që është më i miri për njerëzit dhe fjala njerëz këtu përfshinë të gjitha qeniet njerëzore. Pra, Islami bëri lidhjen e bamirësisë me dobinë ndaj njerëzve.

Ky takim vjen në kuadër të llojllojshmërisë dhe tolerancës, sistemit dhe hapjes më të bukur në Republikën e Afrikës së Jugut, e cila persekutimin racor e transformoi në mësime historike ku të gjithë kanë përfituar në bashkëjetesë dhe tolerancë fetare, duke theksuar se mbetet përgjegjësi e të gjithëve për të shpëtuar botën nga konflikti dhe konfrontimi.

Ai fjalimin e tij e përfundoi duke theksuar se misioni i Ligës së Botës Islame është që t'i promovojë dhe të konsolidojë këto vlera që i kemi biseduar në këtë konferencë dhe të punojmë sa më shumë për konkretizimin e tyre.

| AUTOR: AGIM GASHI | VARG I EZANIT | GJËMAT | FILMIMET | ISLAMIC GOLDEN AGE | MUR, RRETHOJË BUNARI | MORALI I NJË SHOQËRIE | LIDERI VIETNAMEZ, SHI MIN | LESA | 1 ROMAK | CEREMONIA E MARTESËS | IMTËSISHT | LËSHUAR BRITMË | R.SH.I. | SULMI, MËSYMJA | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NJË NGA NËNSHKUE-SIT E SHPALL-JES SË PAVA-RËSISË SË SHQIPËRISË (FOTO) | | | | | | | | | | | | | | | SIMBOLI I NJË APLIKACIONI NË DESKTOP |
| LLOJ KROKODILI | | | | | | | | | TË QENËT PA SHIJE / URGENT OPERATION NEED | | | | | | |
| SHOKU | | | | | | | BANOR I NJË SHTETI EVROPIAN / JO "OFF" | | | | | | | | |
| SHOK (fr.) | | | | ZYRË PAJISËSE / E RI-SHFAQUR | | | | | | | | | KOMITETI OLIMPIK | | |
| VEND AFËR RIOS NË BRAZIL | | | | | LLOJ FRUTI TROPIKAL | | | | | | | | NË (ang.) / PAJISJE ME ENERGJI ELEKTRIKE | | |
| HAPËSIRA QIELLORE | | | | | | | | | | | AJO PËR TË CILËN FLITET | | | | |
| PJESË E LOJËS SË TENISIT | | | | | | | | | | | EMËR MASHKULLI GJERMAN | | | | LLOJ PLUHURI R PËREËMBËL |
| ASTATI | | | TONI / ARRATIA | | | | | | | | AVUJ NË QIELL | | | 5 ROMAK / PEREMËR PRONOR | |
| 50 ROMAK | | IRIDI / VAKTI I USHQIMIT | | | | | | | | | | KINGDOM of SAUDI ARABIA / NJERI MIZOR | | | |
| KASA | | | | | | | | | | | SHTËPIZË BARIU NË BJESHKË | | | | |
| VJEDHËS | | | | | | | | | | | FILMI, MUZIKA, SKULPTURA | | | | |
| | CALIFORNIA ACADEMY of SCIENCES / INFLUENCA | | | | | | | | | | | | | | |
| NIKELI | | | METRI / ZIFT | | | | | | | | DITË UIKENDI / NËSE (ang.) | | | SHKRONJA XIV / AUTOMOBILI | |
| ZAKON | | | | | NJË (ang.) | KUJDESEM PËR RRITJE TË DIKUJT | SHTRESA E LARTË SHOQËRORE | LLOJ KËMISHE | | NË Ç'MËNYRË? | PËREMËR PRONOR / TOPTH BRUMI | | | | |
| MËRITEM | | | | | | | | | KRUNDET / KËNGË-TARJA, VAÇE | | | | | | QOSHE |
| KALLIMI | | HAPJE TUNELI / ZERO BALANCE ACCOUNT | | | | | | | | | | E PANJOHUR / BAKËR | | | |
| BANORE E NJË SHTETI TË LINDJES SË MESME | | | | | | | | | | MIK (antonimi) / IRLANDA | | | | | |
| MBART, BART | | | | | KURSIVE / SQUFURI | | | | | | | | NATRIUMI / GRUP GJAKU | | |
| VARIANT I EMRIT JAN | | | | BARI STANI | | | | | | | VESH A MBATH | | | | |



**Këshilli i Bashkësisë Islame në Rahovec**

Shpall:

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendeve të lira të punës: Imam, hatib dhe mualim në:

**1. Xhaminë e fshatit Qiflak.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Rahovecit.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Malishevë**

Shpall:

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendeve të lira të punës: Imam, hatib dhe mualim në:

**1. Xhaminë e fshatit Goriq.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Malishevës.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".